MYFTIU TËRNAVA NË VIZITË ZYRTARE NË DISA SHTETE TË GJIRIT ARABIK

# DITURIA ISLAME

NUMËR 274 | VITI 26 | MAJ 2013 | REXHEB 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## MYFTIU TËRNAVA PRITI SEKRETARIN E OBI IHSANOGLU



# XHAMIA NË BITI

Xhamia e fshatit Biti (Shtërpcë) është ndërtuar e re dhe ka një sipërfaqe prej më shumë se 200m$^2$. Llogaritet të ketë hapësirë për mbi 300 xhematlinjë për ta falur namazin. Ndërtimi i kësaj xhamie kishte filluar në maj të vitit 2012 dhe ka përfunduar më 26 nëntor 2012. Ndërtimi i saj është mundësuar nga organizata KAD në bashkëpunim dhe mbikëqyrjen e BIK-së dhe ka kapur shumën prej 98 mijë euro. Xhamia ka minaren në lartësi prej 30 metra.







Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga drejtori për veprimtari botuese në Kryesinë e BIRK-së - z. Ahmet Sadriu dhe ndihmësshefi i kabinetit - Mr. Besim Mehmeti, nga data 15 deri 30 prill 2013 qëndroi në një vizitë zyrtare në Kuvajt, Katar dhe në Emiratet e Bashkuara Arabe.





DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Drejtësia në padrejtësinë historike

*Allahu xh.sh.,në Kur'anin e Tij famëlartë thotë: "O ju që besuat, vazhdimisht të jeni dëshmues të drejtë për hir të Allahut, edhe nëse është kundër (interesit) vetvetes suaj, kundër prindërve ose kundër të afërmve, le të jetë ai (për të cilin dëshmohet) pasanik ose varfanjak, sepse Allahu di më mirë për ta. Mos ndiqni pra emocionin e t'i shmangeni drejtësisë. Nëse shtrëmbëroni ose tërhiqeni, Allahu e di plotësisht ç' punoni". (En-Nisaë, 135).*

*Era e ndryshimeve globale e historike që ka filluar nga fillimi i viteve nëntëdhjetë të shekullit të shkuar, po rrumbullakohet gradualisht, meqë përballja me faktet dhe të dhënat historike si të sakta, të vërteta, ka hyrë në fazën përfundimtare të rishkrimit dhe pastrimit të saj nga nocionet që shkaktojnë armiqësi, urrejtje e tensionim raportesh në mes dy popujve me një të kaluar historike të përbashkët. Prezantimi i fakteve historike, ashtu siç kanë ndodhur, është një emanet dhe përgjegjësi historike, që rëndon mbi supet tona. Kthjelltësia dhe zgjimi nga gjumi njëshekullor dhe pluhuri i qëllimtë që është vendosur mbi historinë reale të popullit shqiptar, duhet të ndodhë sa më parë. Helmimet pseudoshkencore, sidomos në sferën e historisë së popullit shqiptar, në veçanti gjatë bashkëqeverisjes në Perandorinë Osmane, që u janë prezantuar studentëve dhe masës në përgjithësi, kanë lënë pasoja dhe plagë të pashërueshme tek historia e njomë e shtetit të ri të Kosovës.*

*Çfarë faji kanë gjeneratat e reja, nxënësit, studentët, që të mësojnë histori të njëanshme, të gatuar dhe prodhuar nga komunistët jugosllavë dhe ata shqiptarë. Assesi nuk është dashur që të tjerët të na i hapin sytë tanë me gisht, për të kuptuar drejt rrjedhat e historisë gjatë qëndrimit të osmalinjve në këto troje. Periudha Osmane nuk shkruhet vetëm me ngjyrë të zezë gjatë qeverisjes së saj në trojet shqiptare. Pse gjithë kjo urrejtje, mëri dhe armiqësi ndaj çdo gjëje që është nga Lindja? Asnjë popull figurat e veta historike nuk i ka ngritur deri në atë shkallë, sa t'i ketë shenjtëruar dhe të jenë bërë tema tabu për diskutim. Askush nuk ka të drejtë të thotë se historia ka filluar me mua dhe përfundon me mua. Shtresa intelektuale është dashur të pritet më me zemërgjerësi nga dikush, që të rishikohen tekstet historike në të cilat mësojnë gjeneratat e reja. Osmanlinjtë nuk kanë qenë asnjëherë pushtues. Në rastin tonë elita e atëhershme shqiptare kishin kërkuar protektorat nga osmanlinjtë që të mbroheshin tokat arbërore nga syrgjynosja, shfarosja dhe mbytja nga dora e sllavëve, grekëve dhe të tjerëve, që kanë patur gjithmonë pretendime territoriale ndaj vendeve shqiptare. Hiç më pak se prifti Gjergj Fishta, si intelektual i kohës që ishte, e ndiente rrezikun nga fqinjët si : Italia, Greqia, Bullgaria, në veçanti nga Serbia dhe Mali i Zi. Në kryeveprën e tij "Lahuta e Malcis" shkruante:*

*"Por, pse na të vegjël jemi Pse fis e vëlla nuk kemi*
*Na sot shkjaut s`mund t`i bajmë ballë Qi po do t'na përpijë gjallë,*
*Prandaj, thon se e lyp e mara Qi dhe sod na si perpara,*
*Të rrim njit me mbret s'Stambollit Për me i bamën ballë Nikollit…"*

*Pra, faktori osman shihej si shpëtimtar për qelizën tonë shqiptare. Ne nuk mund t'i vlerësojmë kurrsesi ato periudha vendimtare për të ekzistuar apo për të mos ekzistuar si qenie në këto troje. Osmanlinjtë nga elita e atëhershme shqiptare shiheshin si shpëtimtarë, e ne sot me qindra vjet larg nga ajo kohë, bëjmë zhurmë kot së koti për një çështje që duhet të bëhet patjetër sot ose nesër.*

*Mendjemadhësia dhe ndjenja e urrejtjes ndaj fqinjëve në Evropë nuk kanë vend. Secili shtet që synon integrimet euroatlantike, duhet të vendosë patjetër raporte të fqinjësisë së mirë me shtetet që rrethohet, me vetveten dhe më gjerë. Me ligjet evropiane jemi të gjithë të barabartë. Çfarë leverdie apo çfarë mendësie e mbarë na orienton e na shtyn të urrejmë popullin vëlla turk që, sipas institucioneve gjegjëse, vlera e investimeve ekonomike nga Turqia në Kosovë gjatë vitit 2012 është mbi 65.5 milionë euro dhe ajo konsiderohet si investuesi më i madh në Kosovën tonë që ende është në fazën e tranzicionit, kur papunësia dhe kriza e thellë ekonomike ka arritur në shifra alarmante. Ky investim, por edhe investimet e tjera, flasin për diçka dhe, po të ishte ashtu - që ata na kishin masakruar, të ishin sjellë në mënyrë barbare, tirane etj etj., s'do të vinin të investonin e të na ndihmonin këtu. Askush nuk duhet të përkrahet a të nënvlerësohet, po duhet të thuhet vetëm e vërteta. Fundja, ky është edhe parim kuranor. "O ju që besuat, vazhdimisht të jeni dëshmues të drejtë për hir të Allahut, edhe nëse është kundër (interesit) vetvetes suaj, kundër prindërve ose kundër të afërmve, le të jetë ai (për të cilin dëshmohet) pasanik ose varfanjak, sepse Allahu e di më mirë për ta. Mos ndiqni pra emocionin e t'i shmangeni drejtësisë. Nëse shtrëmbëroni ose tërhiqeni, Allahu e di plotësisht ç'punoni". (En-Nisaë, 135)*

*Mr. Rexhep Suma*

# Komentimi i sures “Er-Rrahman” (12)

**Sabri Bajgora**

وَمِن دُونِهِمَا جَنَّتَانِ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. مُدْهَامَّتَانِ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. فِيهِمَا عَيْنَانِ نَضَّاخَتَانِ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. فِيهِمَا فَاكِهَةٌ وَنَخْلٌ
وَرُمَّانٌ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. فِيهِنَّ خَيْرَاتٌ حِسَانٌ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. حُورٌ مَّقْصُورَاتٌ فِي الْخِيَامِ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. لَمْ يَطْمِثْهُنَّ إِنسٌ
قَبْلَهُمْ وَلاَ جَانٌّ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. مُتَّكِئِينَ عَلَى رَفْرَفٍ خُضْرٍ وَعَبْقَرِيٍّ حِسَانٍ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. تَبَارَكَ اسْمُ رَبِّكَ ذِي الْجَلاَلِ وَالإِكْرَامِ

**“E nën ato dy (xhennete) janë edhe dy xhennete. Po cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Nga gjelbërimi i shumtë duken të mbyllura në të zi. E, cilën nga të mirat e Zotit tuaj po mohoni? Aty janë dy burime që gurgullojnë gjithnjë. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Aty, në ata të dy, ka hurma dhe shegë. E cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Aty janë ato (gra) të ndershme e të bukura. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Ato janë hyri që kufizojnë ndenjjen vetëm në shtëpinë (tënde). E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Ato nuk i ka prekur kush para tyre, as njeriu as xhini. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Aty rrinë të mbështetura në mbështetëse të gjelbra e shtroja të bukura. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? I lartësuar është Emri i Zotit tënd, të madhëruar e të nderuar”! (Er-Rrahman, 62-78)**

**62. E nën ato dy (xhennete) janë edhe dy xhennete.**
**63. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Ashtu siç kemi theksuar në ajetet paraprake, nën dy xhenetet e para: Xheneti Adn dhe Xhenetu-n-Neim, janë edhe dy xhenete të tjera: Xhenetul Firdevs dhe Xhenetul Me’va.

Po të ndalemi dhe të analizojmë cilësitë e këtyre dy xheneteve me ato të xheneteve të përmendura më lart, në prizmin e ajeteve, do të shohim disa dallime që dëftojnë për vlerën më të madhe të të parëve në krahasim me të dytat.

- Në ajetet paraprake, në lidhje me florën e Xhenetit, Allahu xh.sh. ka thënë: “(Xhennete) plot degë me gjethe e fruta”, kurse tash në këtë grup ajetesh thotë: “Nga gjelbërimi i shumtë duken të mbyllura në të zi”.

- Lidhur me lumenjtë (burimet) e dy xheneteve të para ka thënë: “Në ata të dy janë dy kroje (lumenj) që rrjedhin”, kurse në këtë grup ajetesh thotë: “Aty janë dy burime që gurgullojnë gjithnjë”, ndërkohë që vlera e lumit a ujit që rrjedh është më e madhe se ajo e kroit që gurgullon.

- Lidhur me pemët/frutat, në ajete paraprake ka thënë: “Në ata të dy, prej të gjitha pemëve ka nga dy lloje”, ndërsa në këto ajete të fundit thotë: “Aty, në ata të dy, ka hurma dhe shegë”. Pra dallimi është i qartë, sepse në dy xhenetet e para, nuk veçohet asnjë pemë, po përmenden të gjitha pa dallim, kurse tash veçohen dy prej tyre - shegët dhe hurmat.

- Në lidhje me shtrojat e banorëve të dy xheneteve të mëparshme, ka thënë: “Të mbështetur në kolltukë që i kanë mbulesat të kadifes”, kurse në këto ajete thotë: “Aty rrinë të mbështetura në mbështetëse të gjelbra e shtroja të bukura”.

- Në lidhje me hyriat (gratë) e Xhenetit, në ajetet paraprake ka thënë: “Ato janë si xhevahiri e diamanti (të kuqërremta në të bardhë)”, kurse në këto ajete thotë: “Aty janë ato (gra) të ndershme e të bukura”.

Që të gjitha këto ndryshime në përshkrimin e të mirave në këto dy xhenete, i kanë vërejtur e dalluar mufesirët e mëhershëm, të cilët kanë thënë se dy xhenetet e para: Xheneti Adn dhe Xhenetu-n-Neim, janë për “mukarrebinët”-të afërtit tek Allahu me veprat e tyre të devotshme e madhështore, ndërsa dy xhenetet e tjera - Xheneti Firdevs dhe Xhenetul Me’va, janë për as’habul jemin-të djathtët, duke u bazuar në ajetet e sures “El Vakiatu”.

Në lidhje me “të afërtit tek Allahu - el-mukarrebun” thotë: “Ndërsa të përparmit janë të dalluar (janë në ballë). Ata, pra, janë më të afruarit (te Zoti). Janë në xhennetet e begatshme. (Ata janë) Shumë prej (popujve) të hershëmve. E janë pak prej të mëvonshëmve. Janë në shtretër të qëndisur me ar. Të mbështetur në ta përballë njëri-tjetrit. Atyre u shërbejnë djelmosha të gjithmonshëm. Me gastare, me ibrigë dhe me gota të mbushura plot prej burimit. Prej së cilës pije (vere) as nuk u dhemb koka, as nuk dehen. Edhe pemë sipas dëshirës së tyre. Edhe mish shpezësh, cilin të duan. Dhe (gratë e tyre janë) hyria symëdha. Si të ishin inxhi të ruajtura. Shpërblim për atë që ata punuan. Aty nuk dëgjojnë fjalë të këqija as që janë mëkat (gënjeshtër). Vetëm thënie: selam pas selami”. – (El-Vakiatu, 10-26).

Ndërsa për të djathtët-as'habul jemin" thotë: "E për sa u përket atyre të djathtëve, ç'është gjendja e të djathtëve? Janë nën drunj të pemëve pa ferra (pa gjemba). Të bananeve me fruta palë-palë. Nën hije të përhershme. Pranë ujit rrjedhës. Edhe ndër pemë shumë llojesh. Që as nuk ndërpriten, as nuk janë të ndaluara. Edhe shtretër të lartë (ose gra të larta). Ne i kemi krijuar ato në një krijim të ri (formë të re). Dhe ato i kemi bërë virgjëresha. Të dashuruara (për burrat e vet), të një moshe. (Ato janë) Për ata të djathtët. (të djathtët) Janë shumë nga të parët (të hershmit). Janë shumë nga më të vonshmit". (El Vakiatu, 27-40)

Ndërkohë që "as'habul mesh'emti-të majtët" – janë jobesimtarët dhe mohuesit e Allahut e të Ahiretit. Ata do të jenë përjetësisht në zjarrin e Xhehenemit: "E të majtët, ç'është puna e të majtëve? Janë në vapë të zjarrit dhe në ujë të valë. Dhe në errësirë nga tymi. As e freskët e as e këndshme. Ata përpara kësaj kanë qenë të dhënë pas komoditetit (qejfeve). Dhe ata vazhdimisht ishin në mëkatin e madh. Dhe ishin që thoshin: "A pasi të vdesim, të bëhemi dhé e eshtra të kalbur, njëmend do të ringjallemi? A edhe prindërit tanë të hershëm?" Thuaj: "Edhe të parët edhe të fundit"! Keni për t'u tubuar në një ditë të caktuar! Pastaj ju, o të humbur e gënjeshtarë! Keni për të ngrënë prej pemës Zekum! Prej saj keni për t'i mbushur barqet! E menjëherë pas do të pini prej ujit të vluar! Do të pini si deveja e etshme! Kjo është mirëseardhja e tyre ditën e gjykimit". (El Vakiatu, 41-56)

**64. Nga gjelbërimi i shumtë duken të mbyllura në të zi.**
**65. E, cilën nga të mirat e Zotit tuaj po mohoni?**

Fjala "mud'hammetan" rrjedh nga "ed-duhmetu", që nënkupton errësirën e natës. Me këtë fjalë Allahu xh.sh. përshkruan gjelbërimin e kopshteve të Xhenetit, një gjelbërim që, tek shikohet nga larg, duket sikur anon nga ngjyra e zezë. Në këto xhenete ka po ashtu pemë të ndryshme që të kënaqin syrin teksa i shikon.

Të gjitha këto begati e mirësi të paimagjinueshme që njeriu do t'i shijojë në Xhenet, në asnjë mënyrë nuk bën të mohohen nga njerëzit dhe exhinët, por duhet të jenë shkak që të na nxisin edhe më tepër për vepra të mira, në mënyrë që ta meritojmë të hyjmë në këto vende të kënaqësisë së përjetshme.

**66. Aty janë dy burime që gurgullojnë gjithnjë.**
**67. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Në këto dy xhenete, janë po ashtu dy lumenj a burime që gurgullojnë vazhdimisht. Ibn Abasi ka thënë se këto dy burime gurgullojnë me ujë, enkas për besimtarët, dhe uji i tyre lëshon aroma të këndshme nga anberi, kamfuri dhe myshku.

Xhenetet janë vende aq të bukura e ekzotike dhe, në përshkrimet kuranore, thuhet se në të gjitha xhenetet, në katet a nivelet e tyre, rrjedhin lumenj të tillë, ashtu siç ka ardhur në suren "El-Haxh-xh" ajeti 23: "E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu i vendos në xhennete, nëpër të cilin rrjedhin lumenj, aty stolisen ata me rrathë të artë e me xhevahirë, e petkat e tyre janë të mëndafshta".

Rreth përbërjes së këtyre lumenjve, kemi edhe ajete të tjera kuranore dhe shumë hadithe të Pejgamberit a.s.. Ja si i përshkruan Allahu xh.sh. këta lumenj në suren "Muhamed", ajeti 15: "Shembulli i xhennetit, i cili u është premtuar atyre që janë ruajtur (të devotshëm), në të cilin ka lumenj me ujë të mirë për pije, lumenj nga qumështi me shije të paprishur, lumenj nga vera e shijshme për njerëz, lumenj nga mjalti i kulluar, ata kanë aty edhe gjithfarëlloj pemësh...".

Ne edhe gjatë jetës në këtë botë, kur të vizitojmë ndonjë vend ekzotik, burimin e ndonjë lumi a rrjedhën e tij gjarpëruese, kënaqemi shpirtërisht me bukurinë e tij. Rrjedha e këtyre lumenjve na bën të ndihemi mirë, duke na mbushur me plot energji pozitive, e pra imagjinoni bukuritë e lumenjve të Xhenetit, të cilët gjatë rrjedhës së tyre lëshojnë edhe aroma të këndshme, ndërkohë që shija e tyre do të jetë e llojllojshme, siç e pamë nga ajeti i lartpërmendur: lumenj me ujë që shuan etjen, lumenj nga qumështi, lumenj nga vera që nuk deh, dhe lumenj nga mjalti. Secili prej këtyre lumenjve të Xhenetit, përveçqë shuan etjen, është edhe ushqyes.

**68. Aty, në ata të dy, ka hurma dhe shegë.**
**69. E cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Rreth përmendjes së këtyre dy frutave në dy xhenetet e tjera, mufesirët kanë mospajtime nëse këto dy fruta janë përmendur si shtesë e veçantë nga pemët për xhenetlinjtë. Grupi i parë konsiderojnë që hurmat dhe shegët tek arabët janë të dalluara nga pemët apo frutat e tjera, sepse i kanë konsideruar të ngjashme me grurin, si ushqim të përditshëm. Ndërkohë që grupi i dytë mendojnë që hurmat dhe shegët janë veçuar nga pemët e tjera, të cilat natyrisht do t'u ofrohen xhenetlinjve, sepse në të njëjtën kohë, përveçqë shërbejnë si ushqim, kanë edhe veti të posaçme shëruese. Shkencëtarët dhe mjekët më eminentë, kur flasin për vetitë shëruese të këtyre dy frutave, theksojnë se bëhet fjalë për shërimin e shumë sëmundjeve. Meqë i Lartmadhërishmi ka cekur këto dy fruta në Kur'anin famëlartë, do të sjellim edhe disa fakte nga mjekësia dhe studimet shkencore, lidhur me vlerat shëruese dhe ushqyese të tyre.

Hurma:

Në përmbledhjen e haditheve sahihe është shënuar se Ebu Sa'd bin Ebi Vekkasi ka treguar thënien e të Dërguarit të Allahut , s.a.v.s.: "Kush i ha shtatë hurma në mëngjes, atë ditë nuk do të

sëmuret nga helmi, as nuk do ta zërë magjia".

Në një hadith tjetër është thënë se i Dërguari i Allahut , s.a.v.s., ka thënë: "Shtëpia pa hurma i ka njerëzit të uritur".

Ndër të gjitha frutat, hurmat janë ushqimi më komplet për shkak të kalorive që kanë, dhe substancës së lagësht që përmbajnë. Ngrënia e hurmave në mëngjes, në lukth të zbrazët, mbyt parazitët e zorrëve, ngase hurmat kanë



veti kundërhelmuese. Në qoftë se përdoren rregullisht, ato kufizojnë dhe zvogëlojnë mundësinë e zhvillimit të lavrave të parazitëve në traktin digjestiv. Ngrënia e hurmave shëron edhe zërin e ngjirur, nxit funksionin e mëlçisë dhe sekretimin intestinal (të zorrëve).

Hurmat klasifikohen si ushqim, lëng, fruta, ëmbëlsirë, substancë ushqyese dhe ilaç. Hurmat e freskëta (arab. rutab) janë ushqimi që Allahu i Gjithëfuqishëm ia siguroi Merjemes pasi e kishte lindur Isain a.s. nën drurin e palmës: "E ti shkunde trupin e hurmës, se do të bien për ty hurma të freskëta. Ti, pra, ha dhe pi e qetësohu"! (Merjem, 25-26)

Në mjekësinë popullore përdoren pothuajse të gjitha pjesët e hurmës: fryti, gjethet, degët, rrënjët etj.. Në viset arabe hurma është ushqimi kryesor që shuan urinë, për shkak se përmban celulozë. Fryti i hurmës është i shijshëm dhe pëlqehet nga të gjithë. Hurma hahet e njomë ose e thatë. Fryti i freskët i hurmës përmban rreth 17% sheqer, kurse, kur thahet, 62%. Përmban vitamina A dhe C, proteina, yndyra, kripëra minerale, hekur, jod, tanin etj.. Hurmat janë mjaft efikase dhe përdoren kundër anemisë, kundër sëmundjeve të aparatit tretës që shoqërohen me diarre (jashtëqitje të shpeshta). Të sëmurët që vuajnë nga gjëndra tiroide (gusha), kanë përmirësime të dukshme nëse e përdorin në sasi të bollshme gjatë ditës. Farat e hurmës përdoren kundër dhembjeve të mëdha të barkut, kundër parazitëve të zorrëve dhe kundër anemisë. Me mjaft sukses përdoret tek të sëmurët që kanë shqetësime në mëlçi, zemër, sy dhe në sistemin nervor.



Shega:

Shega si një frutë me veti shëruese, është përmendur tri herë në Kur'an.

Ebu Nu'ajmi r.a. transmeton hadithin të cilin e ka dëgjuar nga Enesi r.a. se e kanë pyetur Pejgamberin s.a.v.s. për shegën, e ai është përgjigjur: "Nuk ka asnjë lloj shege në të cilën të mos ketë fara nga shegët e Xhenetit".

Ndërsa në një hadith tjetër thuhet: "Asnjë shegë nuk piqet, e të mos ujitet qoftë dhe me një pikë uji nga Xhenneti".

Shega ndihmon kundër inflamacioneve të fytit, të mushkërive dhe bronkeve, vepron si lehtësues e qetësues i kollës dhe është e mirë kundër vrerit. Vepron si laksativ i lehtë, pengon kalbëzimin në lukth dhe është më e fuqishmja në mesin e kategorive të ngjashme të ushqimit si burim me vlera të shumta të substancave për tërë trupin. Lëngu i shegës shuan etjen, rrit oreksin dhe, për shkak të efektit pozitiv në sistemin nervor, i jep freski mendimit të njeriut. Gjithashtu përdoret me sukses për heqjen e njollave dhe rrudhave të fytyrës.

Studimet e shumta kanë ardhur në përfundimin se lëngu i shegës e ka tre herë më të lartë nivelin e antioksidantëve se ai i rrushit

të zi dhe i çajit jeshil. Përmban një sasi të lartë përbërësish bioaktivë, flavonoide; anthocyane, thartirën phenol; polyphenole; të cilat kanë shumë rëndësi në rregullimin, ripërtëritjen dhe zhvillimin e qelizave. Është edhe shumë e pasur me kalium, potas, hekur dhe me Vitaminat A, C dhe E. Në lëvozhgën e shegës ndodhet një substancë tkurrëse, që quhet tanin, e cila shëron barkun. Gjatë studimeve më të reja janë ofruar të dhëna të reja se lëngu i Shegës ndihmon edhe tek sëmundjet kardiovaskulare – të zemrës, te kanceri dhe artriti. Në veçanti janë Polyphenolet që veprojnë si antioksidues, antiinfektivë e antikarcinogjenë dhe me anë të tyre arrihet mbrojtje kundër sëmundjeve të ndryshme. Gjatë përdorimit të shegës ose lëngut të shegës, aktivizohen fuqitë autoimunitare të shërimit gjatë infeksioneve, kolesterolit të lartë në gjak, kundër shtypjes së lartë e gjakut, për kancerin dhe sëmundje nervore.

Përbërësit që gjinden në shegë, veprojnë në një mënyrë specifike në qelizat dhe organet e ndryshme. Disa qeliza ngadalësohen ose edhe eliminohen gjatë procesit të tyre, kurse tek disa të tjera ndihmon që të ripërtërihen dhe të mbrohen nga ndikimet negative.

Në disa studime të tjera është zbuluar se lëngu i shegës zbërthen kolesterinën gati përgjysmë dhe kështu zvogëlon nivelin e kolesterinës së dëmshme (kolesterina që ngushton arteriet). Po ashtu është vërtetuar se një gotë lëngu të shegëve në ditë, ndihmon dhe përshpejton qarkullimin e gjakut për një të tretën.

Numri i vdekjeve të të sëmurëve me diabet Tipi 2, ndodh për shkak të gëlqerëzimit të arterieve. Nga studimet ka lindur shpresa se lëngu i shegës te këta të sëmurë jep rezultate shumë të mira. Në të gjitha lëngjet sheqeri gjendet i lirë dhe në formë të dëmshme. Tek lëngu i shegës këto sheqerna janë të lidhura me antioksiduesit me një formë të veçantë, dhe në atë mënyrë ndalojnë gëlqerëzimin e sheqerit në arterie. Nga këto studime të mirëfillta shkencore, në universitete me renome botërore është vërtetuar shkencërisht se shega ndihmon tek: arterioskleroza; tensioni i lartë i gjakut; sëmundjet e lukthit; infeksionet bakteriale; infeksionet virale ( HIV-1 ); kanceri i gjirit; kanceri në prostatë; kanceri në zorrë; kanceri në lëkurë; kanceri në mushkëri; diabetes mellitus dhe osteoporoza.

Të gjitha këto veti shëruese të hurmës dhe të shegës, Allahu i ka vënë në shërbim të jetës së shëndetshme të njeriut, prandaj njeriu duhet të jetë mirënjohës për këto begati, e të mos mohojë asnjë prej mirësive të Allahut xh.sh. ndaj tij.

**70. Aty janë ato (gra) të ndershme e të bukura.**
**71. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**
**72. Ato janë hyri që kufizojnë ndejen vetëm në shtëpinë (tënde).**



**73. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**
**74. Ato nuk i ka prekur kush para tyre, as njeriu as xhini.**
**75. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**
**76. Aty rrinë të mbështetura në mbështetëse të gjelbra e shtroja të bukura.**
**77. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Në këtë grup ajetesh (70-77), flitet për gratë (hyriat) e Xhenetit, të cilat do të jenë të krijuara enkas për besimtarët e devotshëm. Bukuria e tyre vështirë se mund të përshkruhet me fjalë. Ato janë shumë të bukura, si dhuratë për xhenetlinjtë. Drita e bukurisë së tyre u rrëmben zemrën bashkëshortëve të tyre. Ato rrinë në shtëpi për t'i bashkëshoqëruar burrat e tyre, janë të ndershme e të moralshme. Syri i tyre nuk shikon tjetër përveç burrave të tyre. Ato janë sikur princesha a mbretëresha, plot hijeshi magjepsëse. Bukuria e tyre nuk i shëmbëllen asgjëje të bukur në këtë botë, sepse janë shumë më tepër se kaq. Është thënë se këto gra a hyria të përmendura në këto ajete, janë gratë e kësaj dynjaje, të cilave Allahu xh.sh. u jep hijeshinë dhe bukurinë e hyriave të Xhenetit, si shpërblim për devotshmërinë dhe besnikërinë e tyre në këtë botë ndaj burrave të tyre. (Allahu e di më së miri).

**78. I lartësuar është emri i Zotit tënd, të Madhëruar e të Nderuar!**

Ashtu siç filloi kjo sure, me përmendjen e njërit prej emrave të bukur të Allahut, dhe ndër më të mëdhenjtë prej tyre "Er-Rrahman", po ashtu edhe përfundimi i saj është në të njëjtën mënyrë, duke lartësuar Allahun e Madhërishëm (Er-Rrahman). Ashtu siç kemi theksuar në fillim të kësaj sureje, vetë emri i kësaj sureje "Er-



Rrahman" dëfton për mëshirën e pakufishme të Allahut ndaj krijesave, prandaj edhe është e natyrshme që tërë këtë sure ta përshkojë kjo frymë mëshire, duke iu drejtuar 31 herë njerëzve dhe exhinëve me fjalët: "E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?"

Ajeti i fundit i kësaj sureje përmbledh tërë madhështinë e të Plotfuqishmit, i Cili, përgjatë ajeteve të kësaj sureje, na dëftoi për madhështinë e Tij si Krijues i kësaj ekzistence, për të na njoftuar më pas se nëse njerëzit dhe exhinët nuk janë mirënjohës për të gjitha këto mirësi hyjnore, e pra ata i pret ndëshkimi me zjarrin e Xhehenemit, ndërkohë që ajetet e fundit të kaptinës "Er-Rrahman", flasin për xhenetlinjtë dhe begatitë e shumta, që do t'i përjetojnë ata në kopshtet magjepsëse të Xhenetit, nëpër të cilët rrjedhin lumenj.

Mirësitë e Allahut në këtë botë, po të krahasohen me ato të Ahiretit, janë të pakta, sepse mëshira e Allahut në Ahiret është 99 pjesë më shumë se në këtë botë. Kjo mëshirë dhe mirësi ndaj besimtarëve fillon qysh me ringjalljen, sa kohë që shohim se drita dhe mëshira hyjnore i shoqëron ata në çdo hap, derisa të hyjnë në Xhenet. Allahu xh.sh. thotë:

"(Kujto) Ditën kur i sheh besimtarët dhe besimtaret që drita e tyre flakëron para tyre dhe në të djathtë të tyre. (U thuhet) Myzhde e juaj sot janë xhennetet nën të cilat rrjedhin lumenj, aty do të jeni përgjithmonë. E ajo është fitore e madhe". (El Hadid, 12)

Drita dhe nuri i besimtarëve do t'u prijë atyre para dhe në anën e djathtë, duke u ndriçuar ecjen nëpër urën e Siratit. Këta besimdrejtë për asnjë çast nuk do të ndihen të vetmuar gjatë këtij rrugëtimi të rëndë e të vështirë, sepse drita e Imanit të tyre u ndriçon çdo pore të trupit të tyre. Melekët që do t'i kenë në përcjellje, do t'u prijnë përpara për t'i futur në Xhenetet me bukuri përrallore, ku do të ndihen sikur mbretër, në kolltukë prej ari, të rrethuar nga të gjitha anët me kujdesin e shërbëtorëve të Xhenetit.

Kur t'i shohin e t'i përjetojnë të gjitha këto begati, banorët e Xhenetit do të thonë: "Falënderuar qoftë Allahu që largoi prej nesh brengat; vërtet, Zoti ynë është që fal shumë dhe është bamirës. I cili nga mirësia e Tij na vendosi në vendin e përjetshëm, ku nuk do të na prekë ndonjë mundim fizik dhe ku nuk na prek ndonjë molisje". (Fatir, 34-35).

Nga zemrat e banorëve të Xhenetit do të zhduken xhelozia, urrejtja dhe smira. Zemrat e tyre do të pulsojnë vetëm me dashuri ndaj Krijuesit të tyre. E kënaqësia më e madhe e banorëve të Xhenetit do të jetë, pa dyshim, çasti kur do të shohin Allahun xh.sh.. Atëherë ata do të shkrihen në këtë ekstazë e delir të dashurisë dhe të respektit ndaj Krijuesit, të Cilit I kishin besuar gjatë jetës në këtë botë dhe kishin respektuar urdhëresat e Tij. Allahu na e mundësoftë këtë nder e begati kulmore!

**Urtësia e këtyre ajeteve (62-78)**

- Përveç dy xheneteve të përmendura në ajetet paraprake, që sipas dijetarëve janë Xheneti Adn dhe Xhenetu-n-Neim, të krijuar enkas për të afërtit tek Allahu - "el-mukarrebun"-, shohim se në këto ajete flitet edhe për dy xhenete të tjera për të djathtët- as'habul jemin, e ata janë Xheneti Firdevs dhe Xhenetul Me'va, përshkrimet e të cilëve kanë ardhur në ajetet e sures "El Vakiatu".
- Në këto dy xhenete ka gjelbërim të pafund, kopshte e pemë që krijojnë imazhe magjepsëse për sy. Nëpër këto dy xhenete gurgullojnë lumenj aromatikë, që mbushin hapësirën me erëra e aroma të këndshme. Në këto dy xhenete rriten pemë të ndryshme, ndër të cilat Allahu ka veçuar hurmën dhe shegën, për shkak të vetive të tyre ushqyese dhe shëruese në këtë botë.
- Si shpërblim për banorët e Xhenetit do të jenë edhe gratë syzeza, që Allahu xh.sh. i ka quajtur të ndershme e të moralshme. Ato janë të virgjëra dhe të krijuara enkas për xhenetlinjtë. Disa dijetarë kanë thënë se këto hyria mund të jenë edhe gratë e kësaj bote, të cilat në Ahiret do të zbukurohen për burrat e tyre dhe do të jenë me një bukuri të rrallë e të pashoqe.
- Kjo sure përfundon me madhërimin e Allahut dhe lartësimin e Emrit të Tij "Er-Rrahman",
- Mëshirues, duke ua bërë me dije të gjitha krijesave, dhe veçanërisht njeriut, se çdo gjë në këtë ekzistencë është rezultat i Mëshirës së Tij të pakufishme. I Lartësuar dhe i patëmetë në Madhërinë Tënde je, o Allah, o Rrahman! Le të na mbulojnë përgjithmonë mëshira dhe dashuria Jote! Amin!

# Ndikimi i Hadithit në mospajtimet e fukahenjve (3)

Dr. sci. Musa Vila

**Kundërthëniet e fukahenjve në kuptimin e hadithit**

Kundërthëniet e fukahenjve – imamëve në kuptimin e hadithit vijnë si rezultat i dy çështjeve:

1- si rezultat i të kuptuarit dhe zhvillimit mendor;

2- se shprehja e hadithit është e mundshme të ketë më shumë se një kuptim.

1. Në çështjen e parë, paraqitja e kundërthënieve dhe mospajtimeve ndërmjet fukahenjve është krejtësisht e natyrshme, ngase hulumtimi nuk është i njëjtë nga të gjithë studiuesit. Pra, njerëzit kanë dallime në fuqinë e tyre mendore, shkencore, studimore dhe në fushën e përpjekjeve të sferave të ndryshme të jetës, përfitimit të shprehisë së punës së palodhshme etj.. Kjo ndryshueshmëri diku është e trashëguar, diku e lindur e diku e përfituar nga kultura e përgjithshme. Nganjëherë kjo varet nga udhëtimet, ndenjjet e shumta dhe shoqërimi i gjatë me njerëz dhe dijetarë të vyer, ose në varësi prej detyrës që ushtron në punë. P.sh., aktiviteti në gjykatë njeriut i jep një përvojë mjaft të madhe në vlerësimin dhe njohjen e problemeve të shumta njerëzore. Disa njerëzve Allahu xh.sh. u përgatit shkaqe dhe u jep mundësi që të jenë më të vyeshëm se disa të tjerë. Po ashtu, Allahu xh.sh. disa dijetarëve u përgatit shkaqe që të përfitojnë më shumë se të tjerët dhe forcës së tyre u shton edhe më tepër forcë. Kjo ka ndodhur në të kaluarën dhe do të ndodhë edhe në të ardhmen, d.m.th. arritjet intelektuale do të ndryshojnë prej kohës në kohë dhe prej një dijetari tek dijetarë të tjerë.

Një gjë të tillë Allahu xh.sh. ua lehtësoi edhe dijetarëve dhe fukahenjve të fesë islame, të cilët ishin mjaft të shumtë në këtë drejtim. Mirëpo kjo nuk do të thotë se ata që të gjithë kanë qenë të njëjtë dhe të një rangu. Disa kanë qenë eminentë e disa jo. Disa kanë qenë të një kalibri më të lartë e disa të një kalibri më të ulët të dijes. Kështu që, në këtë drejtim, përkatësisht në kuptimin e haditheve, ku si burim ka qenë kufizimi ose jo i diapazonit logjik dhe mendor, janë zhvilluar mjaft mospajtime dhe kundërthënie. Çdo dijetar dhe fekih ka lëvdatat dhe arritjet e veta. Biografia e secilit është mjaft e pasur me vepra dhe dëshmi. Roli dhe ndikimi i tyre është i njohur, si në fushën e mendimit fetar e logjik, ashtu dhe në fushën e hadithit e të fikhut.

Këto ndryshime të shumta janë përcjellë edhe në të kuptuarit e teksteve të hadithit, dispozitave, vendimeve, gjykimeve dhe konkluzave që nxirren nga hadithet. Këto janë pasqyruar dhe te katër imamët e katër medhhebeve. Tek Imam Ebu Hanifja, tek Maliku, tek Shafiu dhe tek Hanbeli. Secili ka pasur ndryshimet, veçoritë dhe karakteristikat e veta.

2. Për sa i përket çështjes së dytë, që shprehja e hadithit është e mundshme të ketë më shumë se një kuptim, - kjo është një çështje reale dhe e argumentuar. Të kuptuarit e ndryshëm të tekstit të hadithit, për të qenë real dhe i shëndoshë, shtron disa kushte:

- të jetë i pranuar dhe i rregullt në përputhje me normat e gjuhës arabe, pa pasur divergjenca, ngarkesa dhe keqpërdorime.
- të mos kundërshtohet nga konkluza të tjera të konfirmuara me tekste të prera. Kur theksojmë këto dy kushte në këto sqarime të shkaqeve të kundërthënieve të fukahenjve në hadith, ne

duhet të kemi parasysh dhe të qartë se imamët dhe dijetarët e fikhut janë ata që kanë pasur më së shumti parasysh këto që po theksojmë.

Këtë që përmendëm, mund ta ilustrojmë me një shembull të qartë, ku gjendja e tekstit është e atillë që në vetvete ngërthen më tepër se një kuptim.

Hadithi i Pejgamberit a.s. ka ardhur në këtë formë: "Dy shitblerësit mund të zgjedhin përderisa nuk janë ndarë nga njëri-tjetri (nuk janë larguar)".

Dijetarët nuk janë të një mendimi për sa i përket fjalës - ndarë (larguar). A thua me këtë fjalë synohet ndarja me trup? D.m.th. shitësi dhe bleresi të jenë zgjedhës në vlefshmërinë apo prishjen e aktit derisa janë ulur ose në vendin e aktit? Nëse ndonjëri prej tyre shkon dhe largohet vetëm pak nga tjetri duke u ngritur, atëherë akti (kontrata) është i plotfuqishëm dhe nuk i takon asnjërit prej tyre që të bëjë shfuqizimin e aktit vetëm me pëlqimin e tjetrit. Të këtij mendimi janë Shafiiu dhe disa dijetarë të tjerë.

Apo me këtë fjalë –ndarë, synohet- ndarja me fjalë (gojë)? D.m.th. çdonjëri nga kontraktuesit mund të zgjedhë për vlefshmërinë apo prishjen e aktit derisa të bisedojë rreth atij akti (kontrate) dhe çfarë ndërlidhet me të. E nëse ata gjatë bisedës arrijnë të bëjnë aktin (kontratën) e pastaj të kalojnë në një bisedë tjetër, atëherë akti është i plotfuqishëm dhe nuk i takon asnjërit prej tyre të bëjë shfuqizimin e tij përveçse me pëlqimin e tjetrit.

Të këtij mendimi janë Ebu Hanifja dhe disa dijetarë të tjerë. Secila palë ka argumentet dhe faktet e veta. Por këtu i kemi sjellë në formë të shkurtuar, ngase kemi për qëllim të vëmë në praktikë shkaqet e kundërthënieve kur hadithi ka më shumë se një kuptim.

Imam Shafiu dhe pasuesit e mendimit të tij argumentuan me formën tradicionale dhe me formën logjike dhe të kuptuar.

Argumenti tradicional është veprim i transmetuesit të hadithit, Abdullah bin Omerit r.a., i cili, kur blinte ndonjë send, largohej disa hapa nga shitësi dhe pastaj, nëse kishte nevojë, kthehej prapë nga shitësi tek shitësi. Të kuptuarit e ashabit është më afër së vërtetës së të kuptuarit e të tjerëve.[30]

Për sa i përket argumentit logjik dhe të kuptuar, mund të themi se hadithi thotë: "Dy shitblerësit mund të zgjedhin përderisa nuk janë ndarë nga njëri-tjetri". Në esencë është se shitblerësit janë të ndarë njëri prej tjetrit, d.m.th. shitësi është në treg, ndërsa blerësi në shtëpinë e vet. Atëherë blerësi vjen tek shitësi dhe bashkohen në vendin e kontratës, ku bëjnë aktin, e pastaj ata kthehen ku kanë qenë, e kjo nënkupton ndarje të njërit nga tjetri. Atëherë Pejgamberi a.s., në fjalën e tij: "Përderisa nuk janë ndarë" nënkupton kthimin e tyre në gjendjen e tyre bazë. E kjo është kthimi në vendin e tyre.

Imam Ebu Hanifja dhe pasuesit e mendimit të tij argumentuan me anën tradicionale dhe me anën logjike e të kuptuar. Argumenti i parë është ajeti i Kur'anit.

Ky ajet tregon se pëlqimi në mes dy palëve është bazë për fuqizimin e aktit. E adresa e këtij pëlqimi është "oferta" dhe "pranimi", të cilat tashmë janë kryer. Për sa i përket shprehjes "përderisa nuk janë ndarë", kjo i jep kah tjetër në të kuptuar, në mënyrë që të mos ndeshet me kuptimin e ajetit. Kuptimi i tij është përderisa nuk janë ndarë në fjalë (në bisedë). Kjo fjalë në shumë tekste të Kur'anit ka ardhur në kuptimin e ndarjes me fjalë, pa pasur kuptimin e ndarjes fizikisht (me trup).

Këtë e shohim tek ajetet e Kur'anit:"Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin (Kur'anin) e mos u ndani". (Ali Imran, 103);"Dhe ata të cilëve u është dhënë libri nuk u ndanë vetëm pasi u erdhi argumenti". (El Bejjine, 4).

Për sa i përket argumentit logjik dhe të kuptuar, kemi tregimin që shënon Hafidh Ibn Abdul Berri nga Sufjan bin Aujejne, i cili tha: "Ebu Hanifja nga hadithet e Pejgamberit a.s. sillte shembuj e pastaj ato i kundërvinte me logjikën e tij. I kam treguar atij fjalën e Pejgamberit a.s.: "Dy shitblerësit mund të zgjedhin përderisa nuk janë ndarë nga njëri-tjetri". Ebu Hanifja tha: "Nëse ata gjenden në anije (barkë), si mund të ndahen?" Sufjani tha: "A kemi dëgjuar sherr si ky?!"[31]

Kjo përgjigje e Imam Ebu Hanifes përmban kulmin e saktësisë dhe të shprehjes për qëllimin e hadithit në formën përmbledhëse. Kështu ai dëshironte të thoshte: "Nëse kemi të bëjmë me ndarje me trup, atëherë kemi situata kur ndarja është e pamundshme të bëhet me trup".

Ç'do të bëhej nëse shitblerësit gjenden në një barkë në mes të detit, ku nuk kanë mundësi të ndahen? Kjo të shpie në një rezultat joefektiv, ku ulja vazhdon përderisa ata të gjenden në atë situatë. E kjo situatë ka mundësi të zgjasë disa ditë e më shumë. Kur e solli këtë shembull, që i kundërvihej të kuptuarit të Sufjan bin Aujejnes r.a., ai mendoi se Imam Ebu Hanifja me logjikën e tij po kundërshtonte hadithin në fjalë. E kjo nuk është e vërtetë.

Ky shembull mund të përdoret për tekstin që mund të ketë dy kuptime, ashtu siç mund të përdoret si shembull për kundërthëniet e dijetarëve në aftësitë e tyre natyrore dhe logjike.

**Imamët e medhhebeve ishin njohës të synetit**

Kur jemi tek argumentimi i Katër imamëve, jo rrallë hasim dyshime që burojnë nga njerëz me ndërgjegje dhe përgjegjësi të ulët, të cilët mundohen të futin dyshime dhe kundërthënie ndërmjet medhhebeve dhe simpatizuesve të tyre, me thënie të paqëndrueshme. Disa prej tyre thonë: "Sikur çdonjëri prej imamëve-muxhtehidë ta njihte synetin e Pejgamberit a.s. në shkallë të

mjaftueshme, atëherë ndonjëri prej tyre nuk do të argumentonte në çështje fetare me hadith të dobët përballë imamit tjetër, i cili në të njëjtën çështje argumenton me hadith autentik. Dhe hadithi autentik është më sigurt sesa i dobëti. Prandaj argumentimi me hadith të dobët tregon se ai imam nuk kishte njohuri për hadithin autentik. Përgjigjja është si vijon: Katër imamët dhe imamët e tjerë kishin njohuri të mjaftueshme në njohjen e synetit. Këtë mund ta vërtetojë secili prej nesh, nëse thellohemi në mënyrë të drejtë në biografinë e tyre dhe mënjanojmë nga zemra çdo dyshim rreth tyre dhe njohurive të tyre. Për sa i përket argumentimit të tyre me hadithe të dobëta, kur gjenden përballë haditheve autentike, që konsiderohen si kundërshtuese të tyre, vërtet çdo dijetar dhe studiues objektiv e ka të qartë se në këto fjalë ka hiperbolizime dhe demagogji ndaj së vërtetës. Deklaratat dhe mendimet e tilla na shtyjnë të ndalemi dhe të shtjellojmë disa vërejtje.

**Argumentet e Imamëve ndryshojnë nga ato të nxënësve dhe themeluesve të medhhebit**

Vërejtja e parë: Hadithet që kanë përdorur fukahenjtë në librat e tyre argumentues, nuk janë argumente që ka shfrytëzuar dhe tek të cilat është mbështetur imami i atij medhhebi (drejtimi). Ka mundësi që ato të përputhen në shumë raste në bazë të formës se si ka argumentuar imami i atij drejtimi, por kjo përputhje nuk mund të përdoret si argument i dëshirave të tyre në çdo send, sepse ai është argumenti që e ka zgjedhur imami dhe përfundimi në fikh, të cilin e përmendin ata në shumicën e rasteve, po është një hadith të cilin autori e kishte gjetur dhe që përputhej me përfundimin e imamit dhe pastaj e sjell si argument të imamit, ndonëse për këtë çështje imami ka pasur argument tjetër. Kjo vërejtje më shumë i përket medhhebit hanefij, ngase Imam Ebu Hanifja fikhun dhe argumentet e tij nuk i kishte përpiluar vetë. Të tillë përafërsisht ishin edhe Imam Maliku, Imam Ahmedi dhe Imam Shafiu, në librin e të cilit "El-Umu", nga fikhu dhe argumentimi i tij është përfshirë shumë pak.

Pra, shumica e haditheve që hasim në librat "El Hidaje lil Merginanij el Hanefij", "El Muhedh-dheb li sh-shirazij Esh-shafiaij" dhe "El Mugnij li Ibni Kudame el Hanbelij" e në libra të tjerë të fikhut, nuk janë argumentet e vetë Imamit. Disa njerëz kanë rrëshqitur në gabim kur ndonjërit prej librave të medhhebeve i janë nxjerrë hadithet dhe është parë se gjykimet e hadithologëve rreth atyre haditheve, si të dobëta, të shpifura, nuk ngrihen deri te Pejgamberi a.s..

Ata njerëz supozuan se ato hadithe janë prej argumenteve të vetë Imamit të medhhebit, atëherë mund të themi se si ka qenë e mundur t'u jepet atyre epiteti i imamit-muxhtehid në Sheriatin islam përderisa kanë argumentuar me hadithe të dobëta e të shpifura, ose fjalën



e ashabëve-mevkuf, ose të tabiinëve-maktuë e kanë trajtuar si fjalë të Pejgamberit a.s.,.-merfuë? Pra, e vërteta është se ata imamë nuk kanë argumentuar me hadithe të dobëta ose të shpifura, por tek ata ka pasur më tepër se një hadith dhe kanë zotëruar edhe hadithe të tjera, që nuk janë cekur gjatë përpilimit të librave nga autorët. E ata nuk i kanë cekur ato hadithe duke menduar se hadithi që i përgjigjet asaj çështjeje ose përputhet me mendimin e imamit, është edhe argumenti i vetë Imamit të atij drejtimi.

Këtë realitet të fukahenjve tanë mund ta ilustrojmë me një shembull praktik: Ibn Salahi, kur flet rreth dobive të hadithit autentik, në dobinë e tetë thotë: "Rruga e atij (dijetari), që dëshiron të veprojë ose të argumentojë me atë (hadithin autentik), nëse ai është prej atyre (dijetarëve) që veprojnë me hadith ose argumenton me të në ndonjë medhheb, që të kthehet në origjinalitetin që ka përdorur vetë ai (Imami) ose ndonjë tjetër prej të saktëve.[32]

Fjala e tij "ose argumenton me të në ndonjë medhheb" është e qartë për atë që kemi përmendur më lart.

Imam Ibn El Kajim thotë: Për sa i përket hadithit "Në shitjen e tokës ose të shtëpisë të krishterit nuk i jepet të përfitojë në ndërmjetësimin që ka bërë", me të kanë argumentuar disa pasues (dijetarë) të Imam Ahmedit. E ai është më i ditur se ata që argumentojnë. Ky hadith ka qenë fjalë e disa tabiinëve. Ndërsa imami i haditheve në kohën e vet, Ibn Kudameja, në librin e tij "El Mugnij" ka argumentuar dhe ka bashkëngjitur për burim librin "Ailel Ed-Darekutnij", nga Enesi r.a., nga Pejgamberi a.s., merfuan. E Bejhekiu në librin e tij "Es-sunen el Kubra" është i vendosur se kjo është fjalë e Hasan el Basriut r.a..

Fjala e Ibn El Kajjimit: "Me këtë hadith kanë argumentuar disa pasues" është e qartë nga ajo që kemi theksuar më lart. D.m.th. ky argument është bërë i njohur në medhheb, por faktikisht ky nuk është argumenti i vetë imamit të medhhebit, Ahmet ibn Hanbeli.

**Imamët në argumentet e tyre kanë senedet e posaçme**

Vërejtje e dytë: Fakihu mund të sjellë një argument, i cili është i vetë Imamit, ndërsa hadithologu vjen dhe e nxjerr (konfiguron) atë argument nga librat (koleksionet) e hadithologëve më të vonshëm sesa ato të imamëve të medhhebeve të fikhut, siç janë koleksionet e katër suneneve: El Mesanid, El Meaxhim, etj., e pastaj hadithologu, duke u bazuar në rrugën e tyre të hadithit, atë e gjykon si të dobët, të pabazë, të shpikur etj..

Dhe atëherë hadithi, nga ajo rrugë, nuk është i vlefshëm për argumentim. Sa kohë që i njëjti hadith transmetohet nga vetë imami–muxhtehid ose në rrugën e tij të veçantë me sened autentik, që është i vlefshëm për argumentim.

Dhe kush e shikon hadithin nga këndi i parë, d.m.th. nga rruga e transmetuar nga hadithologët në librat e tyre, që shërbejnë për mbështetje tek ata- autorët konfirmues, e has hadithin jo të vlefshëm për argumentim, dhe shpejton të shpifë e të akuzojë, dhe ndoshta, me gjuhën e tij, mundohet të zbulojë edhe fshehtësitë e brendshme, për të cilat nuk është kompetent gjatë gjykimit të hadithit.

E kush gjurmon me kujdes dhe hulumton me sinqeritet në librat e vetë imamëve të medhhebeve, duke pasur në konsideratë epitetin e tyre si imamë të myslimanëve, rolin dhe vleftën e tyre, do ta gjejë të vërtetën rreth argumentimit të imamëve me hadithet e tyre.

Këtë e ilustrojmë me këtë shembull:

Dijetari El-Merginanij në librin e tij "El Hidaje" ka përmendur hadithin."…Largojuni ndëshkimeve të dyshimta", të ngritur te Pejgamberi a.s.,-merfuan. Edhe dijetari Ez–Zejleij në librin e tij "Nasbu rraje", e ka konfirmuar si hadith mevkuf nga Omeri r.a., por me ndërprerje (dobësi) në senedin e tij. Po ashtu, ai cek rrugën e Muadh bin Xhebelit, Ibn Mesudit dhe Ukbe bin Amirit, në senedin e të cilëve gjendet Ibn Ebi Ferveja, i cili është i dobët–metrukun. Po ashtu, e përmend edhe nga Zuhriju, i cili është tabiin, e fjalët e tij nuk janë argument në këtë rast.

Një reagim ndaj këtij argumenti kishte bërë edhe Ibn Hazmi, duke ua zënë për të madhe atyre fukahenjve që kanë vepruar me të. Këto fjalë dhe shumë të tjera i kishte thënë vetëm e vetëm pse ai këtë hadith nuk e kishte konsideruar të ngritur – merfue deri te Pejgamberi a.s.. Ibn Hazmit i ishte përgjigjur me një replikë dijetari Ibn El Hemmami në librin e tij "Fet`hul kadir", duke e vërtetuar kuptimin e hadithit me disa hadithe në "Sahihajn". Ai tha: "Në hulumtimin e këtij transmetimi vlen të ceket se vjen nga Pejgamberi a.s. dhe ashabët që ndërlidhen me këtë çështje. Ne jemi të njoftuar se Pejgamberi a.s. i kishte thënë Maizit: "Ndoshta ti vetëm e ke puthur, e ke prekur ose e ke përqafuar". Të gjitha këto e nxitën atë të thoshte "po", pasi e kishte pranuar fajësinë për prostitucion. Ai do të kishte dobi po ta thoshte atë fjalë, pasi do të lirohej nga ndëshkimi. Në të kundërtën, kjo nuk do të kishte asnjë dobi. Mirëpo një gjë të tillë Pejgamberi a.s. nuk ia thoshte atij që e kishte pranuar borxhin. Nuk i thoshte "...ndoshta ti ke pasur sende për ruajtje-emanete dhe të kanë humbur..." etj.. Nga kjo mund të përfundojmë se, nëse ndëshkimi përmban dyshime, ai duhet të braktiset. Kjo çështje, për sa i përket anës së ligjit islam, ka qenë e prerë, ndërsa të dyshuarit në hadith është prej gjërave të domosdoshme".[33] Ky gjurmim është i mirë dhe me vlerë, pasi, përmes haditheve të ngritura, arrihet të konfirmohet hadithi në fjalë. Këtë hadith: "Largojuni ndëshkimeve të dyshimta", e ka transmetuar Imam Ebu Hanifja në Musedin e tij, si hadithin e katërt për nga radhitja në kuadër të kapitullit Kitabul Hudud. Në senedin e tij gjendet Miksemi, i cili e ka transmetuar nga Ibn Abasi, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Largojuni ndëshkimeve të dyshimta". Ky transmetues (Miksemi) është i saktë. E kanë konfirmuar Ahmed el-Misrij, El-Aixhliju, Ibn Sufjani, Darekutnij, Ibn Abasi. Për këtë hadith nuk ka sened të vërtetë përveç këtij që është përmendur nga Ibn Abasi. Nga kjo kuptohet se imamët kishin senedet e tyre të posaçme. Po ashtu, kuptojmë se konfirmimi i haditheve duhet të bëhet patjetër nga librat e tyre, nëse është e mundshme. E, nëse është e mundshme, hadithet i nxjerrim nga librat e hadithologëve të tjerë, me kusht që ky konfirmim të mos merret si gjykim ndaj tyre dhe adresim për dobësim të medhhebit të tyre.

[30] En-nevevij, el mexhmu, v.9 f. 197. [31] El intikau li Ibn Abdul Berri, f. 149. [32] Mkadime li Ibni Salah f. 25. [33] Fet`hul Kadir li Ibnil Hemmam, v.4 f.139

# Injoranca dhe gabimi pa dashje në çështje të besimit (2)

**Hasan El Hudajbi**

**I Dërguari a.s. thotë: "Ai që i thotë vëllait të tij - o jobesimtar - atëherë njëri prej atyre të dyve është jobesimtar". Ndërsa Allahu i Lartësuar në Kur'anin Famëlartë thotë: "Mos iu qas asaj për se nuk ke njohuri".(El Isra, 36);**

Ja pra, ky Enes bin Nadër, nga injoranca që kishte, pati kundërshtuar vendimin e të Dërguarit a.s., po i Dërguari a.s. nuk veproi asgjë përveçse ia shpjegoi atë që ai nuk e dinte.

**Argumenti i pestë:**

Allahu i Lartësuar ka thënë: (Shih: El E'araf,138). Pra, këta janë populli i Musait që nuk e njihnin caktimin e Allahut të Madhërishëm dhe nuk e dinin se Allahu është pa rival dhe se askush nuk është i ngjashëm me Të. Ne nuk po themi se ata kanë qenë injorantë, por këtë po jua thotë vetë Musai a.s. : "Ai (Musai) tha: "Ju jeni popull që nuk dini".( El A'araf, 138).

**Argumenti i gjashtë:**

Kemi përmendur më herët atë që kanë transmetuar Shatibiju, Ibn Hazmi, El-Kurtubiju dhe Ibn Kethiri, kur disa prej arabëve injorantë i kishin thënë të Dërguarit a.s.: "Na cakto për ne një lis, ku t'i varim armët sikurse e kanë politeistët". E i Dërguari a.s. u tha: "Pasha Atë, në dorën e të Cilit është jeta e Muhamedit, ju keni thënë ashtu sikur i tha populli Musait: O Musa, na e bëj edhe neve një zot (statujë) si zotat që i kanë ata (ai popull). E Musai u tha: Ju jeni popull që nuk dini. Ju do t'i ndiqni rrugët e atyre që qenë para jush".(Ibn Hazmi, Xhevamiu Sireti f. 238,).

Ky është një argument që hedh poshtë supozimin e atyre që thonë se të gjithë në kohën e të Dërguarit a.s. i kishin njohur në përgjithësi kuptimet e termave: el-Uluhijetu, err-Rrububijetu dhe et-Tevhidu. Ky është një argument si ai që ishte më parë, që argumenton se ai që është injorant, është person që ka arsyetim të justifikueshëm derisa t'i ofrohen faktet-shpjegimet.

**Argumenti i shtatë:**

Shënon Ahmedi dhe Taberiu (Allahu qoftë i kënaqur me ta) nga Ebu Musa el-Esh'ariju r.a., se ka thënë: Na mbajti një fjalim i Dërguari a.s., duke thënë: "O ju njerëz, ruajuni prej politeizmit, ngase ai është më i fshehtë se këmbët e buburrecave". I ka thënë dikush të Dërguarit a.s.: E si të ruhemi prej politeizmit që është më i fshehtë se këmbët e buburrecave? I Dërguari a.s. tha: "Thuani: O Zoti ynë, ne kërkojmë mbrojtje prej Teje, që të na mbrosh e të mos Të bëjmë Ty dikë rival, nga ai politeizëm që e dimë, dhe kërkojmë falje nga ai politeizëm që nuk e dimë". Ky, i Dërguari a.s., na mëson ne se të bërët politeizëm është dy llojesh: një lloj që për ne është i njohur, dhe lloji tjetër që ne nuk e dimë. Na ka urdhëruar i Dërguari a.s. që të kërkojmë falje prej Allahut të Madhërishëm për atë lloj të politeizmit që nuk e njohim. Po ashtu, ne e dimë se i Dërguari i Allahut a.s. nuk na ka urdhëruar që të kërkojmë falje përveçse për atë që Allahu lejon të kërkohet falje. Është e saktë se politeizmi të cilin nuk e njeh njeriu, nuk është synimi i ajetit që flet : (Shih: En-Nisaë, 48). Është e saktë se ai që është injorant, është person i justifikueshëm për shkak të injorancës së tij. Nuk ka asnjë mospajtim në mes të dijetarëve rreth asaj kur politeizmi është i hapur dhe personi e di atë, por nuk frikësohet prej tij dhe e vepron, atëherë ky konsiderohet jobesimtar-politeist dhe gjykohet si renegat.

**Argumenti i tetë:**

E ka shënuar imam Shafiu r.a. se si kishte vepruar i Dërguari i Allahut a.s. me çdonjërin që kishte marrë në pyetje për çështjen e imanit -po ashtu këtë e shënojnë - imam Maliku në el-Muveta, Muslimi, Ebu Davudi dhe Nesaiu- për se el-Muavije bin el-Hakemi ka thënë: Pata shkuar tek i Dërguari i Allahut me një robëreshë, e unë i thashë: O i Dërguari i Allahut, kjo është robëresha ime, a ta liroj? I Dërguari i Allahut iu drejtua robëreshës: "Ku është Allahu"?. Ajo u përgjigj: Në qiell. E pastaj i thotë i Dërguari i Allahut: "Kush jam unë"?. Ajo tha: Ti je i Dërguar i Allahut. Atëherë i Dërguari i Allahut tha: "Liroje"! (Shafiu: Err-Rrisaletu f. 75).

**Argumenti i nëntë:**

Ky është një argument i prerë për të cilin nuk ka asnjë mospajtim. I gjithë Ymeti janë të mendimit me konsensus se ai që ndryshon një ajet të Kur'anit me qëllim, duke e ditur se ai është në mus'haf, ose heq apo shton ndonjë fjalë me qëllim, sipas konsensusit të gjithë Ymetit, është jobesimtar.

Ndërsa, kur njeriu gabon pa qëllim gjatë leximit, duke shtuar ndonjë fjalë apo duke lëshuar ndonjë fjalë, dhe kështu ndryshon Fjalën e Allahut nga mosdija, duke menduar se e ka qëlluar leximin, në këtë rast, sipas konsensusit të Ymetit, ky nuk është jobesimtar dhe as mëkatar.

E kur ndodh që të gabojë, por i tërhiqet vërejtja nga ndonjë lexues që i ofron fakte, e ai vazhdon ende leximin e gabuar prej mendjemadhësisë, ai është jobesimtar.

**Ky është vendimi i vlefshëm në të gjitha çështjet fetare:**

Disa mundohen të argumentojnë mendimin e tyre se çdokush është jobesimtar nëse kundërshton ndonjë rregull të besimit, duke u bazuar në një hadith që i referohet të Dërguarit a.s., se Kaderijet dhe Murxhiet janë zjarrputistët e këtij Ymeti. Po ashtu mbështesin mendimin e tyre në hadithin që përmend se Ymeti do të ndahet në shtatëdhjetë e sa grupe dhe të gjitha këto grupe do të jenë në Xhehenem përveç njërit grup që do të jetë në Xhenet.

Të dyja këto hadithe, në aspektin e zinxhirit të transmetimit (senedit), nuk janë të sakta, prandaj nuk merren si argument.

Po ashtu këta e mbështesin mendimin se ai që kundërshton ndonjë çështje të besimit, qoftë edhe prej injorancës, është i dalë prej besimit në këtë ajet: (Shih: El Kehf,103-104).

Fundi i ajetit hedh poshtë argumentimin e tyre, ngase Allahu kuptimin e këtij ajeti e lidh me ajetet në vijim: (Shih:El Kehf,105-106). Pra, argumentimi këtu është se fillimi ajetit flet për ata që i kundërshtojnë në përgjithësi rregullat e fesë.

Nëse dikush thotë: Po qe se ju i arsyetoni muxhtehidët kur gabojnë, dhe ata që nga injoranca bëjnë gabime, atëherë ju duhet t'i arsyetoni edhe ata që janë çifutë e të krishterë dhe të feve të tjera, të cilët si synim kanë arritjen e asaj që është e mirë.

Ne, me ndihmën e Allahut, u themi atyre: Ne nuk e arsyetojmë askënd sipas mendimit tonë, sikundërqë nuk e gjykojmë askënd për jobesimtar sipas mendimit dhe pasionit tonë. Por ne e konsiderojmë të arsyetuar atë person që Allahu e ka konsideruar të tillë dhe që e ka falur gabimin që ka bërë ai për shkak të injorancës. Po ashtu, ne e pranojmë edhe atë se ai që bën ixhtihad, edhe nëse gabon, ka shpërblim dhe se Allahu e konsideron mysliman, pavarësisht nga gabimi që bën pa dashje dhe nga injoranca. Edhe ne këtë e konsiderojmë mysliman, ashtu sikur e ka vlerësuar Allahu i Lartësuar.

Prandaj edhe ne këtë e konsiderojmë jobesimtar, politeist, duke e shprehur vetëm atë që ka përcaktuar Allahu i Lartësuar. Po ashtu askush nuk hyn në Xhenet ose në Xhehenem, po Allahu është Ai Që e shtie kë të dojë në Xhenet apo në Xhehenem.

Të gjithë banorët e kësaj bote janë të një mendimi, nuk po themi vetëm myslimanët, por secili person i cilësdo fe. I Dërguari i Allahut a.s. e ka konsideruar jobesimtar secilin person që nuk i përket fesë islame, prandaj edhe ne i përmbahemi këtij vendimi dhe qëndrimi.

Po ashtu të gjithë janë unanimë për atë që i Dërguari a.s. ka konsideruar mysliman secilin që e ka besuar dhe ka ndjekur rrugën e tij dhe që është larguar prej cilësdo fe përveç Islamit. Ne i përmbahemi këtij qëndrimi dhe nuk shtojmë asgjë më tepër.

Ai që sjell ndonjë tekst (ajet apo hadith) se dikush konsiderohet i dalë prej fesë islame, atëherë edhe ne e konsiderojmë atë të dalë prej fesë. Po ashtu, për atë që thuhet se, sipas konsensusit të dijetarëve, ka dalë prej Islamit, edhe ne e konsiderojmë të tillë, ngase e kemi obligim të ndjekim vendimin e caktuar me konsensus (ixhma).

Ndërkaq, nëse nuk ka tekst (ajet apo hadith), që përcakton se kush ka dalë prej Islamit dhe se nuk ka as konsensus (ixhma) për këtë, atëherë ne nuk mund ta gjykojmë askënd se ka dalë prej Islamit vetëm sepse ka ndonjë akuzë, paragjykim e as argument.

**Rezyme e gjithë asaj që kemi thënë:**

Allahu i Lartësuar ka thënë: "E Ne nuk dënuam askënd para se t'ia dërgojmë të dërguarin".(El Isra, 150); "Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt në mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë

pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht".( En-Nisa,65). Këto ajete argumentojnë atë që kemi thënë më herët. Është e saktë se personi të cilit i ka arritur shpjegimi për çështjet e fesë dhe nuk ka besuar, konsiderohet jobesimtar.

E, nëse beson, e më pastaj beson aq sa do Allahu, i zbaton urdhrat dhe shpjegimet e Allahut, por nga mosarritja e shpjegimit ai vepron diçka të kundërt me vendimin e të Dërguarit a.s., për të nuk ka kurrfarë dënimi derisa t'i shpjegohet çështja.

Po qe se njeriut i arrin shpjegimi i të Dërguarit a.s. dhe ai e kundërshton vendimin e të Dërguarit a.s., jo nga dëshira, po për shkak të ixhtihadit, ai, edhe nëse nuk ia qëllon çështjes, ka një shpërblim për shkak të angazhimit. Mu për këtë i Dërguari a.s. ka thënë: "Kur muxhtehidi gabon, ai ka një shpërblim , e nëse ia qëllon çështjes, ka dy shpërblime".

Po qe se dikush nuk e vepron të vërtetën për shkak të arrogancës, po nuk e mohon atë, ai është besimtar mëkatar.

E nëse mohon të vërtetën edhe me zemër, atëherë ky është mohues politeist, sepse nuk gjykon sipas vendimit të Dërguarit a.s. dhe nuk e pranon vendimin e tij.

Të gjitha veprimet e tilla e kanë dispozitë, pavarësisht se këto çështje kanë të bëjnë me besimin, me dispozitat e Sheriatit, të adhurimit dhe të fetvave[5].

**E përmbyllim këtë duke thënë:**

Nga shpjegimi i ajeteve dhe haditheve, është bërë e qartë e vërteta. Po ashtu këtë e ka bërë të qartë edhe fjala e të Dërguarit a.s.: "Ai që i thotë vëllait të tij - o jobesimtar - atëherë njëri prej atyre të dyve është jobesimtar". Po ashtu, kujto Fjalën e Allahut të Lartësuar: "Mos iu qas asaj për se nuk ke njohuri".(El Isra, 36); "e supozimi nuk është asgjë ndaj së vërtetës". (Junus, 36). Gjithashtu i Dërguari a.s. ka thënë: "Ruajuni paragjykimit, ngase paragjykimi është biseda më e rrejshme". Pra, njeriu duhet të jetë i kujdesshëm duke menduar se çfarë flet me gjuhën e tij, dhe veçanërisht në çështjen e përcaktimit të mosbesimit të dikujt apo politeizmit të dikujt, kur nuk ka fakte të prera dhe të qarta, për të cilat nuk ka asnjë dyshim. Po ashtu duhet të ketë kujdes të mos i nënshtrohet paragjykimit dhe të mos e gjykojë askënd për diçka që nuk e ka urdhëruar Allahu të gjykohet në Islam.

Transmeton Ibn Hazmi në "Xhevamiu Sireti", se Abbasi r.a. kishte ardhur me Ebu Sufjanin në ditën e çlirimit, e i Dërguari i Allahut i kishte thënë atij: "A nuk është koha e fundit të dish se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut"?. Ebu Sufjani i tha: "T'u bëfshin fli babai dhe nëna ime, sa mirë u solle me mua dhe sa fisnik që je ndaj meje, kujtova se, sikur të kishte zot tjetër përveç Allahut, do të më kishte ndihmuar sot". Më pastaj i tha i Dërguari i Allahut "Or i mjeri Ebu Sufjan, a nuk është afruar koha fundit që të dish se unë jam i Dërguar i Allahut?. Ebu Sufjani i tha: "T'u bëfshin fli babai dhe nëna ime, sa mirë u solle me mua dhe sa fisnik që je ndaj meje, por për këtë çështje ende ka një dozë dyshimi". Abbasi i kishte thënë Ebu Sufjanit: Mjerë ti, prano Islamin para se të të shkojë kryet, e ai e pranoi Islamin. E Abbasi tha: O i Dërguari i Allahut, vërtet Ebu Sufjani është njeri që e ka merak mburrjen, atëherë mundësoji diçka për se do të mburret. Në këtë rast i Dërguari i Allahut tha: "Kush hyn në shtëpinë e Ebu Sufjanit, është i sigurt, ai që mbyll derën e shtëpisë prapa, është i sigurt, dhe kush hyn në Qabe, është i sigurt".[6]

Ky pra është vendimi i dikujt se ka hyrë në Islam sipas veprimit të jashtëm, ashtu sikur ka vepruar i Dërguari Allahut a.s..

Më pastaj ne u themi atyre që kanë thënë: dhënia e besatimit ndaj halifit dhe ndjekja e komunitetit është njëri prej kushteve të besimit:

Vërtet, kushdo që shqipton Shehadetin, është mysliman besimtar, edhe nëse është injorant për domosdoshmërinë e dhënies së besatimit ndaj halifit dhe ndjekjes së komunitetit derisa atij t'i arrijnë shpjegimet për këto çështje dhe t'i ofrohen fakte dhe argumente të prera. Po qe se ndonjëri, sipas ixhtihadit të tij, mendon të kundërtën rreth kuptimit të dhënies së besatimit ndaj halifit, komunitetit dhe prijësit, dhe këtë e bën për shkak të studimeve të tij përveçse ndjek mendimet e juristëve të njohur dhe të pranuar myslimanë, të cilët kanë divergjenca të mëdha në mes tyre, pra nëse ky ka gabuar me ixhtihadin e tij dhe ne jemi të bindur për gabimin e tij, ky është person që i pranohet arsyetimi dhe është i shpërblyer për shkak të ixhtihadit dhe konsiderohet mysliman besimtar.

Pas vdekjes së të Dërguarit a.s., të gjithë myslimanët janë të pajtimit me konsensus për dhënien e besatimit si halife ndaj Ebu Bekrit r.a. përveç Zubejr bin El Avamit dhe Ali bin Ebi Talibit. Zubejr bin El Avami kishte kuptuar se cila ishte e drejta dhe shumë shpejt hoqi dorë prej mendimit të tij e ia dha besën Ebu Bekrit. Ndërkaq, Aliu r.a., kishte kuptuar pas gjashtë muajsh se cila ishte e vërteta dhe pati hequr dorë prej mendimit të tij duke i dhënë besën Ebu Bekrit r.a. Ai, përgjatë gjashtë muajsh ishte i lirë, nuk e ndiqte askush, nuk ishte penguar të takohej me njerëzit dhe askush nuk kishte pretenduar se Aliu r.a. kishte dalë prej besimit dhe, krahas kësaj, askush nuk kishte dyshuar në Islamin e tij.

Hasan el-Hudajbi Duatun La Kudatun. Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: mr.sci. Flamur Sofiu

# Shpjegimi dhe argumentimi i Ikametit

**Ibrahim Beqiri**

**Ikameti është synet sikurse Ezani**

Ikameti është sikurse Ezani, ka 15 fjalë, veçse ikametit, pas fjalëve "Haje alel felah", i shtohen: 2 herë kadëkametis salah dhe kështu bëhen 17 fjalë tek Hanefitë. Në shkollën shafiite dhe hambelite Ikameti ka vetëm 11 fjalë, 2 herë Allahu ekber dhe 2 herë kad kametis-salah, të tjerat fjalë lexohen nga një herë. Ndërkaq, tek malikitë Ikameti ka 10 fjalë. Në dallim nga hanefitë, shafiitë dhe hambelitë fjalët Kad kametis-salah i lexojnë vetëm një herë.

Në librin "Sherhu Muhtesar Et-tahavij fil Fikhil Hanefij lil Imam Ebi Bekr Err-rrazi El Xhes-sas" Ebu Xha'fer thotë: "Ikameti është sikurse ezani njësoj, veçse ikametit i shtohen në fund, pas fjalëve Haje alel felah: Kadë kametis Salatu, Kadë kametis Salatu. Kjo trajtë e ikametit argumentohet në rrëfimin e Abdullah bin Zejdit, të cilit iu dëftua në ëndërr forma e ezanit dhe e ikametit, dhe gjithashtu tregimi i Suvejd bin Gafle-s, i cili transmeton: "E kam dëgjuar Bilallin duke e thirrur ezanin me nga dy fjalë, dhe ikametin me nga dy fjalë gjithashtu".

Transmeton Hamadi nga Ibrahimi nga Esvedi,e ky i fundit tregon se Bilalli ezanin dhe ikametin i thërriste me nga dy fjalë.

Argumentimi i radhës nga shkolla hanefite për formën e ikametit nga dy fjalë, vijon: Është transmetuar nga ashabët se ikameti mësohej sikurse ezani, dhe transmetohet se Pejgamberi a.s. ia ka mësuar Ebu Mahdhures Ikametin me 17 fjalë. (Hadithi ndodhet në koleksionin e Tirmidhiut dhe është i saktë –sahih.)

Ndërsa tri shkollat e tjera formën e ikametit e argumentojnë me nga një fjalë në transmetimin e Abdullah ibn Omerit, i cili ka thënë: Ezani në kohën e Pejgamberit a.s. ishte nga dy fjalë, kurse ikameti nga një fjalë përveçse në ikamet shtoheshin fjalët: kad kametis-salah 2 herë. (Imam Ahmedi në Musned)

**Dispozita e Ikametit**

Ikameti është synet muek-kede(i fortë) për meshkuj e jo edhe për femra për çdo namaz farz, qoftë ky namaz në kohën e vet ose i mbetur. Pejgamberi, paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të, ka thënë: "Nëse tre veta falen në një fshat apo në shkretëtirë dhe nuk thërrasin ikametin, me ta merret shejtani. Duhet të jemi të bashkuar, se ujku ha bagëtinë që është e vetmuar, larg të tjerave".

Ikametin e ka në kompetencë imami. Myezini nuk mund ta bëjë ikametin pa qenë i pranishëm imami, vetëm nëse ky i fundit i ka dhënë leje.

Ikameti është synet sikurse Ezani.

Ikameti nuk vlen për femra, sikurse ezani, edhe nëse falen me xhemat. Kështu mendojnë hanefitë, kurse tek shafiitë ikameti, nëse falen vetëm femra, lejohet (është edukative).

Ikameti i femrës në prani të xhematit meshkuj, nuk lejohet me konsensusin e të gjithë dijetarëve.

**Ç'është synet për Ezanin dhe Ikametin?**

- Nga syneti është që fjalët në ezan të kenë distancë (pauzë) të shkurtër në mes tyre, në dallim nga ikameti, që fjalët nga dy është e preferuar të ngjiten në mes tyre dhe ikameti të lexohet me zë më të ulët se ezani.
- Të respektohet renditja, nëse rastësisht është tejkaluar ndonjë fjalë, të rikthehet e të lexohet fjala e lënë.



-Drejtimi nga Kibla, veçse tek fjalët Hajeales salah preferohet drejtimi në të djathtë, dhe drejtimi në të majtë - tek fjalët Hajealel felah.

-Distanca në mes të Ezanit dhe Ikametit, për arsye se ngjitja e ezanit me ikamet është mekruh (veprim i urrejtur). Qëllimi i ezanit është informimi i besimtarëve për t'u përgatitur, pastruar e veshur, marrja e abdesit etj. dhe përgjigjja për namaz, ndërsa ikameti është vetëm përgatitje për të nisur farzin e namazit. Preferohet të ketë një pauzë, qoftë edhe të shkurtër, në mes të ezanit dhe ikametit, bazuar në hadithin e Pejgamberit a.s.: "Në mes të çdo ezani dhe ikameti ka namaz". (Muslimi)

Është e parapëlqyeshme të ngadalësohet ezani dhe të përshpejtohet ikameti. Ndjekja e myezinit dhe atij që bën ikametin, duke ia përsëritur fjalët pa zë. Kur të arrijë myezini tek fjalët Haje ale sala ngrihet imami dhe xhemati; Kur të thotë myezini kadë kametis sala merret tekbiri; Gjatë thirrjes së ezanit dhe ikametit nuk flitet; Ezani dhe ikameti thirren duke qenë në gjendje të pastër; Urrehen ezani dhe ikameti i xhunubit; Ezani dhe ikameti duhen kënduar në gjuhën arabe.

- Kur jemi te namazi i akshamit tek ne, sidomos në Kosovë, Maqedoni e Shqipëri, e mendoj edhe në mërgatë, nëpër xhami aplikohet ngjitja e ezanit me ikamet, që në Sheriatin islam konsiderohet gabim. Ka mospajtim tek hanefitë se sa duhet pritur pas ezanit të akshamit për të nisur ikametin. Ebu Hanife mendon se duhet pritur aq sa të lexohen tri ajete të shkurtra ose një ajet i gjatë. Mendimi tjetër është - sa pauzohet në mes dy hytbeve, por se duhet pritur, për këtë nuk ka asnjë diskutim.

Ahkamul Ibadat,dr. Kamil Musa f. 118 ., Ediletul Hanefije minel Ehadith En-nebevije alel Mesail Elfikhije, autor: Eshejh Elmuhadith Elmufesir Muhamed Abdullah bin Muslim Elbehlevi f. 132,El Muhtar lilfetava ala Medh-hebil Imam El A'dham Ebi Hanife En-nu'man, autor: Mahmud El Mevsilij f.110, "Sherhu Muhtesar Et-tahavij fil Fikhil Hanefij lil Imam ebi Beker Err-rrazi El Xhes-sas f. 552" Minhaxh El muslim Ebu Beker el Xhezairi f.264

# Muhamedi a.s. është i dërguar i Allahut xh. sh.

**Mr. Ajni Sinani**

**Ka shkrime të shumta nga jomyslimanë që thonë se Muhamedi a.s. ishte një njeri i urtë e i mençur, që pohoi në mënyrë të rreme se ishte i Dërguari i Zotit! Dhe një numër jo i vogël njerëzish sot në botë janë bërë pré e këtyre shkrimeve tendencioze.**

Për të kuptuar pavërtetësinë e këtij pretendimi, le të zgjedhim njeriun më të mençur në botë dhe të bëjmë një marrëveshje me të duke kërkuar të marrë rolin e këtij "pejgamberi të rremë". Të shohim se a do të mund ta aktronte këtë rol, larg karakterit të tij të vërtetë prej një njeriu hipokrit, që shtiret për diçka që nuk është. Madje të mos heqë dorë nga aktrimi dhe shtirja deri në vdekje.

Le të kthehemi në kohë dhe hapësirë, te Kurejshët në Mekë në shekullin e 7-të, kur jetoi Muhamedi a.s.. Ta vendosim këtë njeri tek ata njerëz që kishin arritur majat në retorikë dhe oratori dhe të cilët organizonin gara në poezi çdo vit në pazarin Ukadh. Ai të mos ketë një mësues që do t'ia mësonte ngjarjet historike të mëhershme. Një person që s'di shkrim e lexim, sikurse Muhamedi a.s., që nuk shquhet as për oratori dhe as që ka dell prej poeti.

Një person që do të rritej jetim. Në rininë e hershme do të kujdesej për delet. Të jetonte dyzet vjet në mesin e banorëve të Mekës dhe të njihej nga ata për besnikëri dhe ndershmëri. Të respektonte të afërmit, të fliste të vërtetën, të përkujdesej për të mjerët dhe të varfrit, t'i ndihmonte të dobëtit dhe të përkrahte të drejtën. Të mos adhuronte asnjëherë idhujt që i adhuronte populli i Mekës.

Pastaj, befas, në moshën dyzetvjeçare, të dilte dhe të deklaronte rrejshëm se është "i dërguari i Zotit" dhe me të folurit e tij t'i sfidonte dhe të ngadhënjente mbi të gjithë ata poetë. Të sjellë një libër, sikurse Kur'ani fisnik, që do të ishte i pakrahasueshëm dhe do t'i kalonte të gjithë librat e botës. Dhe jo vetëm kaq, por ai duhej të rrezikonte duke i sfiduar arabët dhe gjithë njerëzimin dhe xhinët duke kërkuar prej tyre të sillnin diçka të ngjashme, qoftë edhe sa një kaptinë e shkurtër e Kur'anit.

Që populli ta besonte këtë person për të dërguar të Zotit, atij do t'i duhej të sfidonte ata me mrekulli të jashtëzakonshme (muxh'ize) që s'mund t'i bëjë njeriu! A thua me çfarë do ta sfidonte ky pejgamber mashtrues popullin e Mekës të asaj kohe?!

A do t'i sfidonte ata në një fushë që nuk e njihnin, si për shembull, astronomi, mjekësi; apo ky mashtrues do ta zgjidhte gjënë më të fuqishme që kishte arritur ai popull dhe për të cilën ata shquheshin e krenoheshin më së shumti?!

Pastaj, pse do të duhej që ky njeri gënjeshtar t'i sfidonte kurejshët dhe gjithë arabët në oratori dhe në gjuhën arabe, në fushën e tyre më të fortë?! A do të ishte i mundshëm një veprim i tillë dhe sa do të kishte sukses?!

Ky njeri gënjeshtar jo vetëm që do t'i sfidonte gjithë arabët dhe gjithë njerëzimin me të shprehurit e tij, por do të duhej të fliste në dy nivele. Një nivel i të folurit të tij duhej të ishte si "Kurani i Shenjtë", me të cilin nuk krahasohet asnjë libër, dhe niveli tjetër të ishte si "Hadithi", me të cilin gjithashtu nuk mund të krahasohet asnjë të folur njerëzor dhe të cilin e tejkalon vetëm Kurani fisnik.

Ky mashtrues të jetojë 23 vjet mes arabëve duke folur me këto dy mënyra. Që të dy mënyrat më të përsosura dhe më të përkryera se cilado fjalë tjetër njerëzore. Të folurit e tij të jetë konform ndodhive dhe situatave, duke

i këshilluar shokët e tij apo duke ua tërhequr vërejtjen. Të flasë me të folur elokuent për çdo rast e ndodhi, të thotë fjalë që s'ka në të folurit e njerëzve. Me të folurit e tij të sfidojë gjithë oratorët, poetët dhe mjeshtrit e gjuhës arabe të çdo epoke.

Ky gënjeshtar për asnjë çast nuk duhet të jetë spontan dhe as i sinqertë me veten. Të tregohet i durueshëm kur i thonë "i çmendur', "i marrë", "poet" apo "magjistar". Të jetë i durueshëm edhe atëherë kur populli i tij ngrihet kundër tij dhe familjes së tij. Të jetë i durueshëm kur ata përpiqen për ta vrarë. A mund t'i durojë gjithë këto një person gënjeshtar?!

**"Allahu do të të mbrojë nga njerëzit"**

Kur populli i tij të kërkojë kompromis duke i thënë: "të adhurojmë një vit Zotin tënd dhe një vit zotat tanë" ai të refuzojë. Kur atij t'i thonë "ju ofrojmë çfarëdo pushteti, madje ju bëjmë mbret dhe udhëheqës, me kusht që të lini thirrjen tuaj dhe të mos flisni kundër fesë sonë" ai të refuzojë. Kur t'i thonë "do të heshtim ndaj teje nëse ti hesht ndaj zotave tanë" ai të refuzojë. Nëse i thonë "ne të ofrojmë çfarë të duash nga pasuria dhe gjithçka nga gjërat e kësaj bote" ai të refuzojë. Nëse i thonë se "do ju bëjmë njeriun më të pasur dhe të parin mes nesh" ai të refuzojë, sikurse veproi Muhamedi a.s. me parinë e Mekës. A mund t'i refuzoj gjithë këto oferta një njeri gënjeshtar?!

Çdo gënjeshtar bën gafa. Por ai duhet të jetë i kujdesshëm. Duhet të mos harrojë fjalët që i ka thënë më herët, në mënyrë që fjalët e mëvonshme të mos vijnë në kundërshtim me të mëhershmet, me qëllim që gënjeshtra e tij të mos dalë në shesh. Ai duhet të mos harrojë gjatë gjithë jetës së tij.

Fjalët e tij të mos kundërshtohen dhe të kuptuarit e tij të mos jetë kontradiktor. Ai të flasë me mijëra vargje (të ngjashme me ajetet kuranore) dhe me mijëra e mijëra thënie, sikurse thëniet e hadithit, e ato të mos jenë kundërthënëse, që të mos kuptohet mashtrimi nga ana e tij. Madje, të jetë i kujdesshëm me shokët dhe me kundërshtarët!!!

Ky njeri duhet të hiqet dhe të shtiret duke u shfaqur me nivelin më të lartë të vlerave morale dhe etike, t'u mësojë njerëzve dispozitat fetare të ligjit islam dhe të mbetet një model i pashoq në të gjitha çështjet e moralit, besimit dhe mënyrës së jetesës.

Ky gënjeshtar duhet të kërkojë nga besimtarët që të pastrohen para namazit dhe pesë herë në ditë t'I luten Zotit. Ai të jetë i tillë jo vetëm duke u shtirë para të tjerëve, po dhe në shtëpinë e tij, duke u zgjuar nga gjumi pa lindur dielli, duke iu lutur Zotit pas mesnate, me orë të tëra, aq sa t'i ënjteshin këmbët. Kur t'i thotë bashkëshortja e tij - pse lutesh kaq shumë ndonëse je i falur nga Zoti, ai të thotë 'a nuk duhet të jem rob



mirënjohës ndaj Krijuesit'? Të jetë i sjellshëm në çdo veprim, deri në atë masë, saqë gruaja të thotë se ai ishte "Kur'ani i gjallë që ka ecur në mes njerëzve".

Kur t'i jepet mundësia për t'u hakmarrë ndaj kundërshtarëve të tij, t'i amnistojë duke ua falur të gjitha mëritë dhe t'u thotë 'shkoni, jeni të lirë'. Kur të hyjë në Mekë hipur mbi deve, gjatë zgjidhjes së saj, të jetë modest dhe i përulur, sikurse kur bie në sexhde, duke falënderuar Zotin për atë fitore. Vallë, a mund ta bëjë këtë një gënjeshtar?!

Ai, ndonëse gënjeshtar, të jetë i ndershëm dhe besnik me veten dhe njerëzit! Kur ai të flasë për Tokën, Diellin, Hënën, planetët dhe yjet, të deklarojë se ato i ka krijuar Zoti. Kur të flasë për detet, lumenjtë, pemët dhe kafshët, të flasë për to në mënyrë të saktë, që nuk do të mund të hidhej poshtë as pas mijëra vjetësh nga ana shkencore.

Të flasë për popujt e mëhershëm dhe për rrëfimet e tyre në mënyrë të saktë, nga aspekti shkencor dhe me ndershmëri, ndonëse ai në thelb është një gënjeshtar!!!

Pastaj të heqë dorë nga gënjeshtra edhe atëherë kur rrethanat do të ishin të volitshme për gënjeshtër dhe të flasë, ndonëse heshtja do të ishte më e nevojshme për një gënjeshtar.

Qëllon që në vdekjen e fëmijës së tij të zihet Dielli dhe njerëzit të thonë se Dielli është zënë për shkak të vdekjes së djalit të Pejgamberit, kurse ai të mos heshtë por të thotë se Dielli nuk zihet për vdekjen e askujt, porse zënia e Diellit është prej shenjave të Zotit. A mund të veprojë kështu një mashtrues sharlatan?!

**Vërtet Ju kemi dhënë Keutherin- shumë të mira!"**

Kur të pyetet nga njerëzit për kohën e shkatërrimit të botës, të thotë: "Unë nuk di, dija për të i takon Zotit". I duhet të rrezikojë duke treguar për momentin e humbjes së persianëve



nga ana e romakëve "në pak vite", sikurse u paratregua nga Kur'ani fisnik. Sikur të mos ngadhënjenin romakët pas pak vitesh dhe të ndodhte e kundërta, një parashikim i tillë jo i saktë do të nxirrte në shesh gënjeshtrën e tij dhe do të rezultonte me humbjen e besimit nga shokët dhe ithtarët e tij.

Të durojë kur ta sulmojnë armiqtë për ta vrarë! Kur armiqtë të jenë jashtë shpellës në kërkim për ta vrarë, ta ngushëlloj mikun e tij më të ngushtë duke i thënë: "Mos u mërzit, Allahu është me ne". A është e thjeshtë kjo?! Po sikur ta vrisnin!

Ky mashtrues duhet ta bindë veten e tij rrejshëm dhe, kur vijnë për ta mbrojtur miqtë e tij, t'u thotë: Shkoni, se unë s'kam nevojë për mbrojtjen dhe ruajtjen tuaj. Zoti më ka zbritur këto fjalë: "Allahu do të të mbrojë nga njerëzit"!

Ai të qëndrojë i vetëm në betejë kundër një ushtrie të madhe duke thënë: "Unë jam i Dërguari i Zotit, nuk ka gënjeshtër!", sikurse qëndroi Muhamedi a.s. në betejën e Tebukut. Cili gënjeshtar do të mund të shtirej dhe të qetësonte veten e tij në situata të tilla fatale për jetën?!

Si do të mund ta ngushëllonte veten e tij përballë ofendimeve të armikut duke thënë në mënyrë të rreme se Zoti i ka shpallur: "Vërtet Ju kemi dhënë Keutherin- shumë të mira!"

Pastaj të kërkojmë prej këtij mashtruesi të sillet si dijetar gjenial dhe të sjellë atë që s'do të mund ta sillnin gjenitë e botës për qindra e qindra vjet pas tij. Të flasë për embrionin në shekullin e 7-të. T'i përshkruajë fazat e zhvillimit të embrionit në mënyrë të saktë e precize, faza të cilat do të vërtetohen pas 1400 vjetësh nga zbulimet shkencore! Të flasë për shumë dukuri natyrore, çuditërisht në mënyrë të saktë e precize. T'i kundërshtojë mendimet e atyre që janë rreth tij dhe të mos e çajë kokën për kundërshtimet e tyre!

Mund ta bëjë këtë një njeri gënjeshtar?! A është kjo brenda së mundshmes?! Vallë a nuk është ky një absurditet dhe kjo një gjë e paarritshme për cilindo gjeni të botës?!

Pyetje që na nxisin të reflektojmë:

Si mundet të jetë i ndershëm një njeri për dyzet vjet në popullin e tij, e më pas të gënjejë dhe, kur të gënjejë, të gënjejë ndaj Zotit?!

Si mund të sjellë dikush që nuk di shkrim e lexim një libër, diçka të ngjashme me të cilin s'mund të sjellin as njerëzit më të ditur dhe eruditët e gjenitë më të mëdhenj të njerëzimit?!

Si mundet të sfidojë gjithë njerëzit dhe xhinët një njeri gënjeshtar duke kërkuar prej tyre të sjellin diçka të ngjashme me një kaptinë të shkurtër kuranore, qoftë edhe duke bashkëpunuar në mes tyre?! Dhe njerëzit të tregohen të paaftë për ta sfiduar atë edhe pas 1400 vjetësh!

Si mund të jetë i durueshëm një gënjeshtar që nga fillimi i thirrjes së tij, me gjithë këtë durim?!

Si mundet të sfidojë një gënjeshtar popullin e tij në gjërat që ata janë më të fortë se ai: në lëmin e gjuhës dhe retorikës?! Pastaj, pse duhet t'i sfidojë pikërisht në këtë sferë?! Si mund të sjellë ai fjalët më të përsosura?!

Si mundet që një njeri, qoftë gënjeshtar apo jogënjeshtar, të flasë në dy mënyra dhe secila të jetë më e përsosur se cilido fjalim tjetër veç tyre!?

Si mundet t'u bëjë ballë një gënjeshtar tundimeve dhe ofertave në këmbim të thirrjes së tij?!

Si të jetë që një gënjeshtar, pavarësisht nga numri i madh të fjalëve të shqiptuara, të mos bjerë në kundërshtim, e të mos gabojë qoftë edhe një herë gjatë një periudhe prej 23 vjetësh?!

Pse një gënjeshtar të mos shfrytëzojë një mundësi të artë për të promovuar gënjeshtrën e tij, sikur është rasti i zënies së Diellit?!

Si të kërkojë një gënjeshtar largimin e shokëve të tij, kur ata deshën ta ruanin, duke u thënë se e ruan Zoti?

Si mund të thotë të drejtën e të vërtetën një gënjeshtar, ndonëse ajo është në kundërshtim me qëndrimin e popullit të tij?!

Si ta qetësojë një gënjeshtar vetveten me gënjeshtër edhe në momentet kritike për jetën?!

Si mund të ndodhë që një njeri, qoftë gënjeshtar apo jogënjeshtar, të flasë për embrionin dhe fazat e tij dhe shumë e shumë dukuri të tjera natyrore dhe kjo të mos bjerë ndesh me zbulimet shkencore, pa pasur mjete të mjaftueshme për këtë?! Madje të mbahen simpoziume shkencore pas qindra e qindra vjetësh, ku të studiohet fenomeni shkencor në Kur'anin fisnik dhe në Hadith- fjalët e Pejgamberit a.s.?!

Pas gjithë këtyre pyetjeve dhe pas një studimi objektiv, një meditimi të thellë dhe serioz, nuk na mbetet tjetër veçse të themi se Muhamedi a.s. nuk ishte veçse i Dërguar i Zotit dhe se ai nuk fliste veçse me inspirim hyjnor: "Ai nuk flet sipas dëshirës së vet, por ajo (që thotë) është Shpallje që i shpallet". (En Nexhm, 3-4).

# Kuptimi i drejtë i realitetit në optikën e ixhtihadit bashkëkohorë

**Driton Arifi**

**Aliu r. a. thotë: "Foluni njerëzve në nivelin që ata ju kuptojnë, a mos dëshironi të përgënjeshtërohet Allahu dhe i Dërguari i Tij?"**

**Brezat e parë njohës të thellë të realitetit ku jetonin**

Atributi i fituar nga gjeneratat e para si brezat e artë të Islamit, nuk ishte përshkrim i shoqërisë së tyre vetëm nga një këndvështrim i caktuar, por ai ishte tipar që pasqyronte realitetin e tyre, si në aspektin e ngritjes shpirtërore, morale, kulturore, ashtu edhe në fushën e njohjes së thellë të realitetit ku jetonin ata. Elementi bazë që i bëri ata të ishin të tillë, pa dyshim ishte vetë jetesa dhe shoqërimi i Muhamedit a. s., i cili gjithnjë ishte strehë dhe referencë për të gjithë ata që i besuan mesazhit të tij. Muhamedi a. s., kur ofronte zgjidhje për problemet e ymetit të tij, këtë nuk e bënte nga mendja e tij njerëzore, por i frymëzuar nga shpallja hyjnore, prandaj vendimet e tij ishin të pagabueshme, dhe gjithnjë në përputhje me realitetin në të cilin jetonte ai. Këtë e konstaton vetë Allahu në Kur'anin fisnik, ku thotë:". Dhe ai nuk flet nga mendja e tij. Ai (Kur'ani) nuk është tjetër përveçse shpallje që i shpallet". (En-Nexhm, 3-4). Pa dyshim që ajetet që zbrisnin tek Muhamedi a. s., i përgjigjeshin aktualitetit dhe realitetit të njerëzve të asaj kohe, shpeshherë edhe në mënyrë të drejtpërdrejt e tekstuale. Mirëpo është rregull në shkencën e tefsirit që merret në konsideratë përmbajtja përgjithësuese e tekstit e jo shkaku i veçantë i zbritjes së tij. Prandaj, sa herë që njerëzit hasnin në probleme, i Dërguari i Allahut ofronte zgjidhje të favorshme, mbase duke qenë njëherësh edhe njohës i thellë i realitetit të tyre. Njohjen e realitetit e trashëguan nga ai edhe shokët e tij besnikë, dhe këtë e vërejmë në shumë raste, në mesin e të cilave është edhe ai kur Muhamedi a. s. e dërgoi Muadh bin Xhebelin në Jemen si emisar të tij, dhe e pyeti: Me çfarë do të gjykosh, o Muadh!? Ai tha : Do të gjykoj me Librin e Allahut: E, nëse nuk e gjen? Atëherë me Synetin e të Dërguarit të tij. E, nëse nuk e gjen në Synetin e të Dërguarit të Tij? Atëherë , tha Muadhi: Bëj përpjekje- ixhtihad dhe ofroj zgjidhje për ta e nuk rri duarkryq. Muhamedi a. s., ia rrahu gjoksin (shenjë kënaqësie) dhe i tha: E falënderoj Allahun që e udhëzoi në të drejtën emisarin e Pejgamberit të Tij, dhe me këtë e kënaqi të Dërguarin e Allahut."[1]

Në këtë argument vihet në pah fakti se Muadh Ibn Xhebeli theksoi nevojën që, për problemet për të cilat nuk kishte tekst të drejtpërdrejt, do të mundohej të njihte thellë realitetin e çështjes në fjalë, e pastaj do të bënte përpjekje për të gjetur diçka që është analoge me të në Kur'an dhe Synet. Kjo pikëpamje hulumtuese për zgjidhje adekuate edhe në mungesë të tekstit të drejtpërdrejt, mori edhe miratimin dhe bekimin e të Dërguarit a. s., ngase një gjë ishte e qartë, që njerëzit nuk bën të lihen pa shtegdalje juridike për problemet e tyre. Gjëra të tilla do të vërejmë më vonë edhe nga Ebu Bekri r. a., pastaj nga Umer ibn Hatabi, gjatë udhëheqjes së tyre të drejtë. Për të dëshmuar këtë, do të na mjaftonte rasti kur Umeri r. a. përzgjodhi Ubu Musa El-Esha'riun që të ishte mëkëmbës i tij në Irak, të cilin, ndër të tjera, e porositi: " Vëri re! Kuptoji thellë (të them edhe një herë) kuptoji mirë çështjet që të paraqiten ty, nëse s'ke tekst as nga Kur'ani e as nga Syneti i Muhamedit a.s., atëherë bëj

krahasime dhe njihi gjërat analoge dhe ato që kanë ngjashmëri në mes tyre, pastaj zgjidh atë që është më e dashur tek Allahu dhe atë që më së shumti i përafrohet së vërtetës[2]. Kjo porosi e dhënë nga Umeri r. a., dëshmon për mendjemprehtësinë e tij, të kuptuarit e tij të thellë të realitetit si dhe tregon për kujdesin që një tipar të tillë ta kultivonte edhe tek mëkëmbësit e tij gjithandej nëpër rajone.

**Ndryshimet e shpejta kohore, sfidë për elitën e dijetarëve bashkëkohorë**

Megjithatë, kohët ndryshuan dhe problemet sa vinin e shtoheshin, madje në të gjitha fushat e jetës, dhe kësisoj vazhdojnë edhe sot. Prandaj, krahas mundësive të pafundme që ofrojnë sot të arriturat bashkëkohore, madje në të gjitha aspektet jetësore, duhet të pajtohemi se ato na vënë para shumë sfidave komplekse, ballafaqimi me të cilat nuk duket të jetë edhe aq i lehtë. Nëse shtrijmë horizontin e studimit tonë në tunelin kohor, do të vërejmë se, sa më herët të kthehemi në retrospektivë, do të gjejmë një thjeshtësi më të madhe jetese, dhe rrjedhimisht probleme e sfida më të kufizuara. Por, me gjithë këto ndryshime të mahnitshme që ndodhin, madje me ritme shumë të shpejta, e bëjnë të domosdoshme që juristët bashkëkohorë islamë të bëjnë hulumtime shumë më të thella, me një qasje të re, dhe gjithsesi të menjëhershme. Përpjekja e juristëve islamë ishte e domosdoshme për faktin se Sheriati islam, është ligji që e ka zgjedhur Allahu i Lartëmadhërishëm – që të jetë platformë juridike dhe sistem jetësor që mbetet i pamposhtur përballë furtunës së shpejtë të ndryshimeve kohore. Ai është i zbritur që të jetë referencë e përjetshme dhe një oqean i pafund me zgjidhje ideale për njerëzimin mbarë, dhe në mënyrë të veçantë për myslimanët kudo që jetojnë ata. Kjo është edhe një specifikë e veçantë e tij, ngase ky sistem jete buron nga dija absolute e Zotit - të Gjithëdijshmit. Ndërsa, pa dilemë fare, sistemet dhe legjislacionet e tjera nuk e gëzojnë këtë fakt, ngase burim i të gjitha të tjerave është mendja relative e njerëzve. Me gjithë faktin që burimet e dispozitave sheriatike disponojnë një fond tejet të begatshëm të argumenteve bazë , si dhe një elasticitet të mjaftueshëm të tyre në raport me ndodhitë, duhet pranuar se herë pas here, e ndoshta sot në masë edhe më të shtuar, është krijuar një lloj boshllëku në mes realitetit të shoqërive myslimane dhe platformës juridike islame. Mirëpo, parimisht, duhet pranuar se përgjegjësinë për mos lejimin e zgjerimit të një pellgu të tillë në mes burimeve islame dhe praktikës së myslimanëve, pa dyshim që kryekëput e bartin dijetarët, e pjesërisht edhe udhëheqësit politikë të tyre.

Mbase për t'iu përgjigjur të gjitha këtyre ndryshimeve që ndodhin çdo ditë në botën moderne, në veçanti atyre të fushave ekonomike, politike e sociale, dijetarët bëjnë përpjekje maksimale që të zvogëlojnë pellgun ndarës në mes të realitetit aktual dhe teksteve tradicionale islame (Kur'anit dhe Synetit profetik). Ata iniciuan themelimin e institucioneve e akademive të shumta hulumtuese në fushat e ndryshme islame, me anë të të cilave deri diku përafruan gjetjen e zgjidhjeve optimale për problemet bashkëkohore të myslimanëve.

Në akademitë shkencore e hulumtuese të themeluara në dekadat e fundit të shekullit të kaluar në Botën Islame, dijetarët islamë kërkuan ndihmën e kuadrit profesional të profileve të ndryshme shkencore, si të ekonomisë, mjekësisë, sociologjisë, politikës e të tjerë, të cilëve u referoheshin sa herë që çështjet juridike kishin të bënin me profilet e atyre ekspertëve. Kjo u bë në saje të përpjekjeve të sinqerta dhe vizionare të elitës së dijetarëve islamë, për të kuptuar realitetin aktual me objektivizëm të skajshëm, dhe në formën më të mirë të mundshme.

**Kriteret shtesë për muxhtehidët – dijetarët bashkëkohorë**

Në këtë kontekst, dhe të gjendur përballë këtyre rrethanave, u kërkua që dijetarët që kanë premisa për të qenë referencë e zgjidhjeve për preokupimet bashkëkohore të myslimanëve, përveç njohurive të tyre rreth burimeve të Sheriatit apo, siç janë të njohura si kushte të ixhtihadit, duhet të njohin mirëfilli edhe dy aspekte të rëndësishme.

E para prej tyre është njohja e mirëfilltë e synimeve të Sheriatit islam, synime këto që manifestohen qartazi në gjithë dispozitat e detajizuara të tij. Ky konstatim del nga fakti se i Gjithëdijshmi nuk ka krijuar asgjë së koti, dhe as nuk ka ligjësuar asnjë normë përveçse të tilla në aplikimin e të cilave ekzistojnë arsye, fshehtësi dhe urtësi, disa prej të cilave, pa dyshim, mund t'i zbulojmë edhe me anë të dhuntisë së mendjes. Ai në Librin e Tij Fisnik thotë: " Ne nuk i krijuam qiejt e Tokën dhe ç'ka ndërmjet tyre pa një qëllim. Por, Ne i krijuam të dyja me qëllim të caktuar, mirëpo shumica e tyre nuk e dinë". (Duhan, 38-39). Por, këtë kriter, ndoshta prej atyre që më së miri e kristalizoi nga dijetarët islamë, pa dyshim është Shatibiu, i cili tha: "Meqenëse i tërë Sheriati është i ndërtuar duke marrë parasysh interesat e njerëzve (qofshin ato në shkallë të domosdoshmërive, nevojave apo komoditeteve), dhe nëse njeriu arrin të kuptojë synimet e Ligjvënësit në çdo çështje prej çështjeve të ligjit të Tij, madje në çdo kapitull të jurisprudencës, atëherë ai është i denjë që të konsiderohet trashëgimtar i Muhamedit a. s. në mësimdhënie, fetva dhe gjykim sipas Ligjit të Allahut"[3]. Këtë koncept të kuptimit të

objektivave sheriatikë e konstatuan më vonë edhe shumë dijetarë, të cilët detajizuan edhe më tej konceptin e tillë.

E dyta është njohja e realitetit ku jetojmë. Ky kriter është vendosur në dritën e rregullit të artë të usuli fikhut se: Gjykimi mbi një çështje duhet të bëhet pas perceptimit të thellë të saj". Por, çfarë nënkuptojmë me këtë kriter që duhet plotësojë patjetër muxhtehidi, për të fituar të drejtën që të flasë në emër të Islamit? Me kuptimin e realitetit është synim zbritja në fushën e veprimtarive njerëzore, që të njihen problemet, vuajtjet, mundësitë dhe gjërat me të cilat ata ballafaqohen, si dhe hulumtimi për zgjidhjen në tekstet (nga Kur'ani ose Syneti), të cilat ofrojnë shtegdalje për gjendjen e tyre në një periudhë të caktuar kohore.[4] Respektivisht, do të duhej që të përdorë tekstet e pakontestueshme, në mënyrë që ato të japin frytet e veta, në bazë të një metodologjie të qartë, e cila merr në konsideratë veprimin me argumentet, realizimin e synimeve të tyre, por nuk anashkalon as aktualitetetin, ndryshimet kohore, si dhe rrethanat e reja të krijuara më vonë. Këtu duhet theksuar një e vërtetë se, gjatë periudhave kohore, ka pasur shumë "dijetarë" që kanë njohur mirëfilli burimet tradicionale të Sheriatit islam, por të cilëve ndoshta u ka munguar njohja e realitetit të tyre dhe, në anën tjetër, kanë ekzistuar edhe të tjerë që kanë njohur mirë realitetin e tyre, mirëpo nuk i kanë njohur burimet tradicionale islame, ndërsa më të rrallë kanë qenë ata që kanë bashkuar të dy këto njohuri të rëndësishme. Në të vërtetë, një balancë të tillë në mes njohjes së burimeve tradicionale dhe njohjes së realitetetit duhet ta realizojë domosdoshmërisht muxhtehidi-hulumtuesi i pavarur, sepse ai ka për detyrë të transferojë tekstin nga një argument teorik në një realitet praktik, d. m. th. të nxirret nga teorizmi i tij e të jetësohet në praktikë, me qëllim që të dëshmohet e vërteta e patundur se Sheriati islam - Ligji i Zotit të Gjithëdijshëm është sistem jete, që vlen për çdo kohë dhe çdo vend. Vetëm këta do të ishin zbatues të porosisë domethënëse të Aliut r. a., i cili thotë: "Foluni njerëzve në nivelin që ata ju kuptojnë, a mos dëshironi të përgënjeshtërohet Allahu dhe i Dërguari i Tij?"[5] Andaj, para se të japin opinionin e tyre, dijetarët duhet të marrin parasysh argumentet sheriatike dhe pastaj realitetin, sepse vetëm në këtë mënyrë kanë garantuar saktësinë e mendimeve të tyre, por edhe pranueshmërinë nga masat e gjera për atë që thonë.

[1] Këtë hadith e koleksionon Ebu Davudi në "Sunenin e tij" (Nr: 3592- 3\303). Boton Darul-Fikr . [2] Shih: Subulus-selam, Es-san'ani (4\ 381). Darul-Asimeh. Bot. i 1. 2001. Rijad. [3] Shih: El-Muvafekat, Esh-Shatibijj (734) . Darul-Kitabel-Arabijj. Bot. i 1 2002. Bejrut. [4] Shih: Fikhul – vaki' , Ahmed Bauud (f 16), [5] Transmeton Buhariu në "Sahihun" e tij, (Nr:127, 1\59).

# Falënderimi për mirësitë

**Sedat Islami**

**Turpi është simboli i këtij Ymeti, është gjëja me të cilën identifikohet nga të tjerët. Për këtë arsye, Islami këtij morali i ka kushtuar rëndësinë maksimale.**

Falënderimi për mirësitë është prej tipareve të besimtarit. Ai gjen arsyetime të shumta për ta falënderuar Allahun edhe atëherë kur të tjerët E harrojnë. Muhamedi a.s. ka thënë: "Çudi me punën e besimtarit, e gjithë puna e tij është mirësi, kur e godet ndonjë sprovë, ai bën durim - e kjo është mirësi për të, e kur e godet ndonjë punë e mirë, ai E falënderon Allahun - e kjo është mirësi për të."[1]

Ai E falënderon Allahun edhe kur sprovohet, e edhe kur disponon mirësi, sidomos kur këto të fundit vijnë pas ndonjë sprove apo belaje. E të tilla konsiderohen edhe fatkeqësitë natyrore. Shpëtimi prej tyre duhet të jetë doemos shkas për ta falënderuar Allahun. Pas javëve të tëra pa borë e shi, Allahu na begatoi me shi, i cili, doli të jetë edhe si sprovë për një pjesë të popullit tonë. Në disa qytete tona pati dhe vërshime, të cilat, përpos dëmeve materiale, morën edhe jetën e një vajze, për të cilën lutemi që të jetë ndërmjetësuese tek Allahu për prindërit e saj dhe për të gjithë myslimanët! Sikurse lutemi edhe për ata që pësuan dëme materiale dhe solidarizohemi me ta, madje kjo hytbe ka këtë qëllim: solidarizimin shpirtëror me ta. Edhe ne, edhe ata, kemi nevojë ta falënderojmë Allahun. Duhet ta falënderojmë Allahun për atë që, siç do të shprehej Shurejhu[2], një gjykatës mysliman nga shekujt e parë, nuk ka qenë më e madhe. Këto vërshime rastisën të jenë pikërisht në përvjetorin e dytë të Cunamit në Japoni, ku mbetën 19.000 persona të vdekur e u shkatërruan zona të tëra vendbanimesh[3]. Gjithësesi, këto qenë më të rënda. Vlerësimi i fatkeqësisë, sipas kriterit 'gjithnjë ka edhe më



keq', e lehtëson shumë atë. Sot do të flasim për falënderimin për mirësitë dhe rëndësinë e tyre në jetën e besimtarit.

**1. Rëndësia e falënderimit për mirësitë**

Ndonëse mirësitë e Allahut ndaj nesh janë të shumta, ose, siç qëndron tekstualisht në Kur'an, të panumërta, për se Allahu ka thënë: (Shi: Sebe', 13)

Prandaj, falënderimi për to, duke pasur parasysh shpërfilljen e njeriut ndaj tij, është i një rëndësie me përmasa të shumta. Ne do të mundohemi të sjellim disa imazhe të kësaj rëndësie, vetëm sa për ilustrim.

**1.1. Falënderimi është moral profetësh e xhennetlinjsh**

Besimtari do të ndihet i motivuar për falënderim kur të kuptojë se ai me këtë veprim ka përvetësuar edhe moralin dhe etikën profetike. Allahu në Kur'an, në disa vende, ka përshkruar të Dërguarit të Tij me këtë tipar. P.sh., duke folur për Nuhun a.s., thotë: Pasardhës të atyre që i bartëm (i shpëtuam) së bashku me Nuhun (bëhuni mirënjohës!). Vërtet ai ishte rob shumë falënderues". (El Isra, 3)

Edhe Ibrahimin a.s. e përshkruan kësisoj: (Shih: En-Nahl, 120-121)

Ishte tipar edhe i të Dërguari tonë, Muhamedit a.s.. Mugire ibn Shu'beh r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. falej vullnetarisht derisa i ënjteshin këmbët. Përse po falesh, kur Allahu t'i ka falur që të gjitha mëkatet? – e pyetën disa. Pejgamberi a.s. dha një përgjigje që duhet të jetë moto e çdo besimtari të devotshëm. Tha: "Atëherë, a të mos jem rob falënderues"!

Morali i falënderimit nuk është karakteristikë vetëm e kësaj bote. Ai besimtarët i shoqëron dhe jeton me ta edhe në Ahiret. Allahu, duke i përshkruar besimtarët që hyjnë në Xhennet, thotë (Shih: Ez-Zumer, 74)

**1.2. Falënderimi është ruajtje e mirësive ekzistuese dhe fitues i mirësive të humbura**

Kjo fjali në të vërtetë është një rregull. Mirësitë do t'i kemi në dorë aq sa të falënderojmë Allahun e Madhëruar për to, dhe, nëse vazhdojmë me falënderim, atëherë ato do të na shtohen. "Dhe (kujtoni) kur Zoti juaj njoftoi bindshëm: "Nëse falënderoni, do t'jua shtoj të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi Im është i vështirë"! (Ibrahim, 7)

**1.3. Mohimi dhe përbuzja rrugë drejt humbjes**

Falënderimi është simbol që i dallon falënderuesit nga përbuzësit, ata që jo rrallë e pësojnë shkaku i kësaj kryeneçësie. Allahu, duke na treguar për fatin e falënderuesve, thotë: "Çfarë ka Allahu me dënimin tuaj? E falënderuat dhe i besuat? (e para nuk i pakëson sundimin e as e dyta nuk i shton) Allahu është mirënjohës i dijshëm".(En-Nisaë, 147); "(Shih: El Kamer, 33-35). Ndërsa, duke na folur për mohuesit, përbuzësit, thotë: (Shih: En-Nahl, 112)

**2. Domethënia e falënderimit**

Por, cila është domethënia e falënderimit?

Çfarë nënkupton ta falënderosh Allahun për mirësitë e Tij?

A përkufizohet vetëm në falënderim verbal apo duhet të shprehet edhe në praktikë?

Falënderim d.t.th. të shprehësh mirënjohjen për Allahun për mirësitë, të pranosh se ato janë prej Tij, të mos i fshehësh po t'i bësh publike. Allahu ka thënë: "E me të mirat që t'i dha Zoti yt, trego (udhëzo njerëz)"! (Ed-Duha, 11)

Falënderimi nuk mjafton të qëndrojë vetëm në mirënjohjen verbale ndaj Dhuruesit, Allahut të Madhëruar. Gjithsesi duhet të shtrihet edhe në veprat e njeriut. Madje, njeriun duhet ta bëjë edhe më modest dhe më të përulur. A nuk pamë se me ç'arsyetim të bukur iu përgjigj Muhamedi a.s. atyre që i thanë pse falej aq shumë, ndonëse Allahu ia kishte falur mëkatet. Ai u tha se atij që i janë shumuar, ai edhe më shumë duhet të përulet, edhe më shumë duhet ta adhurojnë Allahun, edhe më shumë duhet të jetë i lidhur me Të.

Falënderimi nënkupton që mirësinë e dhuruar ta vësh në funksion të adhurimit për Allahun. Nëse Allahu të ka dalluar për zgjuarsi, atëherë mësoji myslimanët; nëse Allahu të ka dhënë pasuri, atëherë jepi zekatin dhe sadakanë, e kështu me radhë. Dijetarët kanë thënë se falënderimi i robit për Zotin sillet rreth tri shtyllave kryesore:

• Pranimi se ato mirësi janë prej Allahut;
• Publikimi i tyre dhe shprehja me modesti se ato janë dhunti e Allahut, i Cili dallon kë të dojë me se të dojë, dhe
• Që mirësinë ta vësh në shërbim të adhurimit.

Ibni Ebi Dunja, në librin e tij të njohur 'Falënderimi'[4] (ar. esh-Shukru), përmend se një njeri e kishte pyetur Ebu Hazim Seleme ibn Dinarin:

O babai i Hazimit! Cili është falënderimi për dy sytë?

Tha: Që, kur ta shohësh të mirën, ta thuash, dhe kur ta shohësh të keqen, ta fshehësh.

Po, falënderimi për veshët, cili është? – e pyeti prapë.

Nëse dëgjon mirë, e mban mend, e nëse dëgjon keq, e refuzon.

E për duart çfarë falënderimi ka? – vazhdoi ta pyeste njeriu.

Tha: Mos merr atë që nuk të takon dhe mos e pengo – ndalo dhënien e asaj që është e drejtë e Allahut! – iu përgjigj.

Po falënderimi për barkun, si duhet të jetë? – e pyeti.

Që fundi i tij të jetë ushqim e pjesa e sipërme dituri- iu përgjigj Ebu Hazimi dhe citoi nga Kur'ani (Shih: El Mu'minunë, 5-7)

Po falënderimi për këmbët, si duhet të jetë? – e pyeti.

Nëse sheh një të vdekur, vepra e të cilit të pëlqen, atëherë mundohu të veprosh siç ka vepruar ai, ndryshe, nëse sheh të vdekur që nuk të pëlqen puna e tij, atëherë larg nga punët e tilla.

Pastaj Ebu Hazimi merr shembull për ata që nuk E falënderojnë Allahun me tërë qenen e tyre e thotë se ata i ngjajnë njeriut që ka një rrobë, po që nuk e ka veshur. Kësisoj, dobia e saj është asgjë, ngase nuk e ka mbrojtur nga vapa dhe as nga të ftohtët, sikurse nuk e ka mbrojtur nga shiu dhe as nga bora.

**3. Falënderimi dhe përbuzja në raport me Allahun**

Falënderimi dhe përbuzja janë tipare të dy kategorive njerëzish, dobia, respektivisht dëmi i të cilave ka të bëjë vetëm me ata. Allahu na ka treguar se çfarë do dhe çfarë i pëlqen nga veprat tona, porse ka tërhequr vërejtjen se kjo nuk ndikon fare pushtetin e Tij. Në kaptinën Lukman, ajeti 12, thotë: "Ne i patëm dhënë Llukmanit mençuri të përsosur (e i thamë): Të falënderosh Allahun, e kush falënderon, e mira e atij falënderimi i takon atij, e kush refuzon (edhe ai e ka për vete), në të vërtetë, Allahu nuk ka nevojë (për falënderimin e tij), sepse Ai Vetë është i Lavdishëm."

Kjo gjë ka të bëjë vetëm me ne. Ja se si shpjegohet kjo në kaptinën Ibrahim: (Shih: Ibrahim, 7-8)

**4. Falënderimi nuk është kompensim i mirësive**

Falënderimi, ndonëse një gjë e urdhëruar dhe prej tipareve të besimtarëve, megjithëkëtë nuk është e gjitha. Mirësitë e Allahut ndaj nesh janë të shumta, siç e thamë edhe më sipër, janë numerikisht të pallogaritshme, prandaj njeriu nuk guxon që këtë vepër, e cila do të duhej ta bënte sa më modest që të jetë e mundur, ta marrë si të mjaftueshme, ngase, e para - ai nuk mund t'ia dalë mbanë kurrë, ai duhet të përpiqet dhe të angazhohet maksimalisht, po kurrë të mendojë se e ka shpaguar mirësinë e Allahut, dhe - e dyta, duhet ta dije se vepra nuk mund të arrijë kurrë çmimin e Xhenetit, prandaj duhet të tregojë pafuqinë e tij para Allahut, të shprehë nevojën për faljen e Tij, të mos lejojë që mirësitë ta humbasin nga rruga e Tij. edhe sikur –po supozojmë- ta ketë falënderuar Allahun për të gjitha mirësitë, edhe kjo vepër ka nevojë për falënderim. Kjo nuk nënkupton assesi që, për mirësitë, të zgjedhim rrugën e mohimit. Përkundrazi. Moto jona duhet të jetë modestia, e shprehur në fjalët madhështore të Muhamedit a.s.: "Atëherë, a të mos jem rob falënderues"!

(1) Hadithin e transmeton Imam Muslimi në Sahihun e tij. (2) Shemsuddin el-Menbexhijj, Muhammed in Muhammed in Muhammed. (2005) Teslijetu ehli-l mesaib. f. 17. (3) www.evropaelire.org (4) Ibni Ebi Dunja, Ebu Bekir Abdullah ibn Muhammed ibn Ubejd ibn Sufjan ibn Kajs. (1980) Esh-shukru. f 44.

# Ushqimet e ndaluara

**Dr. Islam Hasani**

**Islami ka vendosur rregulla të thjeshta rreth ushqimeve, për të mbajtur një balancë ndërmjet trupit dhe shpirtit. Islami lejon dhe u rekomandon pjesëtarëve të vet të hanë çdo gjë që është e pastër, e shëndetshme dhe e fituar përmes rrugëve hallall.**

Për t'u kujdesur për mirëqenien e përgjithshme të popullit,[1] Islami ka ndaluar disa kategori të ushqimit dhe pijeve, dhe disa prej burimeve, mjeteve dhe metodave të fitimit. Këto kategori janë të ndaluara për ta mbrojtur njerëzimin nga dëmi dhe si masë parandaluese, janë të ndaluara gjithashtu gjërat që shpien në të ndaluarën,. ". . . u lejon të mirat, e u ndalon të këqijat dhe i liron nga barrët e rënda dhe vështirësitë që i kanë pasur. . . " (El A'rafë, 157). Termi kuranor 'haram' përdoret për gjërat a veprat e ndaluara. Haram është ajo që është absolutisht e ndaluar nga Ligjvënësi, Allahu. Ekzistojnë gjëra që janë rreptësisht të ndaluara për konsumim dhe përdorim në kushte normale. Haram do të thotë 'e ndaluar nga Zoti Xh. sh.' dhe të vepruarit me gjëra haram është mëkat. Është shumë e rëndësishme të dihet se ç'është dhe ç'nuk është haram, sepse largimi nga harami është mbrojtje nga mëkatet.[2]

### Kategoritë e ndaluara të ushqimeve dhe pijeve

Janë vetëm 6 kategori të ushqimeve/pijeve, të cila janë të ndaluara, dhe ato janë:[3]

A. Mishi i ngordhur apo kalbësirat

B. Derri dhe çdo prodhim që ka prejardhje nga derri

C. Gjaku rrjedhës

Ç. Ushqimi i flijuar për idole/idhuj

D. Ushqimet/Pijet dehëse të të gjitha llojeve përfshirë drogën dhe alkoolin

Dh. Kafshët mishngrënëse dhe shpezët gjuetare me kthetra të mprehta.

Katër kategoritë e para janë të ndaluara bazuar në ajetin kuranor si vijon:"Ju ndalohet ngrënia e ngordhësirës, gjakut, mishit të derrit, asaj kafshe që është therur jo në emër të Allahut…" (El Maide, 3). Kategoria e pestë (ushqimet intoksikuese/dehëse) është e ndaluar bazuar në ajetin kuranor:"O besimtarë! Me të vërtetë, vera (pijet alkoolike), bixhozi, statujat dhe shigjetat e fallit janë vepra të ndyta nga punët e djallit. Pra, për të shpëtuar, largohuni nga këto"! (El Maide, 90). Kategoria e gjashtë (për ndalimin e kafshëve mishngrënëse dhe dhëmbëshqyese dhe shpezëve e gjahut me kthetra të mprehta) bazohet në hadithin:"Pejgamberi a. s. e ka ndaluar çdo shtazë që është dhëmbëshqyese dhe çdo shpezë që ka kthetra". (Muslimi)

### A. Ndalimi i mishit të shtazëve të ngordhura (ngordhësirat)

Allahu e ka ndaluar ngrënien e mishit të shtazëve dhe shpezëve që kanë ngordhur si një ngordhje natyrale, pa u therur, ose nga gjuetia e cila është me mjete të lejuara. "Ju ndalohet ngrënia e ngordhësirës, gjakut, mishit të derrit, asaj kafshe që është therur jo në emër të Perëndisë, mishit të kafshës që është lidhur në fyt e ka plasur, mishit të kafshës që është rrahur e ka ngordhur, dhe të asaj kafshe që është mbytur nga të rrëzuarit, e të asaj që është mbytur me brirë nga kafshët e tjera, dhe të asaj që është mbytur nga egërsirat, përveç atyre që i preni ju para se të ngordhin. Ju ndalohet ngrënia e asaj që është therur për nder të kryqeve dhe të të kërkimit të fatit me fall…. ". (El Maide, 3).

Kategoria e shtazëve të ngordhura përfshin shtazët dhe shpezët që ngordhin nga ngufatja, fryrja, goditja, ose ato që janë ngrënë pjesërisht nga shtazët e egra. Kjo kategori përfshin shtazët/shpezët e mbytura në atë mënyrë që ndalon gjakun e tyre të dalë nga trupi i tyre.

**B. Ndalimi i mishit të derrit – dhe të gjitha prodhimeve dhe nënprodhimeve të tij**

Ndalimi i mishit të derrit është bërë me ajete kuranore si më poshtë: "Me të vërtetë, Allahu jua ka ndaluar ngrënien e kafshës së ngordhur, gjakun e derdhur, mishin e derrit dhe të kafshës që është therur jo në emër të Zotit…". (El Bekare, 173); "Thuaj: "Unë nuk gjej në atë që më është shpallur mua (në Kur'an), se është e ndaluar ta hajë njeriu atë që do, gjithçka tjetër, përveç ngordhësirës, gjakut të derdhur, ose mishit të derrit, se ai është i ndytë…". (El En'am, 145)

Kur Kur'ani përmend ndalesën e ngrënies së mishit të derrit, ndalesa përfshin çdo pjesë të tij, duke e konsideruar derrin ndyrësirë dhe ngrënien e tij mëkat.

**C. Gjaku rrjedhës**

Gjaku është lëngu që qarkullon përmes zemrës, arterieve, venave dhe kapilarëve duke bartur materiet ushqyese, elektrolitet, hormonet, vitaminat, antitrupat dhe oksigjenin në inde, dhe mbeturinat e dyoksidin e karbonit. Kur të flitet për gjakun që është i ndaluar sipas ajetit kuranor të përmendur më lart "...gjakut të derdhur..." (El Bekare, 173), kjo i referohet gjakut që derdhet jashtë dhe jo gjakut që gjendet brenda mishit apo ndonjë organi. Gjaku që është derdhur nga shtaza a shpeza, është i ndaluar edhe nëse është shndërruar në ndonjë prodhim tjetër apo është ngrirë.

**Ç. Ushqimi që është flijuar për idole/idhuj**

Në Islam është i ndaluar konsumimi i ushqimit apo mishit që i është dedikuar tjetërkujt (idoleve) në vend të Allahut. Kjo bazohet në ajetin kuranor ". . . dhe atë kafshë që është therur jo në emër të Zotit…" (El Bekare, 173). Kjo ndalesë ka të bëjë me ruajtjen e besimit në Njëshmërinë e Zotit dhe për ta refuzuar politeizmin dhe rivalitetin me Zotin e Madhërishëm. Ndalesa e ngrënies së ushqimit që u është dedikuar idhujve apo është therur duke përmendur emrin e idhujve apo hyjnive joekzistues bëhet më qëllim të refuzimit të çdo lloj politeizmi apo rivaliteti me Allahun xh. sh.. Në Islam, politeizmi konsiderohet si i vetmi mëkat i pafalshëm.[4]

Myslimanët obligohen të përmendin Emrin e Allahut gjatë therjes së shtazës a shpezës, për të kërkuar leje nga Allahu, Krijuesi i çdo gjëje, për t'ia marrë jetën e asaj shtaze për ngrënie si të vetmin qëllim. "Hani atë, gjatë therjes të së cilës është përmendur emri i Allahut, nëse jeni besimtarë të dokumenteve të Tij". (El Enam, 118)

**D. Ndalimi i pijeve dehëse**

Është e qartë se pijet alkoolike janë të ndaluara me ajetin kuranor: "O besimtarë! Me të vërtetë, vera (pijet alkoolike), bixhozi, statujat dhe shigjetat e fallit janë vepra të ndyta nga punët e djallit. Pra, për të shpëtuar, largohuni nga këto"! (El Maide, 90) Të gjitha llojet e pijeve alkoolike dhe drogave që dehin, janë të ndaluara në Islam. Dehëse konsiderohen të gjitha ato që mjegullojnë mendjen e njeriut. Pijet alkoolike dhe drogat dehëse të të gjitha llojeve janë të ndaluara për t'u konsumuar, përdorur apo tregtuar në çfarëdo mënyre.[5]

Muhamedi a. s. ka thënë: "Mallkimi i Zotit bie mbi 10 kategoritë e njerëzve që merren me alkool. Ai që e përgatit, për të cilin është përgatitur, ai që e pi, ai që e transporton, ai për të cilin është sjellë, ai që e shërben, ai që e shet, ai që i përdor paratë e fituara nga ai, ai që e blen, dhe ai që e blen (alkoolin) për dikë tjetër". (Termidhiu dhe Ibni Maxhe). Kjo thënie e Pejgamberit a. s. sjell një rregull të përgjithshme: Çdo gjë që ndihmon të ndaluarën, është e ndaluar, ky parim i ndalon të gjitha rrugët që shpien në haram (të ndaluarën). Qëndrimi islam për ndalimin e pijeve dehëse është pa kompromis, pa marrë parasysh a është sasia e madhe apo e vogël.[6] Muhamedi a. s. ka thënë: "ajo shumica e së cilës të deh, edhe pakica e saj është e ndaluar".

**Dh. Kafshët mishngrënëse dhe shpezët gjuetare me kthetra të mprehta**

Janë të ndaluara për ngrënie shtazët që kanë dhëmbë si të qenit dhe gjuajnë (hanë) shtazë të tjera. Ngjashëm me to edhe shpezët që gjuajnë dhe hanë shtazë dhe kanë kthetra të mbrehta, janë të ndaluara. "Pejgamberi a. s. e ka ndaluar çdo shtazë që është dhëmbëshqyese dhe çdo shpezë që ka kthetra". (Muslimi) Shtazët gjuetare përfshijnë kafshët mishngrënëse me dhëmbë shqyes, siç janë: luani, qeni, ujku, tigri, dhelpra, hiena, macja etj.. Shpezët gjuetare përfshijnë shpezët mishngrënëse me kthetra të mprehta, siç janë: skifteri, shqiponja, hutini etj..

Kafshët të cilave ndalohet t'u hahet mishi, ndalohet t'u pihet edhe qumështi. "Transmetohet nga Ibn Omeri se i Dërguari i Zotit e ka ndaluar ngrënien e shtazëve të ndyta dhe pirjen e qumështit të tyre". (Tirmidhiu)

(1) Abu Ammar Yasir al-Qadhi, "Importance of Halal Sustenance", The Brunei Times, 26 October 2012. (2) D. Nurdeng, Review Article, "Lawful and Unlawful foods in Islamic Law focus on Islamic Medical and Ethical Aspects", International Food Research Journal 16: 469-478 (2009), f. 470. (3) Islam Hasani, Ushqimi Hallall: Prodhimi, Përgatitja, Menaxhimi dhe Deponimi, (Prishtinë: Dituria Islame, 2012), f. , 20. (4) Mohammad Mazhar Hussaini, Islamic Dietary Concepts and Practices (Bedford Park: The Islamic Food and Nutrition Council of America, 1993) f. 68-70. (5) Ibid. (6) Ibid

# Dhënia e zekatit për në rrugën e Allahut (2)

**Mr. Ejup Haziri**

**Në numrin (vazhdimin) e kaluar kemi shpjeguar për grupin e shtatë përfitues të zekatit, që ka të bëjë me zekatin në rrugën e Allahut. Kemi shpjeguar sintagmën "fi sebilil-lah", pastaj polemikat e shkollave juridike rreth saj, argumentet e secilës shkollë dhe tematika të tjera që ndërlidhen me të. Vazhdojmë edhe këtu të njëjtën temë.**

### Konotacioni gjithëpërfshirës i sintagmës "fi sebilil-lah"

Në shkrimin e shkuar kemi vënë në dukje se hanefitë sintagmës "fi sebilil-lah" i japin konotacion të zgjeruar, duke mos e përkufizuar vetëm në kuptimin e luftës a të luftëtarëve, po duke i dhënë një kuptim gjithëpërfshirës, përfshirë edhe lloje të tjera, si: haxhinjtë që kanë mbetur në rrugë, kërkuesit e diturisë, rrugët e mirësisë apo nevojat e përgjithshme që përbëjnë themelin e jetës fetare dhe shoqërore.[1] Kjo ishte një qasje e re e hanefitëve, kundruall tri shkollave të tjera juridike, që sintagmën "fi sebilil-lah" e kufizojnë pothuaj në luftën në rrugën e Allahut, me armatimin dhe me mbrojtjen e vendit.

Ndonëse qasja e hanefitëve në lidhje me këtë tematikë është shpërfillur përgjatë shekujsh dhe në një formë edhe është etiketuar si qasje e gabuar, me pretekstin se dilet nga teksti që nocioni "fi sebilil-lah" nënkupton. Mirëpo, kjo qasje gjithëpërfshirëse e hanefitëve nuk është për t'u hedhur poshtë, përkundrazi është një qasje që reflekton realitetin, sidomos në kohën tonë.

### Mendimi hanefit i përzgjedhur

Dallimi konceptual në mes shkollës hanefite dhe shkollave të tjera rreth termit "fi sebilil-lah" ka qenë që nga fillimi objekt diskutimi, për se thuajse gjithnjë është favorizuar mendimi i shumicës në këtë aspekt. Ndonëse thënë në kohë të hershme, në rrethana krejtësisht të tjera, mendimi i hanefitëve konsiston më shumë me kohën bashkëkohore dhe i përgjigjet rendit të ri shoqëror, kur rrethanat e reja përcaktuan edhe ecurinë e zhvillimit të jetës shoqërore dhe dolën në shesh sfida të reja.

Nëse shfletojmë librat e jurisprudencës apo të komentimit të Kur'anit, që janë shkruar në të kaluarën, do të konstatojmë se shumica e tyre kanë përkrahur dhe favorizuar mendimin e tri shkollave të tjera në lidhje me termin "fi sebilil-lah-në rrugën e Allahut". Për rrjedhojë, u krijua një precedent dhe një imitim tekstual, si nga ana teorike, ashtu edhe nga ajo praktike. Mendimi hanefit thuajse gjeti përkrahje dhe aplikim vetëm gjatë periudhës së Perandorisë Osmane. Mirëpo, me ndërrimin e situatës dhe përfundimisht me rënien e halifatit dhe në dekadat pas tij, mendimi hanefit, ndonëse më herët i anashkaluar, fitoi përkrahje dhe gjeti mbështetje, veçanërisht nga dijetarët eminentë bashkëkohorë, të cilët, të prirë nga realiteti faktik i shoqërisë myslimane, argumentuan se sintagma "fi sebilil-lah" përfshin të gjitha nevojat e përgjithshme të një shoqërie a bashkësie myslimane.

Autoritetet e rëndësishme myslimane në kohën moderne, gjatë shqyrtimit të nocionit "fi sebîlil-lah", erdhën në përfundimin se kjo fjalë ka kuptim të gjerë, ndoshta edhe më të gjerë sesa vetë mendimi hanefit, duke konstatuar se në të futen interesat dhe nevojat e ndryshme të shoqërisë myslimane. Komentet dhe përgjigjet e tyre, që do të elaborohen në vijim, rreth kësaj fjale, do ta bëjnë mendimin hanefit të përzgjedhur për kohën bashkëkohore.

### Mendimet e dijetarëve eminentë bashkëkohorë

Sigurisht që në kohën bashkëkohore janë të shumtë ata që i kanë dhënë konotacion

gjithëpërfshirës fjalës "fi sebilil-lah", dhe, në një punim si ky yni, është e pamundur të përfshihen e të përmenden gjithë ata dhe mendimet e tyre, prandaj do të mjaftohemi me disa prej tyre, që janë më të njohur.

Dijetari i mirënjohur Reshid Rida, në veprën e tij kapitale "Tefsiru-l Kur'ani-l Hakim", që ndryshe njihet si "Tefsiru-l Menar", në interpretim të fjalës "fi sebilil-lah-në rrugë të Allahut", shprehet se prioritet dhe përparësi duhet t'u jepen përgatitjes së luftëtarëve, armëve, blerjes së tyre, ushqimit të ushtarëve, mjetet e transportit për luftë dhe përgatitjes së luftëtarëve, e më pas shprehet: "Nocioni fi sebilil-lah- në rrugë të Allahut", këtu nënkupton interesat e përgjithshëm të myslimanëve, që përbëjnë bazamentin e çështjes fetare dhe shtetërore". Sipas tij, lejohet dhënia e këtij grupi (të zekatit) për mbajtjen dhe sigurinë e rrugëve të haxhit, hapjen e burimeve të ujit, ushqimin, për gjërat e ndryshme për shëndetin e haxhinjve etj.."

Ky racionalist më tej shton: "Në kohën tonë, më e nevojshme dhe më e arsyeshme është që zekati të jepet me qëllim të shkollimit e të përgatitjes së njerëzve (thirrësve në fe), të cilët do t'i interpretojnë dhe do t'i shpjegojnë të vërtetat e Islamit, dhe ata të dërgohen në vendet e pabesimtarëve nga institucionet fetare që u japin pasuri të mjaftueshme, ashtu siç veprojnë pabesimtarët në përhapjen e fesë së tyre".[2] "Po ashtu në këtë grup, - thekson Reshid Rida, - hyn edhe ndihma ndaj shkollave fetare-medreseve dhe shkollave të tjera në bazë të interesit të përgjithshëm. Në këtë kontekst, mësuesve të këtyre medreseve u jepet pagë gjatë kryerjes së profesionit të tyre ligjor, përderisa ata nuk kanë ndonjë fitim tjetër dhe nuk janë të pasur".[3]

Edhe shumë komentatorë të tjerë të Kur'anit janë të mendimit të njëjtë me Reshid Rida-në, në mesin e tyre edhe Fahrudin Rrazi dhe Sejid Sabik, të cilët nocionin "fi sebilil-lah-në rrugë të Allahut" e interpretojnë si një derë të gjerë me domethënie të madhe, që përfshin gjithçka që është e dobishme për kolektivin-bashkësinë,[4] dhe që nuk mund të kufizohet kurrsesi vetëm me luftëtarët dhe fushën e betejës.[5]

Sejid Sabik, në librin e njohur të jurisprudencës "Fikhu-s Suneh", në shpjegimin që i bën nocionit "fi sebilil-lah-në rrugë të Allahut", në rend të parë parasheh përgatitjen e luftëtarëve dhe mjetet luftarake, e më pastaj shprehet: "Gjithashtu në këtë grup hyjnë edhe ndërtimi i spitaleve, punët e mira të përgjithshme, ndërtimi i rrugëve, zgjerimi i linjave hekurudhore ushtarake, aviacioni luftarak, fortifikatat, hendeqet dhe gjëra të tjera." Më tej, Sabik shton se këtu gjithashtu hyn edhe përgatitja e thirrësve myslimanë nga organizatat dhe institucionet e organizuara që u japin pagesë për veprimtarinë e tyre...".[6]



Muhamed Sheltuti, ish-udhëheqës i shkollës prestigjioze "El-Ez'her", në veprën e tij "El-Fetava", në shpjegimin që i bën termit në fjalë, thotë: "Qëllimi me fjalën "fi sebilil-lah-në rrugë të Allahut" është interesi i përgjithshëm dobia për të gjithë myslimanët dhe kurrsesi të kufizohet vetëm me diçka". Sipas tij, "kjo fjalë përfshin xhamitë, spitalet, institucionet arsimore, fabrikat dhe çdo gjë që i bën dobi shoqërisë". Sheltuti, i njohur edhe si Imami i madh (el-imamu-l ekber), që njihet edhe për tentimin për t'i afruar në mes tyre shkollat juridike, përmend edhe polemikat rreth fjalës "fi seblil-lah-në rrugë të Allahut", e më pastaj sjell mendimet e dy komentatorëve të Kur'anit: të Rraziut dhe Kafalit, të cilët sintagmës në fjalë i japin kuptim gjithëpërfshirës, që përfshin të gjitha rrugët e mirësisë, e në fund thotë: "E kjo pa dyshim është ajo që unë përzgjedh dhe në bazë të saj edhe jap fetvanë".[7]

Juristi bashkëkohor Jusuf Kardavi, për fjalën "fi sebilil-lah-në rrugë të Allahut" ka shpjegim të gjatë dhe të arsyeshëm, e ne prej atij shpjegimi do të shkëpusim pjesë të rëndësishme. Së pari, Kardavi shpjegon nocionin "fi sebilil-lah-në rrugë të Allahut", që sipas tij është një nocion



gjithëpërfshirës, duke e argumentuar me ardhjen e këtij termi në Kur'an dhe hadith, e më pastaj thotë: "Nëse juristët e shkollave juridike, në të kaluarën termin e kufizonin me përgatitjen e luftëtarëve, ruajtjen e kufirit dhe mjeteve luftarake për të cilat ata kishin nevojë, ne në kohën tonë i shtojmë edhe luftëtarë nga lloji tjetër, që janë ata që punojnë për luftë mendore, për përmirësimin e zemrave me mësimet e Islamit dhe për da'ven-thirrjen në Islam. Këta janë luftëtarë me aktivitetet e tyre, gjuhët dhe penat e tyre, që mbrojnë besimin dhe ligjin Islam".[8] Sipas tij, mendimet e dijetarëve të hershëm për elaborimin e fjalës "fi sebilil-lah-në rrugë të Allahut", nuk janë të arsyeshme, për shkak se për mbrojtjen e vendit ka fond të veçantë nga buxheti shtetëror, por është e nevojshme që dhëniet fetare të orientohen në drejtim të luftës për ngritje kulturore, arsimore dhe edukative të myslimanëve. Kardavi tërheq vëmendjen duke thënë: "Disa punë dhe angazhime në njërin prej vendeve brenda një kohe a periudhe dhe rreth një gjendjeje, mund të jenë xhihad "fi sebilil-lah-në rrugë të Allahut", por, në një vend tjetër, kohë a gjendje tjetër, mund të mos jetë xhihad i tillë". "Krijimi i shkollave (medreseve), thekson Kardavi, në kushte normale, pa dyshim që është një vepër e mirë dhe një angazhim i lavdëruar, të cilin e do Islami, mirëpo nuk llogaritet xhihad, e, nëse në ndonjë vend mësimi dhe drejtuesit e arsimit është në duart e të tjerëve që propagandojnë fenë e tyre, të komunistëve apo në duart e të pafeve shekullarë, atëherë krijimi i një medreseje islame konsiderohet si xhihadi më i madh".[9]

Kardavi, në librin e tij"Fikhu-z Zekat", shtron me të drejtë pyetjen: Ku të jepet fondacioni "fi sebililah" në kohën aktuale, kur dihet se mendimi i shumicës së shkollave juridike nënkupton dhënien për luftë dhe luftëtarë, që nënkupton luftë islame, sikurse kanë qenë luftërat e ashabëve dhe tabiinëve, të cilat i bënin në Emrin e Zotit. Në përgjigjen e tij, ai bazohet në shpjegimin e Reshid Rida-së, i cili ka projektuar një ide që të formohet një institucion nga njerëzit e fesë myslimane, që organizon dhe strukturon gjithë pasurinë e zekatit, e që atë pasuri e shpenzon për ata që janë të lidhur me atë institucion, e kështu të bëhet përpjekje për rikthimin e gjykimit me Islam, gjithnjë duke përgatitur thirrës që mbrojnë Islamin me gjuhët dhe penat e tyre, nëse çështja e mbrojtjes përmes armëve vështirësohet dhe pamundësohet. (Rida, tefsiru-l menar, v.10. f. 598)

Nga kjo, na bëhet e qartë se dhënia e zekatit për institucione fetare, sikurse është gjendja në vendin tonë, e ruan islamin dhe i ndihmon myslimanët për të kapërcyer sfida të ndryshme me të cilat ballafaqohen myslimanët. Kjo do ta forconte komunitetin mysliman dhe do ta bënte të qëndrueshëm. Ndonëse ka zëra që fjalën "fi sebililah" e komentojnë në kuptimin klasik të kohës së hershme, duke mos pranuar që kjo fjalë përfshin nevojat e përgjithshme të myslimanëve, - megjithatë, ajo që kemi paraqitur këtu, është më racionale, më humane dhe më e ndërgjegjshme. Në këtë kontekst Husein Xhozo, shprehet: "Është vështirë të ndryshohet vetëdija dhe tradita, prandaj disa rezistenca janë të kuptueshme deri diku. Në të vërtetë, nuk është fjala për kurrfarë risish (bidatesh), as për kurrfarë interpretimi të ri dhe ndryshimi të normave të Sheriatit...".

**"fi sebilil-lah" përfshin institucionet fetare**

Aktet e veçanta, thirrjet dhe fetvatë e dala nga përgjegjësi kryesor për mbarëvajtjen e myslimanëve tek ne, kanë qenë, janë dhe sigurisht do të jenë të financuara e do të bëhen nga institucioni fetar, që në këtë rast është Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës. Kjo bashkësi, organizon, mbikëqyr, vëzhgon dhe kujdeset për komunitetin e saj, dhe, si e tillë, ka bërë thirrje vazhdimisht që fondi i zekatit dhe sadekatul fitrit të jepet për Bashkësinë Islame, me qëllim që të ndihmohen medresetë me të gjitha paralelet dhe Fakulteti i Studimeve Islame, për shkak se nuk ka ndonjë ndihmë ndonjë

fond të përcaktuar për to nga shteti. Sigurisht që një veprim i tillë është plotësisht i ligjshëm dhe me bazë sheriatike-juridike, bazuar në ajetin e grupeve të zekatit, e më saktë tek fjala “fi sebilil-lah-në rrugë të Allahut”, ku hyjnë edhe institucionet fetare, sipas asaj që kemi përmendur më sipër, ngase nuk është qëllimi që ato mjete të orientohen vetëm për luftë, po dhëniet fetare të orientohen në drejtim të luftës për ngritje kulturore, arsimore dhe edukative të myslimanëve, e për këtë pa dyshim që përpiqet institucioni fetar tek ne, për ngritjen e myslimanëve si në aspektin kulturor, ashtu edhe në atë arsimor dhe edukativ. Kjo nuk nënkupton që grupet e tjera apo fondacionet e zekatit të shuhen ose të anashkalohen, përkundrazi ato mbesin dhe askush nuk e ka të drejtën e shuarjes së llojeve ekzistuese, mirëpo institucioni fetar përcakton grupet prioritare, gjithnjë sipas kushteve dhe rrethanave ekzistuese, dhe në rast se përcakton një grup si prioritet ndaj një grupi tjetër, kjo nuk nënkuptohet shkelje, po si një veprim parësor në bazë të rrethanave të kohës. Omeri, në kohën e tij kishte ndaluar që grupi “për përfitimin e zemrave” të ishte pjesëmarrës në fondin e zekatit, për shkak se në kohën e tij një gjë e tillë ishte e paarsyeshme dhe e panevojshme, ngase myslimanët ishin ata që sundonin e nuk ishin të sunduar dhe të përndjekur. Pra, nuk ishte situata sikur në kohën e të Dërguarit, kur myslimanët kishin nevojë për t’i joshur të tjerët në përqafimin e Islamit, përmes mjeteve të ndryshme, një prej të cilëve ishte edhe përmes ndarjes së zekatit, në mënyrë që t’ua përfitonin zemrat e tyre dhe të shpresohej për një kthim të tyre në Islam. Thjesht, mund të ndodhë që në një kohë të caktuar të mos gjenden disa prej kategorive të zekatit, por kjo nuk e anulon tekstin kurrsesi, ngase mund të gjenden në një kohë tjetër apo në një vend tjetër. Kërkesa nga Kryesia e BIRK-së që zekati të jepet për të, në mënyrë që të mbahen qendrat e dijes, siç janë medresetë dhe Fakulteti, është kërkesë shumë e nevojshme dhe plotësisht e drejtë, për shkak se roli i këtyre qendrave të dijes ka qenë jashtëzakonisht i madh dhe mund të themi se ka qenë një xhihad i llojit të vet, që ka thyer barrierat e kohës, ka tejkaluar sfidat e guximshme dhe ka kontribuar në ngritjen e vetëdijes fetare, kulturore dhe edukative, sikurse ka ndikuar në ruajtjen e unitetit të myslimanëve dhe të imazhit të Islamit.




Në rrethanat tona ekzistuese, Bashkësia Islame merr përsipër organizimin e mbledhjes dhe ndarjes së zekatit (çdoherë kemi për qëllim edhe sadekatul-fitrin), që është institucioni fetar që kujdeset për myslimanët dhe, në bazë të prioriteteve të saj, bën edhe ndarjen e zekatit, gjithnjë duke i dhënë përparësi çështjes së ngritjes arsimore dhe edukative të myslimanëve, për se elita e dijetarëve bashkëkohorë mendojnë se në grupin “fi sebililah” futet edhe çështja e arsimit dhe ngritja e kujdesi ndaj institucioneve fetare. Për dallim nga vendet fetare, ku ekzistojnë ndihma dhe fonde të ndryshme nga shteti, në vendin tonë, nga shteti nuk ka thuaja asnjë ndihmë materiale për komunitetin mysliman, që në një formë mbetet komuniteti më i margjinalizuar, prandaj, për mbijetesën e këtij komuniteti, sigurisht që nevojitet ndihma e kësaj shoqërie, qoftë përmes zekatit e sadekatul-fitrit, apo përmes formave të tjera, të ndihmojnë Institucionin e Bashkësisë Islame.

**Përfundim**

Qëllimisht kam përmendur mendimet e elitës së dijetarëve bashkëkohorë për fjalën “fi sebililah”. Kjo, sepse, edhe nga ajo që kemi përmendur, vlen të theksohet se është një nocion i gjerë që përfshin dimensione të shumta, që me një fjalë përfshin të gjitha nevojat e një bashkësie myslimane, prandaj një interpretim i ngushtë i kësaj fjale nuk u bën nder sigurisht as Islamit dhe as myslimanëve. Sigurisht që fetvaja dallon nga vendi dhe koha, prandaj dallimet në mes të kaluarës dhe të sotmes janë të mëdha dhe një komentim i tillë i zgjeruar ndihmon komunitetin mysliman për kapërcimin e sfidave të ndryshme, me të cilat ballafaqohen myslimanët në jetën e tyre të përditshme.

(1) Alaudin Kasani, Beda’ius-Sanai fi tertibish-Sherai, vëll. II, fq. 907; Hashijetu ibën Abidin, v.2. f. 343. (2) Muhamed Reshid ibn Alij Rida, Tefsiru-l Kur’ani-l Hakim (El-Menar), El-Hejetu-l Misrijetu-l Ametu lil Kitab, 1990m, Kairo-Egjipt, v. . f. 435-436. (3) Vepër e cituar, f. 437. (4) Shih komentin e Sejid Kurbit rreth kësaj çështje në tefsirin e tij “Fi Dhilali-l Kur’an”. (5) Shih komentin e Rrazit për këtë çështje në tefsirin e tij“Et-tefsiru-l Kebir ve Mefatihu-l Gajbi”. (6) Sabik, Sejid, Fikhu’s Suneh, bot. II-të, Daru’l Fet’h, Kajro-Egjipt, v.1 f. 453. (7) Mahmud Sheltut, El-Fetava-dirasetun limushkilati-l muslim el-muasir..., daru-sh shuruk, Kajro-Egjipt, f. 111. (8) Kardavi, Jusuf, Fikhu’z Zekah, v. 2 f. 658. (9) Vepër e cituar, v.2, f. 659.



# PAKISTANI

Mr. Samir B. Ahmeti

**Pozita gjeografike**

Republika Islamike e Pakistanit është një prej shteteve aziatike që bie në jug të kontinentit, përkatësisht në rajonin malor në kufi të Azisë Qendrore dhe Lindjes së Mesme. Vendi ka shtrirje në jug në brigjet e Detit Arab dhe në gjirin e Omanit. Pakistani kufizohet me katër shtete fqinje, nga perëndimi kufizohet me Afganistanin dhe me Iranin, nga lindja me Indinë dhe nga verilindja me Kinën. Kurse rajoni i Kashmirit është i ndarë në mes Indisë dhe Pakistanit. Fjala "Pakistan" është e përbërë prej dy fjalëve urde dhe persiane, që janë: fjala "Pak"-i që domethënë "i pastër", dhe fjala: "Stan", që do të thotë "vend". Bashkimi i këtyre dy fjalëve përbën emrin e Republikës së Pakistanit me domethënien "Vend i pastër". Në Pakistan ka male të larta të mbuluara me borë, rrafshnalta të ngritura, fusha pjellore të sheshta dhe brigje me rërë. Shumica dërrmuese e popullit të Pakistanit jetojnë në fusha të rrafshëta pjellore, të cilat ndodhen në rajonin lindor të vendit[2].

Klima e përgjithshme në Pakistan, përveçqë është e nxehtë në verë dhe e ftohtë gjatë dimrit, ajo karakterizohet për thatësi në pjesët më të mëdha të vendit. Ndërkaq, zonat e larta veriore dhe perëndimore të vendit karakterizohen nga moti i ftohtë e me diell, kurse klima në këto vende është e thatë. Temperaturat në Pakistan ndryshojnë nga një vend në tjetrin; në rajonet malore janë më të ulëta. Temperaturat mesatare gjatë verës në veri dhe në verilindje të vendit arrijnë deri në 24 gradë, ndërsa, gjatë verës në zonën e Punxhabit, që është në lindje të vendit, temperaturat arrijnë në 32 gradë verës dhe 13 gradë gjatë dimrit[3].

**Të dhëna statistikore*:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Islamic Republic of Pakistan.
- Emri zyrtar: Republika Islamike e Pakistanit.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë Federale Parlamentare.
- Sipërfaqja: 796,095 km².
- Numri i banorëve: 187.342.721 (2011).
- Dendësia: 226,6 (banorë në 1 km²).
- Feja: Myslimanë 97%, hinduizmi 1.5%, kristianizmi 1.5%.
- Kryeqyteti: Islamabad.
- Qytete të tjera: Karaçi (konsiderohet qyteti më i madh i vendit), Lahore, Faisalabad, Ravalpindi, Multan, Gujranvala, Hyderabad, Peshavar, Quetta, Sargodha etj..
- Grupet etnike: Punxhabi, Pashtunë, Sind-hi, Sariaki dhe Baloçi.
- Gjuhët kryesore: Urdu dhe Angleze (të dy gjuhët zyrtare), Punxhabi, Sind-hi, Siraiki, Pashtu, Baloçi, Hindko, Brahui, Burushaski etj..
- Njësia monetare: Rupi pakistaneze (1.00 PKR = 0.078 EUR).
- Data e pavarësisë: 14 gusht 1947 (nga Britania e Madhe).
- Festë kombëtare: 23 Mars 1956 (Dita e shpalljes së vendit republikë).

**Islamabadi:** Kryeqyteti i Pakistanit ndodhet në këndin verilindor të vendit, afër kryeqytetit të vjetër Ravalpindi, përkatësisht në kufi me Kashmirin. Islamabadi si qytet është i ri, u ndërtua në vitet gjashtëdhjetë dhe vetëm në vitin 1960 u bë kryeqytet i Pakistanit. Vlen të theksohet se xhamia më e madhe në këtë qytet, është ajo që quhet "Xhamia Fejsal", e cila konsiderohet dëshmi e arkitekturës islame dhe llogaritet nga xhamitë më të mëdha në botë, vetëm oborri i saj – më i madhi në botë – është i gjerë për 15 mijë xhematlinj, 1500 të tjerë në pjesën e sipërme dhe 300 mijë në zonën përreth xhamisë. Ndërtimi i kësaj xhamie – që zgjati nga viti 1975 deri në vitin 1986 –ka kushtuar 120 milionë dollarë amerikanë[4].

**Përhapja e fesë islame në Pakistan**

Krahinat e Sind-hit – Pakistani i sotëm – kanë qenë synim i çlirimeve islame gjatë kohës së halifit të drejtë Umer ibn El Hat-abit r.a., prandaj mëkëmbësi i Bahrejnit - Uthman ibn Ebil As, në vitin 15 hixhri / 636 m dërgoi një ushtri me të vëllain El Hakem në krye, drejt brigjeve të Indisë, ku kishte realizuar disa fitore, për të vazhduar më pas edhe me çlirime të tjera.

Nga kjo, vërehet se Feja Islame kishte trokitur në Pakistan që nga koha e hershme e thirrjes islame në Njëshmërinë e Allahut xh.sh., d.m.th. në kohën e sundimit të Umerit r.a.. Pra prej asaj periudhe e tutje Islami zinte vend edhe më të gjerë në ato zona, kurse në kohën e komandantit Muhamed ibn Kasim Islami mori hovin gjithpërfshirës të përhapjes edhe drejt rajoneve të tjera përveç Sind-hit.



**Historia e Pakistanit**

Qytetërimi i vendit – në luginën e lumit të Sind-hit – filloi të lulëzonte rreth 2500 vjet p.e.s. dhe konsiderohet një nga qytetërimet më të rëndësishme në botë, një vend që sot njihet me emrin Pakistan. Mirëpo, ky qytetërim në luginën e lumit të Sind-hit u zhduk afërsisht në vitin 1700 p.e.s.. Shkencëtarët nuk arritën të gjenin shkakun e kësaj zhdukjeje. Ndërkaq, në vitin 1500 p.e.s. qytetërimi indian, i cili zgjati afërsisht rreth 2000 vjet, përfshiu Pakistanin dhe Indinë. Kurse, nga shekulli VI p.e.s. sunduan me radhë këta pushtues: persianët, Aleksandri i madh dhe sasanitët. Dhe vetëm në shekullin VIII të erës sonë filluan çlirimet e myslimanëve drejt zonave të Pakistanit të sotëm. Pastaj, në shekujt XVI e XVII qyteti pakistanez Lahore ishte kryeqyteti i Perandorisë Mongole, e cila ekzistonte në gjysmën veriore të nënkontinentit indian. Mandej filloi pushtimi i vendit nga evropianët, nga portugezët, holandezët dhe, në fund, britanikët, nga të cilët këta të fundit, në gjysmën e dytë të shekullit XVIII pushtuan zonat e Pakistanit të sotëm. Mirëpo, në vitin 1916 Muhammed Ali Xhenah udhëhoqi një parti pakistaneze për të kërkuar formimin e një shteti mysliman në zonat me shumicë myslimane. Pavarësimi i Pakistanit nga India në vitin 1948 shkaktoi shpërthimin e luftës midis dy vendeve për shkak të territorit Xhambo dhe Kashmir, të cilat bien në kufijtë e të dy vendeve. Në vitin 1956 Pakistani u shpall republikë e pavarur, me Iskender Mirza-n në krye, ndërsa në vitin 1970 partia e Muxhiburrahmanit fitoi në zgjedhjet e mbajtura në Pakistanin Lindor – Bangladesh –, e cila kërkonte pavarësimin e vendit. Kështu, në vitin 1971 kërkesa e Pakistanit Lindor –Bangladeshit – për pavarësimin e vendit u aktivizua edhe më shumë, derisa shpalli pavarësinë nga Pakistani Perëndimor – Pakistani i sotëm – dhe mori emrin Bangladesh. Kjo ngjarja e fundit çoi në shpërthimin e luftës civile në mes dy pjesëve të Pakistanit, për të nërhyrë India në anën e Bangladeshit, duke përfunduar me realizimin e plotë të pavarësimit të këtij shteti. Vetëm një vit më vonë – në vitin 1972 – Pakistani njohu pavarësinë e Bangladeshit. Pastaj në vitin 1978 president i Republikës së Pakistanit u bë Zia-ul- Hak, i cili shpalli zbatimin e Sheriatit Islam për ligj të vendit[5].

**Gjendja ekonomike**

Republika Islamike e Pakistanit ka një ekonomi të kombinuar në mes dy sektorëve, njërit publik dhe tjetrit privat, edhe pse roli i sektorit publik në kohët e fundit ka filluar të bjerë. Sistemi i ekonomisë pakistaneze mbështetet kryesisht në bujqësi. Shumica e popullit të Pakistanit përfitojnë një zhvillim progresiv në fushën e ekonomisë përmes angazhimit në bujqësi dhe kultivimit të dhive dhe deleve.

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 275, 276. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f.. 46, 47. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 179, 180. Dasara, 2007, Tiranë. (2) www.marefa.org Muhammed Atris; f. 276. (3) www.cairodar.com(4)Amine Ebu Haxher; Mewsuatu-l-Muduni-l- Islamij-jeti, f. 468, 469. Daru Usame, 20, Aman, Jordani. Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; f. 187. (5) bahrainforums.com

# Ndikimi fetar dhe kulturor në marrëdhëniet shqiptaro-turke

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Sot në botë shumëçka shkruhet e thuhet për Islamin; qoftë nga individë në studime të tyre, qoftë nga institucione të ndryshme, atij i mveshin gjithçka që në fakt nuk është e vërtetë, si: fe që pengon dijen dhe arritjet shkencore, pengon progresin dhe bashkëkohoren, pengon lirinë e të menduarit dhe të shprehurit, si fe pa tolerancë dhe pa dialog të mirëfilltë, fe dhune, fanatike, aziatike a fe e lindjes, duke harruar se edhe fetë e tjera monoteiste, si Krishterimi dhe Hebreizmi kanë lindur dhe kanë ardhur po nga Lindja.**

Jashtë kësaj vorbulle e këtij programi nuk qëndrojnë as vendi ynë e as trojet e tjera shqiptare si vende me shumicë islame. Në Shqipëri, në Kosovë dhe në trojet e tjera shqiptare, ndër akuzat kryesore që i bëhen Islamit, zotëron ajo që ka të bëjë me përhapjen e tij me dhunë në përgjithësi në botë e veçanërisht në vendin tonë, një fe që është imponuar nga pushtuesit dhe se, rrjedhojë e kësaj propagande, vijnë shpeshherë thirrjet primitive për rikthimin në fenë "e të parëve".

Të gjithë ata që në studimet e tyre kanë reflektuar një frymë keqdashëse ndaj Islamit, dallohen menjëherë për pretendimet e tyre, gjoja sikur në këtë çështje nuk ka asgjë për t'u parë pozitive, sepse "Islami tek ne është përhapur nëpërmjet dhunës nga turqit, se është fe e pushtuesit" dhe se paska bërë këto e ato veprime kundër shqiptarëve, e të tjera pretendime të ngjashme, të pabaza.

Pretendimet e tilla filluan të përhapeshin në mënyrë të theksuar, me tendencë të hapur, sidomos në prag të reformave të bëra nga qeveria e kohës në Shqipëri, pas viteve të '30 të shekullit të shkuar, duke vazhduar ritheksimin e tyre më shumë nga mesi i viteve '40, për të arritur apogjeun e shpifjeve antiislame në kohën e regjimit ateist-komunist.

Edhe në ditët e sotme, herë pas here, dëgjojmë debate të tilla. Këto debate janë aktualizuar edhe më shumë pas kërkesës së shtetit të Turqisë që i është bërë Ministrisë së Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë të Kosovës, që të hiqen nga tekstet shkollore fjalët fyese ndaj Turqisë. Ministri i Arsimit Ramë Buja, disa herë ka deklaruar se është fjala për heqjen nga tekstet shkollore të fjalëve fyese ndaj Turqisë dhe jo për ndërrimin e historisë, siç po interpretohet. Ai ka thënë se kjo është nismë edhe e Komisionit Evropian që nga viti 2004, që të rishikohen shprehjet e vrazhda të historisë, por jo të ndërrohet historia. Në anën tjetër, rishikimi i teksteve të historisë ka ngjallur reagime tek një grup i intelektualëve shqiptarë, të cilët kanë organizuar nënshkrimin e një peticioni kundër rishikimit të historisë nën mbikëqyrjen e autoriteteve shtetërore turke. Rreth kësaj çështjeje nuk mund të ketë dy të vërteta, po vetëm një. Sipas mendimit tonë, e vërteta është ajo që ka deklaruar Ministri i Arsimit Ramë Buja, sepse, po të ishte fjala për ndërrimin apo rishikimin e historisë, do të reagonin të gjithë shqiptarët dhe jo vetëm një grup intelektualësh.

Rehabilitime në mes shteteve që kanë qenë në konflikte apo në luftëra në mes tyre, kanë ndodhur në shumë vende të botës, edhe pse në rastin konkret për të cilin po flasim ne, nuk bëhet fjalë për rehabilitim të sundimit të Perandorisë Osmane në Kosovë. Një rehabilitim i tillë ka ndodhur në mes dy shteteve të mëdha evropiane - Gjermanisë dhe Francës. Prandaj, deputeti gjerman, i cili reagoi para disa ditësh kundër ndërhyrjes së shtetit të Turqisë në historinë shqiptaro-turke, duhet të lexojë më shumë historinë e vendit të tij.

Mendojmë se plasimi dhe mbajtja e propagandës paragjykuese për Turqinë si shtet pushtues, sa kohë që janë rehabilituar pushtuesit më të egër dhe vazhdojnë të bëhen amnisti edhe sot, siç po ndodh me Serbinë, pushtuesin më të

egër dhe më kriminal të shqiptarëve, - nuk ka si të shpjegohet ndryshe veçse në kontekstin e një strategjie antiislame të vetë shqiptarëve, që duan të mbajnë dhe të promovojnë idenë se identiteti i tyre kombëtar është vetëm i krishterë, një ideologji kjo që stimulohet dhe përkrahet edhe nga të huajt.

Është e vërtetë e pakontestueshme se, me kalimin në Islam të shqiptarëve gjatë periudhës së Perandorisë Osmane, ata përfituan në shumë aspekte dhe fusha jetësore. Kalimi në Islam ishte si alternativë, e cila mori primatin e ruajtjes së identitetit nacional shqiptar nga aspiratat antishqiptare të popujve përreth, duke u shtrirë edhe në territoret e kishës katolike dhe skizmave të tjerë. Këtë rol Islami te shqiptarët vazhdoi ta luante bindshëm në mënyrë institucionale deri në rënien e Perandorisë Osmane e më vonë nëpërmjet kulturës, civilizimit dhe etnitetit të veçantë që ishte krijuar në këtë mënyrë në masat e gjera popullore që e dallonte nga kthetrat tendencioze të popujve përreth. Duke pranuar Islamin, shqiptari jo vetëm që nuk mohoi dobitë dhe të mirat e kulturës së tij të deridjeshme, por i integroi ato fuqishëm me besimin e ri duke krijuar impakte të shumta në vetëdijën kolektive në letërsi dhe politikë.

Eqrem Telhaj në "Ne dhe Turqia", "Kosova", Tiranë 15.12.1943 ka shkruar: "Muslimanët shqiptar janë të parët që hartuan e programuan programet dhe lëvizjet kombëtare. Këta shqiptar duke studiuar historinë e huaj, mësuan ta duan kombin e vet. Këta janë farkëtuesit e nacionalizmit shqiptar

**Përdorimi i islamofobisë për denigrimin e Perandorisë Osmane**

Treshëgimia historike, kulturore, fetare dhe politike osmane ndër shqiptarët, ashtu si edhe në të gjitha vendet e tjera të Ballkanit, është shumë evidente dhe e gjithëpranishme. Kjo reflektohet edhe në ditët e sotme në fe, në gjuhën kombëtare e cila ka aq fjalë turke, saqë shqiptarët ndonjëherë me lehtësi i kuptojnë programet televizive turke, në mënyrat e jetesës, në jetën shtëpiake, në rregullat e sjelljes, në kuzhinë etj., mirëpo, si në shumë shtete të tjera ballkanike, ashtu edhe tek ne, trashëgimia osmane minimizohet dhe mohohet nga nacionalistët dhe literaturat e tyre, duke e prezantuar atë kohë si një periudhë të errët, e cila sfidonte Rilindjen Kombëtare. Kjo shprehet qartë dhe mësohet në librat shkollorë dhe literaturën tjetër historike. Në shumë libra dhe fjalime publike, kalimi i shqiptarëve në Islam quhet "aksident dhe fatkeqësi, që nuk mund t`i bëjë shqiptarët të harrojnë se ata janë nga natyra e tyre të krishterë"!. Kjo propagandë, e mveshur me petkun krishterë islamofob shqiptarin mysliman e paraqet si "prapambetje turke" në Ballkan ose si mysliman modern formal, të zhveshur dhe të



shkëputur nga vendet e tjera myslimane dhe që ka një Islam shqiptar duke e shndërruar atë gati në laik ose me nuanca islame të varfra. Nga ana tjetër, Krishterimi paraqitet si feja e të parëve të tyre, duke përdorur sloganin se çdo shqiptar, në brendinë e tij, ka botëkuptim të krishterë! Duke përdorur të krishterët si heronj kombëtarë, vihet theksi mbi themelimin e një ideologjie për brezat e ardhshëm, që konsiston në paralelizimin e kombit dhe heronjve të tij me Krishterimin dhe të krishterët.

Këta të gjithë harrojnë poetin shqiptar, priftin e lartë katolik-françeskan Gjergj Fishta, i cili, duke e parë rrezikun nga vendet fqinje: Italia, Greqia, Bullgaria, dhe sidomos nga Serbia dhe Mali i Zi, në kryeveprën e tij "Lahuta e Malcisë" shkruante:

*"Por, pse na të vegjël jemi*
*Pse fis e vëlla nuk kemi*
*Na sot shkjaut s`mund t`i bajmë ballë*
*Qi po do t'na përpijë gjallë,*
*Prandaj, thon se e lyp e mara*
*Qi dhe sod na si perpara,*
*Të rrim njit me mbret s'Stambollit*
*Për me i bamë ballë Nikollit…"*

Poeti shqiptar, prifti Gjergj Fishta, vetë e shihte mbretin, Turqinë, Stambollin, në atë periudhë të vështirë, për shqiptarët dhe trojet e tyre, si shpëtimtar dhe si një faktor të bashkimit kombëtar, përballë fqinjëve serbo-malazez.



Urrejtja antiturke ushqehet vazhdimisht nga propaganda e ashpër, e injektuar që nga programet shkollore e deri te komente politike. Me këtë propagandë sikur dëshirohet të arrihet shlyerja e kujtesës së shqiptarëve për vuajtjet që u janë shkaktuar nga pushtimi italian, nga pushtimi nazist gjerman, nga gjenocidi grek në Çamëri e ndoshta edhe për gjenocidin më të ri serb në Kosovë.

Një fushatë mjaft agresive, por me një formë tjetër të luftës kundër historisë islame të shqiptarëve, është bërë edhe gjatë periudhës së komunizmit.

Manipulimi dhe deformimi i fakteve historike, nga ideologjia sllavokomuniste, bëri që shumë breza të përceptonin Islamin si një fe pushtuesi që shtypi popullin shqiptar duke e paralelizuar atë me tirani dhe prapambetje. Duke asimiluar Islamin me fe pushtuesi, ata nënkuptonin se Islami është diçka e huaj, e imponuar në botën shqiptare, dhe nuk është pjesë përbërëse e identitetit shqiptar.

Megjithëse viti 1990 solli rënien e sistemeve komuniste në mjediset shqiptare, dhe veçanërisht në Shqipëri, një filozofi e tillë jo vetëm që nuk pësoi ndonjë ndryshim karshi myslimanëve, por ajo u thellua si e tillë, duke u pasuruar me frazelogji shtesë kundër myslimanit.

Fatkeqësisht në vitet '90, që ishte edhe fundi i shekullit të 20-të e kur po merrte fund edhe sistemi komunist diktatorial në gjithë Evropën Juglindore, myslimanët shqiptarë, si në Shqipëri ashtu edhe në Kosovë, u vunë përballë një presioni të gjithanshëm, edhe politik edhe intelektual, që, për konformizëm e modë politike, të ndjekin shijet e krishtera evropiane. Myslimanët shqiptarë u vunë nën presion në atë masë, sa, për mendimin tonë me të drejtë, studiuesi dhe analisti Abdi Baleta, në veprën e tij "Përballjet me islamofobinë",një kapitull të saj e quan "Myslimanizmi i kryqëzuar". Pjesë e kësaj fushate dhe propagande bëhet edhe figura e Gonxhe Bojaxhiut, e stërmadhuar dhe imponimi politik i emrit të saj duke u vënë emrin shumë shesheve dhe institucioneve që vihet re si në Kosovë, ashtu edhe në Shqipëri e Maqedoni.

Të rikujtojmë se në atë periudhë kryetari i Partisë Socialiste në Shqipëri dhe njëkohësisht Kryeministër i Shqipërisë Fatos Nano, pati bërë thirrje për të eliminuar nga historia e Shqipërisë periudhën 555-vjeçare të trashëgimisë osmane, për të hequr "zgjyrën muslimane", siç shprehej një gazetar.

Edhe në Kosovë, një kategori e ashtuquajtur intelektuale me pikëpamje ideologjike të trashëguara nga periudha komuniste, vazhduan edhe në periudhën e demokracisë fushatën dhe propagandën kundër besimit islam dhe "trashëgimisë osmane". Madje, në tubime përkujtimore e në protesta, të shkaktuara nga dhuna dhe terrori sllavoserb para luftës së fundit, shpeshherë, në këngë dhe fjalime "politike" dëgjoheshin thirrje histerike kundër osmanlinjve: si "Jasht ta nxjerrim osmanlinë " ndonëse tashmë kishte 100 vjet që ishte larguar nga Kosova, ndërkohë që sundimi serb ishte në pragun e shtëpisë. Mund të themi se këto qëndrime negative filluan të ndryshonin në drejtimin pozitiv vetëm në dhjetëvjetëshin e parë të shekullit 21, sidomos pas shpalljes së Pavarsisë së Kosovës më 17 shkurt 2008.

Mendojmë se ekzistojnë arsye që qarqet shkencore, kulturore dhe politike shqiptaro-turke, duhet të marrin iniciativa të përbashkëta dhe pa paragjykime në rishikimin e historisë shqiptaro-turke, ashtu sikur tashmë kanë filluar t'i qasen kësaj çështjeje një numër studiuesish. Pasqyrimi i raporteve politike e kulturore nuk duhet të mbështetet në vlerësime të bazuara në literaturë kuazi-shkencore, që Turqinë dhe popullin turk i paraqesin në format më të zymta, në raportet shqiptaro-turke. Është koha që akademitë turke dhe shqiptare, apo edhe institucione të tjera të pavarura intelektuale turko-shqiptare, të veprojnë me projekte të përpunuara mirë, në mënyrë që, me hulumtime konkrete, t'i japin kuptim meritor historiografisë së shqiptarëve në raport me Perandorinë Osmane. Studimet e mirëfillta do të paraqesin realitetin shkencor në marrëdhëniet turko-shqiptare, që të ndikonin në ndërtimin e raporteve vëllazërore turko-shqiptare.

# Mos i detyroni historianët turq të flasin me dokumente

**Nexhmedin Spahiu**

**Peticioni i nënshkruar kundër rishkrimit të historisë ka një gjë që bën për të qeshur çdo intelektual serioz kudo në botë. Të thuash se pushtimi osman ka shkaktuar gropë të zezë në historinë e kombit shqiptar, është një budallallëk me brirë.**

Zgjerimi i Perandorisë Osmane në Ballkan ka ndodhur në shekullin XIV, ndërkohë që kombi i parë në botë (ai suedez) ka lindur 2 shekuj më vonë, i dyti (ai anglez) tre shekuj më vonë, kurse i treti (ai amerikan), i katërti (ai francez) etj. 4 shekuj më vonë. Pra, ky zgjerim i Perandorisë Osmane në Ballkan ndodhi 6 shekuj para se të lindte kombi shqiptar.

Ironia është se kombi shqiptar lindi pikërisht atëherë kur Perandoria Osmane u tërhoq nga Ballkani. Për të qenë ironia kulmore, ishte Perandoria Osmane që i kushtëzoi Fuqitë e Mëdha dhe vendet ballkanike që të mundësonin lindjen e kombit shqiptar dhe të shtetit shqiptar.

E vërtetë është se në periudhën 1878-1912 ideja kombëtare turke u ndesh me idenë kombëtare shqiptare, dhe Perandoria Osmane në grahmat e saj të fundit u ndikua nga ideja kombëtare turke dhe nga presioni i shteteve ballkanike. Por, në çastin vendimtar, kur Shqipëria po rrezikohej të zhbëhej edhe si term gjeografik, siç na dëshmon Princi Wilhelm Wied, Perandoria Osmane vuri kusht që të formohej shteti shqiptar në kufijtë që do t'i përcaktonin Fuqitë e Mëdha.

Pikërisht për këtë arsye, patriotët shqiptarë, pas vitit 1912, qofshin ata myslimanë a të krishterë, nuk thanë fjalë të këqija as për Perandorinë Osmane dhe as për Turqinë e mëvonshme. Kujtoni Gjergj Fishtën (1871-1940), që ishte një prift katolik, pas vitit 1912, nuk shkroi fjalë të këqija kundër Perandorisë Osmane. Gjithë pezmi i tij kishte të bënte me sllavët.

**Fushata antiosmane dhe antiturke filloi në kohën e regjimit të Enver Hoxhës**

Fushata antiturke e antiosmane filloi në vitet '50 të shekullit të njëzetë. Arsyeja nuk ishte tjetër, përveçse Turqia ishte aleate e Amerikës dhe Shqipëria ishte aleate e Rusisë. Dhe, për sa i përket Perandorisë Osmane, kjo hynte në funksion të së parës. Osmanët u cilësuan si turq. Në funksion të kësaj edhe përkthimet nga latinishtja u shtrembëruan, fjala osman, i pafe, etj., u përkthye me fjalën turk. Vjershës së Çajupit: "Shqipërinë e mori turku, i vu zjarr, shqipëtar mos rri po duku shqipëtar" iu dha hapësirë në të gjitha tekstet shkollore. Poetët dhe shkrimtarët që kishin shkruar për armiqësitë sllave, u ndaluan.

Në Kosovë e Maqedoni, kjo atmosferë erdhi përmes librave dhe profesorëve nga Tirana. Këtu akoma më shumë ishte e ndaluar të flitej e të shkruhej kundër sllavëve. Gjithë këngët, poezitë e romanet që shprehnin urrejtje ndaj sllavëve, për shkak të sundimit të egër serb, transformoheshin si tekste kundër turqve. Kjo u zhvillua aq shumë, sa u harrua që kjo fushatë në fakt kishte nisur kundër serbëve dhe se, me fjalën turk, kishin zëvendësuar fjalën serb.

**Paaftësia e historianëve shqiptarë**

Por, cila është e vërteta? Historianët tanë janë aq të paaftë, sa nuk dinë se çfarë ndodhi në luftën e fundit në Kosovë e Maqedoni, ose më 1997 në Shqipëri, e lërë më ç'kishte ndodhur para 5 shekujsh!

Historianët tanë nuk e dinë se kush vrau kryeministrin Mehmet Shehu, ministrin Ahmet



قوصوه‌ده استقبال شاهانه‌یه چیقان وطونه‌ده کندی بایراقلریله بولنمش اولان بارناود قبله صادقه‌سی




Krasniqi ose dhe kolonel Tahir Zemajn, kush i vrau kryetarin e Klinës, deputetët e Parlamentit të Kosovës apo gazetarët me nam, e si mund të presim se dinë se kush kujt i kishte hipur 5 shekuj më parë dhe çfarë grope i kishte shkaktuar.

Ai që njihet si një nga baballarët e historiografisë shqiptare, Arben Puto, insiston që më 4 shkurt 1944 qenë vrarë 86 veta, ndërkohë që nuk është në gjendje të nxjerrë listën as edhe me 12 emra! Apo Kristo Frashëri, që shkruan libër për Lidhjen e Prizrenit dhe në referencat e librit nuk ka as doktoratën e Rexhep Krasniqit me të njëjtin titull, mbrojtur në Universitetin e Vjenës, që më 1934. Dhe Kristo Frashëri veten e quan historian?!

**Trashëgimia osmane u takon edhe shqiptarëve**

Nëse trashëgimia romake u takon edhe italianëve, edhe grekëve, edhe gjermanëve, edhe anglezëve, atëherë edhe trashëgimia osmane u takon edhe turqve, edhe arabëve, edhe grekëve, edhe bullgarëve, edhe serbëve edhe shqiptarëve, edhe boshnjakëve e madje edhe kroatëve e hungarezëve. Përparësia e turqve është se disponojnë arkivat osmanë. Ata kanë fatin që Stambolli i mbeti Turqisë e jo Bullgarisë, Greqisë ose Shqipërisë, sepse ai që do ta kishte Stambollin, do t'i kishte edhe arkivat.

Këshillat nga Ankaraja janë më shumë se miqësore. Këto këshilla duhet t'i kuptojmë ashtu si edhe këshillat e amerikanëve për politikën e Kosovës. Perandoria Osmane është e njohur për rregullsinë e arkivave të saj dhe statistikat e përpikta. Nëse historianët turq do t'ua hiqnin pluhurin një pjese të arkivave osmanë, shumë mite shqiptare do të rrëzoheshin përdhe. E mira e së mirës është që ata që i thonë vetes historian, t'i konsultojnë këta arkiva, të mos ofendojnë e të mos gënjejnë për hava, sepse, nëse historianët turq i përvishen kësaj pune, do të kuptohet se të ashtuquajturit historianë shqiptarë nuk kanë shkruar histori, po përralla…

Prandaj, ata që kërkojnë të mos rishkruhet historia shqiptare, kanë të drejtë. Ajo s'ka se si të rishkruhet, sepse nuk është shkruar ende. Të ashtuquajturit historianë shqiptarë na kanë treguar përralla. Historianët e paktë që kemi, ose janë lënë në anonimitet, ose janë shpallur të krisur. Pallavraxhinjtë dhe shërbëtorët e shokut Enver Hoxha, shtiren sikur mbrojnë historinë shqiptare.

Ata nuk u bënë të gjallë kur qeveria greke ndërhyri në përmbajtjen e teksteve të historisë për nxënësit dhe studentët shqiptarë. Tani, me lehtësi po sulmojnë Turqinë dhe qeverinë e saj për këshillën e saj miqësore, por çfarë do të thonë kur të njëjtën këshillë do ta bëjë Ambasadori Amerikan në Tiranë, ose Ambasadorja Amerikane në Prishtinë?!

# Izolimi i Sulltan Abdylhamidit II në Selanik - një histori që dhemb

**Doc. Dr. Necmettin Alkan**

**Duket i çuditshëm krahasimi i një qyteti dhe një sulltani, por Abdylhamidi dhe Selaniku kanë veçori dhe specifika që i përngjajnë njëri-tjetrit dhe plotësojnë njëri-tjetrin.**

Të dimë një herë se Abdylhamidi ishte njëri nga aktorët diplomatikë politikë më të njohur dhe kishte vendosur vulën në historinë osmane. Po ashtu ai ishte qeverisësi dhe udhëheqësi apo imperatori gjithëpërmbledhës i Historisë Osmane / Turke / Islame. Në atë periudhë Selaniku ishte nga qendrat e rëndësishme kozmopolite të Shtetit Osman. Ishte një qytet i shumëllojshëm dhe i pasur etnikisht, kishte një specifikë të pasur fetare, politike, sociale dhe kulturore. Në fakt, Selaniku për Ballkanin, kurse Ballkani për Shtetin Osman ishte një vend përfaqësues shumë i rëndësishëm, saqë ka mundësi që këtë tresh, ku në epiqendër gjendet edhe Abdylhamidi II, t'ia ngjasojmë matrushkës Ruse.

Për një kohë të shkurtër pasi ra nga posti Abdylhamidi II, vendet ballkanike dhe Selaniku na dolën nga dora, e në vazhdim të shkatërrohej edhe Shteti Osman. Shkaku kryesor i shthurjes së hallkave të këtij zinxhiri qe rrëzimi i sulltanit nga posti dhe, krahas kësaj, prishja e stabilizimit që ekzistonte si dhe moszëvendësimi i tij nga një i ngjashëm. Sepse fatkeqësisht, periudha e më pasme do ta nxirrte sulltanin të drejtë në këtë pikë.

Së pari duhet të themi se Selaniku kishte një pozitë shumë specifike në historinë tonë politike (osmane/turke). E ai ishte qendra kryesore e lëvizjeve më ndikuese dhe më të rëndësishme e xhonturqve, qendër e cila i solli në pozitë. Me vetë thëniet e tyre 'Selaniku ishte "Pllaka – Drejtimi i Lirisë" - ata që aty kishin përgatitur politikat e tyre kundrejt Abdylhamidit. Meqë Abdylhamidi II kishte disa vende të përzgjedhura në Selanik për disa detyra, Selaniku për këtë shkak u zgjodh si qendër e xhonturqve. Në këtë pikëpamje, kur xhonturqit morën qeverisjen, përmes një armiqësie e larguan dhe e dërguan në Selanik më 27 prill 1909. Në një aspekt ajo ishte një hakmarrje që bënë ndaj tij. Nëse donin, do të mund ta dërgonin edhe në ndonjë vend tjetër. Arsye se pse e dërguan në Selanik, përveçqë ishte t'i bënin një kontroll më të shpeshtë një sulltani, të cilit ia kishin frikën shumë, ishte edhe ajo që në rezidencën e tij të merrnin tregtarin jahudi me emrin Alatini, që kështu simbolikisht t'i hakmerreshin atij në një aspekt tjetër.

**Ku ta transferojmë?**

Gati tre vjet, sa vazhdoi internimi i Abdylhamidit II, në atë kohë filluan Luftërat Ballkanike. Nga qeveria u diskutua dhe u përfol për herë të parë që, kur plasi lufta më 8 tetor 1912, Abdylhamidi të transferohej në Stamboll. Mendonin se ishte vështirë të mbrohej Abdylhamidi në Selanik, nga gjendja e krijuar asokohe. Morën vendim që ta e transferonin në Pallatin e Bejkozit në Stamboll.

Nëse marrim parasysh 15 tetorin e vitit 1912, fillimin e luftës me Greqinë, kjo na bën të habitemi se si u mor kaq herët një vendim për ta transferuar atë. Nga kjo vërtetojmë dhe kuptojmë se tërheqja e personaliteteve shtetërore të Shtetit Osman prej aty, tregon se ata e kishin kuptuar rënien shumë të shpejtë të Selanikut që nga dita e parë e luftës. Kështu ka bërë përshkrime të përafërta në kujtimet e tij edhe Fet'hi (Okyar) Beu.

Menjëherë pasi qe marrë vendimi për ta transferuar, qe diskutuar për vendqëndrimin



e tij. U propozuan: më 8 tetor 1912 në Sarajin e Bejkozit, më 15 tetor Sajari Çıragan, më 21 tetor Kasr-i Humajun në Bursa, më 25 tetor përsëri në Stamboll; më 29 tetor përsëri në Sarajin Çigaran, më 29 tetor në Konakun Xhevat Beu në lagjen İhllamur dhe më 1 nëntor u propozua të vendosej në Sarajin Bejlerbej në Stamboll. (Saraji Bejlerbej do të jetë vendqëndrimi i Abdylhamidit II deri në vdekje).

Arsye se pse kaq shumë vende ishin propozuar për transferimin dhe vendosjen e tij, ishte sepse ndoshta ekzistonte frika a shqetësimi nga personaliteti i vendosur dhe këmbëngulës i fortë i Abdylhamidit. Mundësia e ardhjes së tij në Stamboll kishte shqetësuar disa pjesëtarë nga lëvizja Ittihat ve Terakki. Ata shqetësoheshin mos po merrte lufta një hov më të madh dhe më të keq, dhe mos kjo po i jepte një mundësi sulltanit të mëhershëm që disa nga opozitarët e tjerë mos ndoshta mendonin për rikthimin e tij. Përmes këtij mendimi dhe këtij shqetësimi, ata kishin filluar të kërkonin një vend larg nga qendra. Por, meqë nuk arritën të përgatisnin me kohë vendin e tij, rënia e Selanikut pothuaj ishte e sigurt se do të ndodhte. E kjo hapi rrugë që sulltani të kthehej në Sarajin Bejlejbej të Stambollit.

**"Demek po na del dore mybarek Rumelia hë"**

Në anën tjetër, sulltani nuk kishte dëshirë aspak të braktiste Selanikun. Madje atë vendim e pati kundërshtuar deri në momentin e fundit. Vetë Abdylhamidi nuk e kishte pranuar atë vendim, dhe më vonë, edhe një herë më 22 tetor 1912, ky vendim iu diktua nga Komandanti Ligjor Muhjiddin Paşa. Por sulltani e kishte kundërshtuar propozimin duke thënë: "Jam i kënaqur në Selanik".( BOA (Başbakanlı Osmanlı Arşivi), A. MTK. MHM, Dosja nr. 724. Gömlek nr. 6.)

Nga sa kuptohet prej dokumenteve, arsyeja e këtij vendimi nuk i qe bërë e ditur sulltanit. Pra, Abdylhamidi nuk dinte gjë për plasjen e Luftërave Ballkanike dhe as që e dinte se Selaniku ishte në rrezik. Ndërkaq, ai mendonte se transferimi po i bëhej për ndonjë arsye tjetër.

Zhvillimi konkret rreth transferimit të tij ndodhi atëherë kur u caktua Vapori Lorely më 26 tetor, që i përkiste Ambasadës Gjermane. Komandanti i Vaporit raportoi se ata kishin marrë rrugën meqë Abdylhamidi II ishte "rrezik"për Qeverinë Turke. (MA. RM. 5/1585/77.) Në mënyrë që ta bindnin Abdylhamidin II për gjendjen e krijuar, që t'i largonin dyshimet, në Selanik dërguan edhe dhëndrin e tij Arif Pashën si dhe dhëndrin e Abdylazizit, qeveritarit të vjetër, Sherif Pashën.

Dhe, më në fund, u bind Sulltani, më 30 tetor, mori rrugën për Stamboll së bashku me stafin e tij. ( BOA, A. MTK. MHM, Dosja nr. 724. Gömlek nr. 6 dhe MA. RM. 5/1585/79-80. ) Në mëngjesin e 2 nëntorit Abdylhamidi II, së bashku me stafin e tij mbërritën në Stamboll dhe u vendosën në Sarajin Bejlejbej.( MA. RM. 5/1585/81.) Kështu, ai u largua nga Selaniku një javë para se qyteti të merrej nga grekët.

Shkaku pse Abdylhamidi II donte të qëndronte në Selanik, edhe pse e kishte kuptuar se ishin në ballë nga okupimi i armikut, ishin besnikëria dhe sinqeriteti që kishte ndaj këtij qyteti dhe vatanit. Fet'hi Beu tregon se, kur kishte mësuar Abdylhamidi II se kishte ndodhur disfata, kishte thënë:

"Demek po na del dore mybarek Rumelia hë, paska ikur bile".

Ndërsa nga dëshmitarët që prezantonin në takim, ishte edhe Vâsif Beu, që tregon për refuzimin e ofertës që i ishte bërë sulltanit për ta lëshuar Selanikun:

"Jetën time unë e kam lidhur me fatin dhe caktimin e njerëzve të këtij vendi. Dua të më ndodh ajo çfarë do t'u ndodhë edhe atyre. Nuk e kam as nijetin të shkoj diku".

Saktësinë e këtyre fjalëve të Vasif Beut e vërtetojnë edhe thëniet e Fet'hi Beut, sepse edhe ai nga Abdylhamidi, deklaroi:

"Vetëm kufoma ime mund të dalë nga këtu. Vendimi im është i prerë. Ç'vlerë ka jeta ime pasi të na ikë nga dora vendi"?

Në vazhdimësi Fet'hi Beu thekson se Abdylhamidi II. ka thënë: "Më jepni edhe mua një armë e të vdes duke u përleshur me armikun".

Mirë, po sa ishte i sinqertë sulltani derisa i thoshte këto fjalë? Përgjigjen e kësaj pyetjeje po ashtu do ta jepte Fet'hi Beu, i cili, ndër të tjera, thotë: "Derisa sulltani i thoshte këto fjalë, nuk jepte asnjë shenjë në fytyrën e tij se po e thoshte sa për sy e faqe"!

Përderisa norma "Dëshmia është vërtetim" dhe përderisa deri më tani nuk ka ndonjë demantim që thotë të kundërtën, na takon që këtë shprehje dhe qëndrim të Abdylhamidit II, ta konsiderojmë të sinqertë dhe të drejtë. Më në fund, mbetet të kuptohet nëse ky qëndrim i sulltanit përputhej me mënyrën e jetës dhe me sjelljet e tij më të hershme.

Burimi "Derin Tarih" Tetor, Nr. 7, 2012. Stamboll, f.34-36.
Përktheu: Mr. Zymer Ramadani

# Rozhe Garodi (Roger Garaudy) Zëri i njerëzimit kundër varrmihësve

**Mr. Qemajl Morina**

**Zotëri Garodi ka dy të meta: ai është mysliman dhe francez. U kërkua prej jush ta gjykoni vetëm pse ai shtroi pyetjen – e nuk e mohoi holokaustin –për numrin e vërtetë të viktimave çifutë nën okupimin nazist".**

Me këto fjalë kishte filluar mbrojtjen avokati i njohur francez, Zhak Ferxhis para Gjykatës franceze , ku po gjykohej filozofi francez, Rozhe (Rexha) Garodi, nën akuzën për antisemitizëm dhe mohimin e Holokaustit. Ferxhisi nganjëherë duke folur shkurt e herën tjetër duke e zgjatur, përfshiu në tërësi aspektet e dilemave reale të njeriut, dhe vuri në dukje defektet e qytetërimit që po i hapte njerëzimit varrin e tij. Rexha Garodi vdiq në kohën kur përçarja në aspektin njerëzor civilizues, fetar dhe kombëtar arriti kulmin, apo mund të themi në kohën kur jemi në prag të rikthimit në skenë të rrymave raciste, politike dhe fetare.

Prandaj pyetja që shtrohet para nesh, është: A do ta përkujtojmë njeriun në fëmijërinë e tij në Marsejë, në jug të Francës, në vitin 1913, apo do të flasim për gradat e tij shkencore, që kishte arritur, siç është doktoratura në Universitetin e Sorbonës më 1953?

Por, ajo që është më e rëndësishmja prej të gjithave: Si do të mund të përfshijmë në pak rreshta më shumë se gjashtë dekada të luftës së tij intelektuale si katolik fanatik, pastaj komunist i përkushtuar dhe mysliman në kërkim të së vërtetës? Prej nga t'ia fillojmë ?

Prej veprave më të njohura të Garodit, pa dyshim se është vepra e tij "Varrmihësit", ku autori shpalos diagnozën e realitetit të qytetërimit të sotëm të trazuar, që po kërkon shpëtim, mirëpo nuk po mund të gjejë rrugën e duhur. Si pasojë të kësaj gjendjeje, kemi konflikt në errësirë, ferkim në rrëmujë, luftëra dhe gjakderdhje, ballafaqimin e njeriut me globalizmin e egër dhe me tregun e kapitalizmit që nuk mëshiron të dobëtin e nuk vlerëson peshën e etikës, vlerave e parimeve.

Garodi e pranon: "Ai ka gjetur se civilizimi perëndimor është sendërtuar në një kuptim të gabuar për njeriun dhe se ai gjatë tërë jetës ka hulumtuar këtë kuptim, të cilin ka mundur ta gjejë vetëm në Islam". Kjo ka bërë, sipas tij, që bota të vuajë nga një gjendje e shpërbërjes civilizuese.

Islami i Garodit, që nga viti 1982, nuk ishte propagandë intelektuale, ashtu siç dëshironin ta quanin disa, po ishte përkushtim jetësor për vlerat e drejtësisë njerëzore, në të cilat ai kishte besuar kur ishte në hierarkinë më të lartë të Partisë Komuniste Franceze, para se ta zbulonte Islamin, e të shihte se ai përputhej shumë mirë dhe mund të zbatohej në një formë shumë të lartë në kontekstin e gjerë epistemologjik, larg fanatizmit dhe intolerancës së urrejtur ideologjike.

Për këtë qëllim, ishte e natyrshme që Garodi të lidhte miqësi dyzetvjeçare me njërin prej etërve të njohur francezë (atin Pjer), i cili kujdesej për të varfrit dhe të pastrehët, udhëheqës i fondacionit "Amaos". Një miqësi të njëjtë kishte mbajtur edhe me çifutin Menohen, në të cilin shihte kopjen e babait të tij, rabinit Musa Menohen, mirëpo , megjithëkëtë, ai u mishërua në kuadër të fesë Islame.

### Garodit, shpesh të bën të habitesh

A mund të flasim për filozofin tonë të ndjerë pa u ndalur pak më gjatë para veprës së tij, për shkak të së cilës ai u ballafaqua me beteja të ashpra. E ajo vepër është: "Mitet mbi të cilat u ndërtua shteti i Izraelit?"

Pyetja që shtrohet para nesh është: Ç'e shtyri Garodin të shkruante këtë libër? Dëshira për



hakmarrje dhe shtrembërim, i nxitur nga shpirti i një fanatizmi të verbër, apo ky libër, i pesti, erdhi në kuadër të një serie që ka lidhje ideore, dhe autori e shkroi për t'u ballafaquar me dukurinë e fanatizmit, me të gjitha format e tij, qoftë ai komunist, i krishterë, mysliman apo çifut?

Po të depërtojmë në thellësi të veprave, mendimeve dhe leximeve të Rozhe Garodit, do të shohim se njeriu çuditet me të, sepse ai një pjesë të jetës ia kushtoi lapsit dhe shkrimeve për të luftuar tendencën e fanatizmit dhe jotolerancës duke i konsideruar ato burim të dhunës dhe të luftës.

Personaliteti i Garodit, shpesh të bën të habitesh. Në vitin 1945 ai, ndonëse në moshë të re, ishte në krye të Partisë Komuniste të Francës, dhe i pati lindur ideja e thellimit të dialogut në mes kulturave, për se shkroi librin "Prej një mendimi të vetëm deri tek dialogu". Vlen të përmendim me këtë rast se ai që ia shkroi parathënien e botimit në gjuhën gjermane, ishte Ati jezuit gjerman Karl Rainer, njëri prej teoricienëve dhe ekspertëve më të mirë të Vatikanit në atë kohë.

Komunizmi i Garodit nuk e pengoi që ai të shprehte atë që ndiente në shpirtin e tij prej ideve që ai besonte, qoftë t'i kushtonte edhe me përjashtimin nga partia, ashtu siç kishte ndodhur në vitin 1970. Në atë kohë Garodi ishte teoricien i madh i ideologjisë komuniste, por kjo nuk e kishte penguar të deklaronte: "Bashkimi Sovjetik nuk është socialist".

Garodi ishte shumë i ashpër në kritikën e tij me rastin e invazionit të ushtrive të Paktit të Varshavës në Pragë, që e konsideroi cenim të doktrinës së socializmit të vërtetë, që ishte themeluar mbi drejtësinë si dhe ruajtjen e sovranitetit të shteteve anëtare.

Me të njëjtën forcë ai kritikoi atë që e quajti "fanatizëm katolik", në librin e tij "Ne kemi nevojë për një Zot". Në këtë ai shkruante: "... zotëria ynë Isai, paqja dhe mëshira e Zotit qofshin për të, nuk do të pajtohej me teoritë, të cilat



mbretërojnë sot në botë". Kjo deklaratë e tij ishte e mjaftueshme për të ringjallur reagime të shumta në mesin e organizatave katolike në të gjitha anët e botës.

Me të njëjtën masë nuk e pengoi islami Garodin që ta kritikonte të menduarit islam dhe jo esencën e fesë, me dallimet në mes tyre. Kështu në librin e tij "Madhështia dhe dekadenca e Islamit", shohim se ai e dënoi Lëvizjen Islame të sëmurë.

Mirëpo, kritika e tij ndaj fanatizmit katolik, ose pakënaqësia e tij ndaj lëvizjeve politike islame nuk bëri ta çonte në gjyq apo të shpifnin për të.. Shtrohet pyetja: Kush e çoi atë në gjyq?

Në librin e tij "Mitet për themelimin e shtetit izraelit", Garodi analizoi "propagandën sioniste, e cila e ndërroi zotin e Izraelit me shtetin izraelit. I formuar prej një populli fisesh, mohoi besimin e tij universal në profetët e mëdhenj çifutë". Garodi, pastaj vazhdonte: "Kritikat e mia të ashpra ndaj fanatizmit islamo-krishter, bënë që në opinion të shfaqeshin polemika të shumta, gjë që ishte normale dhe e dobishme në të njëjtën kohë. Mirëpo, në momentin kur unë pata guximin të shkruaja për çifutët, ata, në mungesë të ballafaqimit me fakte, e thirrën policinë, kurse pjesa tjetër e tregimit është e njohur për të gjithë".

Vlen të përmendim me këtë rast se dënimet financiare, me të cilat u ndëshkua filozofi i madh francez, ishin një goditje e rëndë për qytetërimin perëndimor, i cili krenohet për lirinë e mendimit dhe të besimit.

Analisti egjiptian Emil Emin për filozofin tonë të madh thotë: "Shkoi nga kjo botë Garodi, mirëpo ai, përmes mendimeve të tij, na ndriçoi rrugën e së ardhmes".

"E ardhmja nuk është ajo që duhet të jetë, por ajo që do të ndërtojmë ne për të ardhmen tonë. Historia nuk ka qenë imponuese, sepse njeriu nuk është gjësend i pajetë a shtazë. Ai nuk është rob i instinkteve të tij, apo skllav i fatit, fëmijë i lazdruar nën kujdesin hyjnor, apo kukull lëvizëse për çdo eventualitet".

Në këtë mënyrë shohim se si filozofi i teorisë materialiste vendos njohjen e karakteristikave të së ardhmes. Kjo pikëpamje është në pajtim të plotë me mendimin që thotë se mënyra më e mirë, me anë të së cilës mund ta parashikojmë të ardhmen tonë, është ndërtimi i saj. E ardhmja është realiteti i pranishëm i formuar në brendinë e historisë, në ngjarjet, në baticat dhe zbaticat e saj.

Katër dekada para paraqitjes së Obamës, autori i "Guximit dhe shpresës", Garodi kishte shkruar një libër me titullin "Rikthimi i shpresës", për të cilin shumëkush në atë kohë e kishte quajtur ëndërrues dhe iluzionist. Mirëpo, njeriu ishte i bindur se jeta pa utopi nuk ka kuptim.

Iku nga kjo botë Garodi duke e lënë njerëzimin në hulumtim e sipër për utopinë, me gjithë mjegullimin që po mbizotëron në skenën ndërkombëtare që po vjen nga varrmihësit, të cilët nuk pushojnë së rrëmihuri...

# Fetarët dhe prijësit kontributdhënës

**Refik Gërbeshi**

**Në historinë tonë kombëtare ekzistojnë shumë prej figurave fetare që dhanë kontributin e rrallë, por që historianët e studiuesit shpesh janë të prirur t'i mohojnë apo së paku t'u fshehin titullin fetar, me pretendimin e ruajtjes së imazhit kombëtar laik. Pavarësisht nga përkatësia fetare, ata ditën të rreshtoheshin e të pozicionoheshin si duhet nëpër kohë e ngjarje historike.**

Qëllimi im për rolin e hoxhallarëve në çështjen kombëtare kërkonte konsultime e hulumtime në literaturën që posedoj, po edhe teknologjia bashkëkohore sot ofron material të shpërndarë nëpër Ueb-faqe e artikuj të ndryshëm. Nëse studiojmë me kujdes, në të gjitha ngjarjet me karakter historik e politik kombëtar, do të vëmë re se prania e hoxhallarëve është kudo e pashmangshme. Andaj, në gjithë rrjedhën e ngjarjeve që përcaktuan fatin e Shqipërisë e të shqiptarëve , pa dyshim, gjen edhe prijësit e besimit mysliman, me të gjithë prijësit e besimeve të tjera. Fati i tyre ishte i njëjtë me të popullit që i shërbenin, por pozita dhe roli i tyre në shoqëri i obligonte të ishin në radhët e luftëtarëve jo vetëm për të qenë model e për t'u pasuar, po ata i nxiste dhe dashuria për atdheun e kombin si dhe amshueshmëria që shpesh të viheshin në ballafaqime me armikun ballë për ballë.

Prirja për t'u ngritur mbi ndasitë dhe përkatësitë fetare, në interes të çështjes kombëtare, zë fill gjatë Rilindjes Kombëtare. Deviza e Vaso Pashës "Mos shikoni kisha e xhamia, se feja e shqiptarit është shqiptaria"nuk kishte qëllim të fyente e të injoronte ndjenjat fetare të popullit, por të tërhiqte vëmendjen për rreziqet që i vinin kombit nëse shqiptarët nuk bashkoheshin rreth kauzës së tyre të përbashkët,çlirimit dhe bashkimit të vendit. Si italianë, ashtu edhe gjermanët, u munduan të kishin në konsideratë prijësin fetar, sidomos atë islam, por ata ishin mjaft të përgatitur vetëm nga emërtimi me karakter islam, ngase struktura popullore ua dedikonte zotërimin e ndjenjave kombëtare. Mehdi Frashëri deklaronte se shteti shqiptar nuk ishte fetar dhe të gjitha fetë këtu kishin të drejta të barabarta. Myslimanë, ortodoksë e katolikë kishte si në frontin e rezistencës shqiptare, ashtu edhe midis përkrahësve të Qeverisë së Tiranës si dhe të organizatave të Ballit Kombëtar e të Legalitetit. Qëndrimi politik nuk varej nga feja, po nga mendësitë, nga traditat lokale, nga gjendja shoqërore, nga fisi, nga ideologjia etj.. Bashkësitë fetare, jo vetëm ajo islame,megjithëse nuk kishin qenë protagonistë të ngjarjeve, mirëpritën dhe përshëndetën përfundimin e Luftës dhe Çlirimin e vendit. Prijësit shqiptar nga të tri komunitetet përkatëse më të mëdha të Shqipërisë, u përfshi në fillet e luftës për pavarësinë e Shqipërisë, kurse disa nga autorët e konsiderojnë aspektin kryesor, ngase, po të mos ishin vetë përfaqësues të nderuar, prijës Mysliman, Katolik e Ortodoks, që morën pjesë vetë duke dhënë kontribut e deri edhe jetën e tyre, Pavarësia e Shqipërisë nuk do të vinte. Por injorimi i bëmave të tyre gjatë historisë komunist-ateiste si edhe ai bashkëkohor, na obligon të bëjmë përpjekje të mëdha për ta ndriçuar realitetin rreth tyre, kontributin, persekutimet dhe fatet e tyre nëpër kohë.

**Prijësit fetarë për bashkimin e trojeve shqiptare**

Prijësit fetarë nuk ishin lokalistë dhe as të përkufizuar nga rajone përkatësia e tyre fetare, ata synonin dhe ishin të angazhuar për bashkimin e gjithë shqiptarëve pa dallim feje a rajoni. Prandaj kontributi i tyre ishte i madh, pavarësisht se tendencat për minimizimin



Hoxha HasanTahsini

e këtij angazhimi ishin dhe janë aktuale.
Në këtë shkrim do të provoj të paraqes rolin e besimtarëve në përgjithësi dhe të prijësve fetarë në veçanti, në çështjen kombëtare nëpër etapa të ndryshme historike. Më pastaj edhe shfrytëzimin e tempujve fetarë e të shtypit apo ligjërimeve të tyre, për disa nga figurat më të rëndësishme fetare islame, ngase numri i tyre është tejet i madh, dhe hapësira e këtij shkrimi është e kufizuar. Hardisku i kompjuterit historik shqiptar është pa dyshim një tolerancë fetare e përfolur shumë, por jo e studiuar dhe e argumentuar sa duhet. Vijimi i punës na orientoi drejt nëntitujve për injorimin e kontributit të tyre, mbulimin e titujve dhe të rolit fetar si dhe të persekutimeve të tyre në etapën komuniste shqiptare, si edhe në atë sllave në viset jashtë Shqipërisë natyrore. Në fund, përmes një kronologjie, kam paraqitur disa nga figurat kryesore dhe konkretisht veprat e rolin e tyre.

**Roli i fesë**

E tërë shoqëria njerëzore ka shumë gjurmë historike nga ata që sakrifikuan e kontribuan për të drejtën e lirinë e njerëzimit. Edhe historia kombëtare shqiptare është e mbushur me ngjarje të ndryshme, me data e personalitete, që kanë lënë gjurmët e tyre në periudha të veçanta kohore. Këto gjurmë të theksuara janë të atyre që besuan, ngase feja a besimi në Zotin stimulon besimtarët me diçka të shenjtë më të madhe sesa interesi i jetës. Ajo i nxit besimtarët për punë të mira humanitare e çlirimtare, duke i obliguar me misionin e kontributit për paqe e liri, në dallim nga ideologjitë njerëzore që

ofrojnë diçka më të ngushtë, më të vogël sesa ofron bindja fetare, edhe amshueshmërinë. Zakonisht fetarët a prijësit e feve ndodhen në ballë të përpjekjeve,luftërave për liri si dhe të nxitjes drejt prosperitetit, integrimeve shoqërore dhe një shoqërie të organizuar. Përveç borxhit, nënshtrimit dhe prirjes së natyrshme, dini (feja, R.G.) shënon edhe drejtësinë, gjykimin e drejtë, masën e drejtë, harmoninë dhe drejtpeshimin.[1] Përvoja historike e pjesës më të madhe të popujve dëshmon se njësia e fesë ishte ndër faktorët e rëndësishëm në procesin e integrimit të perandorive mesjetare, kurse roli i feve në integrimin e njësive etnokulturore e gjeopolitike kombëtare do të shfaqej në fillet e kohës së re në periudhën e renesancës, me një rëndësi të shtuar gjatë humanizmit, ilimunizmit dhe rilindjes kombëtare. [2] Në qarqet historike është studiuar aktiviteti i shumë figurave që lanë gjurmë në jetën shoqërore në shoqërinë njerëzore në përgjithësi, ose dhe në atë shqiptare në veçanti, por ata ishin të nxitur nga bindja për amshueshmërinë apo edhe nga obligimi që t'i ofrohej njeriut e drejta, liria, informimi e integrimi, duke qenë ky mision i krijimit nga Zoti. Në këtë kategori hyjnë ferrëfyesit, të zgjedhurit apo të dërguarit nga Krijuesi, misioni i të cilëve ishte informimi, edukimi dhe orientimi në rrugën e drejtë. Predikimet e tyre kishin për qëllim ndriçimin e së vërtetës, siç thuhet në librat e shenjtë. Në ngjarjet e mëdha historike ekzistonte gjithnjë edhe momenti shpirtëror, i cili lidhej me figurat e hoxhallarëve a priftërinjve të kohës. Besimtarët janë ata që ditën të qëndronin pranë shumë figurave të mëdha intelektuale dhe luftëtarëve të kohës, për të sjellë integrim, liri dhe edukim.

**Prijësit fetarë model dhe ndikues në shoqëri**

Duke qenë i paracaktuar që të jetë model i shoqërisë dhe që të pasohet nga publiku, Kleri* ishte gjithnjë pjesëmarrës i ngjarjeve të mëdha historike, si ishin, fjala vjen: Kryengritjet për Çlirim, kontribute për gjuhë e kulturë etj.. Në këtë skenë hyjnë dhe luajnë pjesën e tyre, në varësi nga rrethanat e kohës aktorë të mëdhenj, që vazhdojnë të rrezatojnë edhe sot e kësaj dite nga thellësitë e kohëve, po edhe aktorë të harruar, aktorë dytësorë në dukje, pa të cilët nuk realizohet drama historike.[3] Populli respekton me bindje e sinqeritet,prijësit e besimeve, që kanë qenë gjithherë dhe janë mbështetja shpirtërore dhe morale e besimtarëve të tyre. Por, nga ana tjetër, prijësit kishin detyrat e tyre ndaj popullit të vet besimtar,përveç detyrave shpirtërore, edhe detyrën e rëndësishme patriotike ndaj besimtarëve të vet në lidhje me lëvrimin e gjuhës shqipe, si një nga elementet e rëndësishme të identitetit shqiptar. Kështu, kontributi i prijësve fetarë shqiptarë, i priftërinjve e hoxhallarëve, në orientimin e popullatës për të drejtën, të vërtetën, lirinë, bashkimin, pajtimin e tolerancën, është i pakrahasueshëm. Ata me modesti hyjnë në analet shoqërore e historike, e pasimi i tyre është ndikues dhe shpesh bëhet masiv. Si prej prijësit mysliman, ashtu edhe atij katolik, pati të atillë që kuptuan drejt Lëvizjen Kombëtare Shqiptare dhe rolin e saj pozitiv, që e simpatizuan atë, e ndihmuan dhe morën pjesë aktive në të". Një numër i ulemave** u angazhuan edhe drejtpërdrejt në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, duke marrë pjesë aktive në aksione".[4] Pati shumë figura të prijësve fetarë shqiptarë, të cilët në përgjithësi patën të njëjtin fat me popullin, në viset ku jetonin e vepronin, dhe u bënë krahu i djathtë i prijësve të kryengritjeve[5] popullore për çlirim. Edhe pas lirisë ata ishin inkuadruar në qarqe udhëheqëse dhe i prinin popullit në ndërtimin dhe edukimin e vendit. Edhe pjesëmarrësit e Kongresit të Manastirit për Alfabetin e shqipes, mbajtur më 14 -21 nëntor 1908 ishin fetarë myslimanë, katolikë dhe ortodoksë, si intelektualët më të ndritur të të tri feve.

Prijësit fetarë shqiptarë nga të tri komunitetet përkatëse u përfshinë në fillet e luftës për pavarësinë e Shqipërisë më 28 nëntor 1912. Këta qenë ndër figurat kryesore, dhe - pa intelektualët më të mirë të prijësit mysliman, katolik dhe ortodoks, pjesëmarrës në këtë ngjarje, "duke dhënë kontribut e deri duke dhënë jetën e tyre, pavarësia e Shqipërisë nuk do të vinte".[6] Në të gjitha ngjarjet me karakter historik dhe politik, prania e prijësve fetarë ishte e pashmangshme në ruajtjen dhe kultivimin e traditës dhe identitetit, prandaj ata kanë dhënë një kontribut të veçantë për ekzistencën e kombit shqiptar. Duke numëruar disa prej tyre si: Hoxha Tahsini, Ymer Prizreni, Hafiz Ali Korça, Mulla Idriz Gjilani, Hafiz Ibrahim Dalliu, Fan Stilian Noli,Papa Kristi Negovani, At Stathi Melani, Dhimtër Dhimitruka, Gjergj Fishta etj., të cilët, edhe pse ishin të religjioneve të ndryshme, punuan bashkërisht për çështjen madhore shqiptare. Numërimi i emrave dhe bëmave të tyre është i pafund.

Liderët shpirtërorë fetarë kanë qenë modele për popullatën duke dhënë kontribut të jashtëzakonshëm në historinë tonë kombëtare.

[1] Xhemaludin Latiç "Islami dhe religjionet botërore. Urim Poshka, Tiranë ,16. [2] Dr. Muhamet Pirraku, Roli i Islamit në integrimin e Shqipërisë etnike dhe të kombit shqipëtar" Seminari "Feja, Kultura dhe tradita Islame ndër Shqiptarët" Prishtinë, 1995. f 41.[3] Mr. Nuridin Ahmeti, Roli i ulemave në kryengritjet shqiptare të viteve 1910-1912 në vilajetin e Kosovës. ardhmeriaonline.com. [4] Mr. Nuridin Ahmeti Ibid. [5] Mr. Nuridin Ahmeti. Ibid. [6] www.wikipedia.org *Në qarqet islame nuk është adekuat termi klerë për prijësit fetarë. Ngase në islam nuk ka ndërmjetsues mes Zotit e njeriut. Andaj në vendë të këtij termi do të përdorë termin Prijës **Ulema është term islam që përdorët për dijetarët në përgjithësi, por tek ne shqiptarët preferohet më shumë hoxhve, prijësve fetarë.

# Përkujdesja e fesë islame për arsimimin e femrës

**Mr. Sadat Rrustemi**

**S'ka farë mëdyshjeje se Islami që nga ditët e para të shpalljes së fundit, i ka dhënë rëndësi të veçantë kërkimit të diturisë, duke e konsideruar atë ndër adhurimet më me vlerë, pa të cilin kriter nuk mund të arrihet adhurimi i Allahut mirëfilli, ashtu sikur pa të nuk mund të shfrytëzohen mirësitë e kësaj bote.**

Në fokus të fesë islame ka qenë dhe mbetet vlera e kërkimit të diturisë, kështu që në emër të saj janë paralajmëruar begrande të shumta. Konsideroj se nuk e teprojmë kur themi se nuk ka libër hyjnor dhe as mendim shkencor që ta ketë favorizuar femrën për t'u pajisur me dije më tepër se sa Kur'ani dhe Syneti. E them këtë duke pasur parasysh se çfarë degradimi i bëhet femrës në fe apo zakone të tjera. Sipas mësimeve të Judaizmit, femra nuk kishte të drejtë ta mësonte librin e shenjtë hebraik Toran, e, nëse dikush do ta bënte këtë, konsiderohej sikur t'i mësonte asaj prostitucionin, ndërsa predikuesit kishtarë ia ndalonin asaj të fliste në kishë, praktikisht të shprehte kërkesat dhe ankesat e saj.[1] Këtë të padrejtë ia bëri femrës në trojet tona edhe e drejta zakonore-kanunore. Kurse në historinë islame është shumë i njohur rasti kur Mus'hafi i parë i shkruar iu dorëzua një femre, Hafsës-nënës së besimtarëve- së bijës së Omerit r.a.. Kjo është krenaria e Ymetit islam, le të thonë ç'të duan të tjerët!.

Më tepër se mbi një mijë versete kuranore flasin rreth vlerës së diturisë, inkurajojnë kërkimin e saj, tregojnë pozitën e dijetarëve; disa versete akuzojnë ata-ato që nuk shfrytëzojnë logjikën e tyre për t'u pajisur me dije e meditim rreth asaj që është në shërbim të njeriut etj.. E veçanta e këtyre citateve është se në to përdoret terminologjia në shumës, duke mos bërë dallime në mes mashkullit dhe femrës.[2]

Mjafton të rikujtojmë që mesazhi i parë hyjnor në Librin e fundit ishte pikërisht urdhër për t'u pajisur me dije, siç thotë i Madhërishmi:''Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë)''(El Alak 1). E më pas, duke inkurajuar Pejgamberin e Tij a.s., që të kërkonte nga Zoti shtimin e diturisë:' 'Zoti im, më shto dituri'' (Ta Ha, 114)[3], e sikur të kishte diçka më të rëndësishme sesa dituria, do ta kërkonte i dërguari i Tij a. s. shtimin e saj. Kurse për dijetarë të sinqertë Allahu ka përgatitur shpërblime ekskluzive duke i privilegjuar me pozita të larta tek Ai, (shih: Muxhadele 11), mjafton që i ka bërë pjesëtarë me ata që luftojnë në rrugën e Allahut (shih: Et-Tevbe 122) si dhe trashëgimtarë të pejgamberëve. Po ashtu kërkimit të diturisë për të dy gjinitë i kanë dhënë jehonë të madhe edhe thëniet e Muhamedit a. s., ndër to edhe kjo thënie: ''Kërkimi i diturisë është i domosdoshëm për çdo mysliman'' (Ebu Davudi-224/hadith i saktë). Koncepti mysliman në hadith përmbledh si meshkujt ashtu edhe femrat, me pëlqimin e të gjithë dijetarëve, gjithashtu vërteton obligimin e të kërkuarit të diturisë dhe kërkimi i diturisë është sinjal që Allahu atij-asaj ia do të mirën.

Që nga koha kur pjesa dërrmuese e botës përballeshin me errësirën e injorancës, feja islame bëri zgjidhje edhe për femrën në këtë drejtim duke i dhënë të drejtën e barabartë për t'u pajisur me dije si dhe mashkullit, në sfera të ndryshme fetare-shkencore, sociale, kulturore etj.. Nëse i bëjmë një studim historiografik periudhës profetike dhe të bashkohësve të Muhamedit a. s., gjejmë se edhe femrat ishin pjesëtare në nxënien e dijes dhe shpërndarjen e saj. Për shkak të interesimit të madh të femrave myslimane për t'u pajisur me dituri, kërkuan nga Pejgamberi a.s. që enkas për to të caktonte një ditë për t'i mësuar (sidomos çështje që kanë të bëjnë me femrat dhe intimitetin e tyre) (Shih: Fet'hul bari hadith). Femra myslimane kishte të drejtën për të pyetur Pejgamberin a.s. rreth çështjeve që i interesonin asaj; jo rrallë zbrisnin edhe citate kuranore sipas kërkesave dhe ankesave të saj. (Shih: El Muxhadele 1).

Të shumta ishin gratë që u shquan për dituritë e tyre të rralla gjatë shekujve të artë dhe më pastaj, në mesin e të cilave ishin gratë e Pejgamberit a. s. -nënat e besimtarëve, si: Ajshja, e bija e Ebu Bekrit r.a., e cila radhitej në mesin e shtatë transmetuesve më të njohur (me 22 hadithe), e njohur për mençurinë dhe mprehtësinë e saj, nga e cila morën dije shumë burra dhe gra mbas vdekjes së Pejgamberit a. s. dhe thoshte për gratë e ensarëve: "Sa gra të mira janë gratë e ensarëve, (edhe pse ishin të turpshme), turpi nuk i ndaloi ato që të pajiseshin me dije"[4]. Ndërkaq, Ebu Musa el-Eshari r. a. thotë: "Sa herë që ne bashkëkohësit e Muhamedit a. s. hasnim në ndonjë paqartësi, për të e pyesnim Ajshen dhe gjithnjë tek ajo gjenim zgjidhjen". (Termidhiu-3838/ hadith i saktë) Të shquara për dituri ishin edhe gratë e tjera të Pejgamberit a. s., si Umu Seleme etj.. Kishte të tilla që luanin rolin e këshilltareve, ku përfillej mendimi i tyre edhe në praninë e Pejgamberit a. s., siç është fjala për Umul Fadl, derisa ata që ishin me Muhamedin a. s. në Arafat polemizonin rreth agjërimit të tij, nëse ishte agjerueshëm apo jo. Umul Fadl, për ta vërtetuar këtë i ofroi Pejgamberit a. s. një gotë qumësht, që e piu Muhamedi a. s. dhe konfirmoi se nuk ishte agjërueshëm. Ky rast tregon për mprehtësinë e saj r. a., si dhe përfilljen e mendimit të saj nga ana e Muhamedit a. s.. Disa prej tyre u shquan për arsimimin e femrave, u mësonin atyre shkrim leximin, si Shifa b-Abdullah, por kishte të tilla që posedonin edhe dije shkencore, si në mjekësi, sikurse ishte rasti i Fatimes. r.a., bijës së Muhamedit a. s., kur u plagos Muhamedi a. s. në betejën e Uhudit, iu thyen dhëmballët dhe kishte gjakrrjedhje, Fatimja i bëri ekzaminim nga hasra me djegie dhe i pushoi gjakrrjedhja. (Shih: Buhariu 5722). Sipas kësaj praktike veproi më pastaj edhe mjekësia.

Myslimanët, që nga e kaluara e hershme, ishin të vëmendshëm në arsimimin e femrave, për faktin se ato janë edukatore në familje dhe shoqëri. Edhe në gjenerata të mëvonshme kërkimi i diturisë nga femrat myslimane ishte parim jetësor për t'u aftësuar dhe për të ngritur vetëdijen e tyre e të shoqërisë, kështu që, për hir të etjes së madhe për t'u pajisur me dije, pati prej tyre që kërkuan për dhuratë martese - mehër që burri i saj ta pajiste me dije nga ajo që disponpremte ai, siç ishte rasti edhe me fekihen Fatime, bijën e dijetarit të mirënjohur të shkollës juridike hanefite - Alaudin es-Samerkandi, autori i librit "Tuhfet elfukaha", të cilin e memorizoi e bija e tij, kurse Alaudin el Kasaniu përpiloi librin "Kitabul bedai'a", që ishte koment i tuhfes, e për ta shpërblyer mundin e tij, atë ia bëri dhuratë martese me vajzën e tij, e të tjerët, lidhur me këtë, thanë: "E komentoi librin e tij-tuhfen dhe ia dha të bijën".[5]

Historia islame është e shndritur me dijetare të njohura nga femrat gjatë shekujve, të cilat lanë gjurmë të pashlyera në shoqërinë myslimane, ndër të cilat mund të theksojmë edhe: Umer b-Amburrahmen b-Sad b-Zurare, që ishte nga nxënëset e Ajshes. r.a., e shquar në fusha të ndryshme; për të Omer b-Abdulazizi tha: "Nuk ka mbetur askush më e ditur se Umre në hadithet e Ajshes".[6] Po ashtu ishte dijetare e njohur në kohën e tabiinëve edhe Hafsa b-Sirin um el-Hudhejl, e shumë juriste islame, hadithologe, tefsirologe, pedagoge, mjeke të tjera, që nuk na premton hapësira për të përmendur emrat e tyre, nga të cilat dolën dijetarë të famshëm.

Po ashtu edhe Imam Buhariu në koleksionin e tij të saktë (që konsiderohet libri më i saktë mbas Kur'anit) përpiloi kapituj të veçantë për arsimimin e femrës - "Kapitullin mbi këshillën e Imamit-udhëheqësit drejtuar femrave dhe arsimimi i tyre", që aludon për përkujdesjen e Islamit për shkollimin e femrave.[7] Nga kjo themi se prej veçorive të ligjeve islame konsiderohet edhe sigurimi i rendit në shoqëri dhe mbrojtja e të drejtave të barabarta për të gjithë njerëzit pa dallim race, gjinie apo konfesioni fetar, duke mbështetur në mënyrë të veçantë aspektin intelektual. Ish-sistemi monist në vendin tonë, me theks të veçantë gjatë viteve pesëdhjetë të shekullit të kaluar, ka luajtur një rol destruktiv në këtë drejtim, duke drejtuar akuza ndaj Islamit dhe predikuesve të tij në trojet shqiptare, me pretekstin se feja islame nuk lejon shkollimin e femrës. Ky ishte nga spekulimet dhe shpifjet e shumta të atij sistemi karshi Islamit, por edhe ndaj vetë shqiptarëve, mbasi që janë me shumicë absolute pjesëtarë të kësaj feje, sa kohë që akuzën ndaj asaj shpifjeje e mohon tërë ajo që thamë më lart.

E tërë kjo që u theksua më sipër, vë në pah përkushtimin e fesë islame për t'i arsimuar femrat tek të gjitha grupmoshat, për faktin se edhe femrat si dhe meshkujt në Islam janë të obliguara që t'i kryejnë ritet fetare. Thotë Ibn Hazmi: "Është obligim për çdo mysliman mendërisht i shëndoshë, i moshës madhore, mashkull apo femër, t'i dijë obligimet e namazit të tij, agjërimit, pastërtisë, të dijë çfarë i lejohet e çfarë i ndalohet, çështje që nuk bën t'i injorojë askush nga njerëzit. Për udhëheqësin është detyrë që të bëjë presion te burrat dhe zotërinjtë, që t'i arsimojnë ata vetë gratë e tyre, ose t'i dërgojnë që t'i mësojnë të tjerët. Ky është obligim për udhëheqësin që të veprojë kësisoj me njerëzit."[8]

Përkushtimi i fesë islame për t'i arsimuar femrat që para katërmbëdhjetë shekujsh, është edhe një nga segmentet e barazisë në mes meshkujve dhe femrave në Islam, duke ecur me rregullin që ka promovuar vula e pejgamberëve - Muhamedi a. s.: "Gratë janë motra të burrave".

Për segmente të tjera të barazisë gjinore, do të flasim në shkrime në vijim, me lejen e Allahut.

[1] Grup autorësh, Femra nën Mbrojtjen e islamit, Prishtinë 2002, f. 81. [2] Dr. Muhamed Beltagji. Mekanetul mer'ti fil Kur'ani elkerim ve suneti es-sahih. Dar es-selam, b 1-1420h 2000, f. 322. [3] Ndërsa në hadithin të cilin transmeton Ebu Hurejre ka thënë Pejgamberi a. a". . . shtoma diturinë. . . "Ebu Davudi/251(Hadith i vërtetë). [4] Fet'hul bari v1, f. 229, darul mearif. [5] Dr. Mustafa Sibai, elmer'tu bejne elfikhi velkanun, daru es-selam, f. 111, [6] Shemsudin Muhamed bin Ahmed bin Uthman edh-Dhehebi, sijer ealam en-nubela, b1-1401h1988, mueseset err-rrisale, v4, f. 507. [7] Ibën Haxher, Fet'hul bari bisherh sahih elBuhari, v1, f. 192. Darul mearif. [8] Ebu Muhamed Alij bin Ahmed bin Said bin Hazm, El Ihkam fi usul elahkam, v2, f. 116, pa shtëpi botuese.

# Roli i "imanit" tek nxënësit dhe studentët

**Mr. Orhan Bislimaj**

**Roli i imanit nuk kufizohet vetëm në jetën private të individit. Jo, ai është i pandashëm për individin, kudo që të jetë ai, në shtëpi, qytet, shëtitje, gjumë, punë etj.. Imani është me individin edhe kur ai është në shkollë, universitet, institut, po edhe kur është duke lexuar dhe mësuar. Në të gjitha rastet imani në Allahun, si një tipar i fetarësisë islame të individit, jep ndikimin e vet edukativ, motivues dhe stimulativ.**

Është shumë e vërtetë se suksesi i nxënësit varet nga puna dhe angazhimi i tij. Po ashtu, është e vërtetë se angazhimi i tij është i lidhur me motivin për mësim, që ngërthen ndjenjën e vullnetit për të mësuar. Bile, kjo është jetike për nxënësin - studentin, dhe në këtë proces shumë sisteme arsimore kanë dështuar. Pikërisht në këtë pikë mendohet se imani dhe fetarësia islame në përgjithësi, ka një ndikim të jashtëzakonshëm, sepse ndikimi i tij nuk ndërlidhet vetëm me aspiratat relative, që mund të jenë pretendim i natyrshëm jetësor i secilit nxënës - student, po ato ndërlidhen me diçka më sublime, më madhështore.

Cila është ajo formë që e motivon nxënësin për të mësuar? Ekzistojnë forma të ndryshme për ta motivuar nxënësin, në varësi prej sentimentit të tij. Por, pa dyshim, forma më e mirë dhe ideale, që u shkon për shtati të gjitha karakthereve të nxënësve-studentëve, është pastrimi i zemrës së nxënësit nga të gjitha mendimet dhe idetë çorientuese, të cilat nuk e lënë të qetë dhe e motivojnë për rrugë të këqija. Shpirti dhe zemra e pastër janë garancia më e mirë e entuziazmit konstruktiv. Pejgamberi a.s., suksesin dhe dështimin e njeriut e ka ndërlidhur me zemrën, kur ka thënë:"… Në trupin e njeriut është një copë mishi, kur ajo përmirësohet, përmirësohet i tërë trupi, e kur ajo prishet, prishet i tërë trupi, ajo është zemra".[1] Në këtë aspekt, diskursi parimor i besimit islam është përmirësimi i zemrës së individit, dhe lidhja e saj me besueshmëri të sinqertë ndaj Krijuesit. Kur njeriu arrin këtë, ai ka fituar çelësin që çon drejt një individi të edukuar, respektivisht drejt një nxënësi - studenti të suksesshën. Zaten, imani në kuptimin gjuhësor është "akdun" – lidhje. Kjo lidhje, që në kuptimin imanor implikon dashurinë e pastër ndaj Allahut në radhë të parë, dhe dashurinë ndaj Pejgamberit a.s., - është motivi më i mirë për ta çmuar atë që ka çmuar Allahu dhe i Dërguari i Tij, dhe për ta respektuar atë që ka urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij. E, fjala e parë e Allahut drejtuar Pejgamberit a.s., nuk ishte ndonjë fjalë tjetër përveçse: "Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë)". (El Alak, 1). Me të vërtetë, një sublimim i veçantë për leximin dhe dijën. Në të vërtetë, ky është vetëm një ajet i shkurtër, por që flet mjaft shumë. Vetë Allahu e ka ndërlidhur të lexuarit me imanin, sepse: "Lexo me emrin e Zotit tënd", domethënë lexo duke lutur Allahun për ndihmë. Imam Rraziu thotë se, kur meleku Xhibril a.s. i tha Muhamedit a.s. "Lexo"!, ndërsa Pejgamberi a.s. iu përgjigj se nuk ishte që mund të lexonte, ai (Xhibrili a.s.) i tha përsëri: "Lexo me emrin e Zotit tënd…" duke ia bërë të ditur që të kërkonte ndihmë me emrin e Zotit, dhe ta merrte atë (emrin e Allahut) si mjet për arritjen e mundësisë së leximit, e që për atë, në atë moment, konsiderohej diçka e vështirë.[2] Prandaj, jo rastësisht, kur dëshirojmë të fillojmë ndonjë punë, jemi të urdhëruar që ta nisim me leximin e prerogativës kuranore: "Bismilahi'r-Rrahmani'r-Rrahim" – Me emrin e Allahut, Bamirësit të Përgjithshëm, Mëshiruesit të Posaçëm. Në të vërtetë ne, me leximin e "Bismilahit…", akëcilën punë e kemi nisur në emër të Allahut dhe tek Ai e kërkojmë ndihmën për këtë punë dhe mirësitë e kësaj pune.

Përveç këtij ajeti, janë me dhjetëra të tjera në Kur'anin famëlartë dhe po aq hadithe të Pejgamberit a.s., që flasin për të mësuarit, si një vlerë e veçantë, qëllim imanor dhe dëshirë e Allahut dhe e të Dërguarit të Tij. Në ajetin në vijim, Allahu thotë: "Allahu, lartëson ata që besuan prej jush, i lartëson

në shkallë të lartë ata të cilëve u është dhënë dituri…”. (El-Muxhadele, 11). E, në një tjetër, shikoni mirë ç'thotë Allahu: “Nun, betohem në penën dhe në atë që shkruajnë”! (El Kalem, 1). Madhëria e Allahut po betohet në lapsin dhe në rreshtat që shkruhen me të. Ne e dimë që Allahu nuk betohet në gjithçka e, kur Allahu betohet në diçka, ai betim jep mesazh të veçantë, dhe e bën të veçantë atë në se betohet, në këtë rast lapsin dhe rreshtat që shkruhen me të. Pa dyshim, kushdo që kupton drejt këtë betim të Allahut, e kupton se përkushtimi për dijen është një punë e madhe. Lapsi dhe rreshtat e shkruar, që simbolizojnë dijen dhe shkencën, janë të dashura për Allahun; ai që ndjek këtë rrugë, është në rrugën e Allahut. I Dërguari i Allahut ka thënë: “Kush niset në rrugë për të kërkuar dije, Allahu do t'ia lehtësojë atij rrugën për në Xhennet. Vërtet edhe melekët ndërpresin fluturimin e tyre (në shenjë respekti) për kërkuesin e dijes, nga kënaqësia për veprën e tij. Për dijetarin falje kërkon çdo gjë në qiej dhe në Tokë, e madje edhe peshqit në ujë. Vlera e dijetarit ndaj robit të devotshëm është sikurse është vlera e Hënës ndaj planetëve të tjerë. Vërtet, dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve; pejgamberët nuk kanë lënë trashëgim dinarë as dërhemë, ata vërtet kanë lënë trashëgim dijen, prandaj kush e merr, le ta marrë në përmasën më të madhe”. (Ebu Davudi dhe Tirmidhiu).

Studenti që ka parasysh këto leksione kuranore dhe të haditheve të Pejgamberit a.s., çështjen e të mësuarit e konsideron pjesë të pandashme të fesë së tij. Apo, thënë ndryshe, dijen dhe të mësuarit e shndërron në një institucion të kultit, që e përjeton emocionalisht. Kështu, të lexuarit nuk do ta konsiderojë diçka të padëshirueshëm, po një gjë të dashur dhe tërheqëse. Për shembull, besimtari e fal namazin jo se i ka rënë malli të lodhet apo të ngrihet për ta falur namazin e sabahut në mëngjesin e hershëm, atëherë kur të gjithë janë duke fjetur, pse dëshiron ta bëjë këtë pa ndonjë qëllim të caktuar, apo në mes të ditës të ndërpresë punën dhe të shkojë për ta falur namazin e drekës, xhumasë, e kështu me radhë. Nuk i bën këto as për ndonjë lloj gjimnastike, siç do të thoshin ata që nuk e dinë se ç'është imani dhe Islami!? Po ashtu, as nuk shkon në haxh për të bërë një vizitë të thjeshtë turistike, siç mund të ngatërrohet nga dikush. Të gjitha këto, dhe shumë e shumë të tjera, i bën pa asnjë përtesë, dhe, përkundrazi, me një emocion të veçantë, ngase ka një motiv të jashtëzakonshëm, që i jep vullnet, energji, kreacion, impuls etj.. Ai motiv është pikërisht imani, i cili, kur të vendoset në mënyrë të mirëfilltë në zemrën e besimtarit, i mundëson individit kënaqësi për çdo punë me të cilën është Allahu i kënaqur dhe i Dërguari i Tij. Në këtë rast i mundëson kënaqësi për të mësuarit dhe dijen si një vlerë që qëndron e brumosur thellë në doktrinën e fesë islame. Studenti i këtillë është i përqendruar në mënyrën më të lartë, dhe aftësia e tij e natyrshme është e prirur për të dhënë maksimumin. Ai nuk mëson për të arritur ndonjë privilegj, siç mund ta bëjnë këtë studentët jofetarë, apo për të arritur ndonjë përfitim material, cilësi këto që, në kuptimin e vlerës së vërtetë, konsiderohen diçka shumë relative. Jo, ai mëson, në radhë të parë, sepse të mësuarit e konsideron si një vlerë sublime, si një tipar imanor, e pastaj vijnë të tjerat.

**Devotshmëria dhe të mësuarit**

Nxënësi a studenti, i cili është besimtar i sinqertë, është edhe i devotshëm në respektimin e urdhëresave dhe ndalesave të Allahut të Madhëruar. Devotshmëria, si një tipar i besimtarëve të vërtetë, i mundëson individit që të pajiset me cilësitë që i do Allahu dhe i Dërguari i Tij, dhe njëkohësisht i mundëson të largohet nga të gjitha rrugët e këqija. Një pjesë e konsiderueshme e nxënësve dhe studentëve nuk kanë kulturë të mësimit, për arsye se janë të dhënë pas pasioneve të këqija. Kemi të bëjmë me një lidhje kauzale shkak-pasojë. Nëse nuk ka tipare të mira, do të priret pas veprimeve të këqija, sepse përgatitja e personalitetit është kësisoj, dhe e kundërta. Studenti, i cili shkon nëpër diskoteka të natës e të ditës, që konsumon pije alkoolike, që ndjek epshet e veta, që konsumon drogë, që rren, që mashtron, që vjedh etj., reflekton tipare devijante, të cilat e sulmojnë intencën e tij për përgatitje të mirëfilltë edukativo-mësimore. Ato, ndikojnë negativisht në përqendrimin e studentit, sepse ngufatin dëshirën e tij për të mësuar dhe, në vend që të mësuarit si obligim parësor i studentit të jetë në epiqendër të angazhimit dhe vetëdijes së tij, përkundrazi ai renditet në plan të dytë. Kjo është shumë me rëndësi, për sa kohë që dihet se të mësuarit kërkon përqendrim maksimal dhe distancim nga të gjitha pasionet negative, që mund të reflektojnë në imagjinatën e individit gjatë të mësuarit. Gjersa studenti përbrendëson vetitë e liga dhe rrugët e këqija, ai në asnjë mënyrë nuk mund të realizojë me sukses procesin e të mësuarit, sepse janë dy veprimtari që i kundërvihen njëra-tjetrës.

Përballë kësaj, devotshmëria është një pritë në personalitetin e njeriut që u mbyll derën të gjitha vetive të liga, ndërsa energjitë psiko-intelektuale i orienton drejt prirjeve të mira, të ndershme dhe fisnike. Këto prirje, ndikojnë që ai të largohet nga rrugët e liga dhe njëkohësisht, me vetëbesim të plotë, të jepet pas atyre të mirave. Në këto rrethana, vetëdija e nxënësit - studentit është e pëqendruar për të mësuar dhe e dëlirë nga të gjitha intrigat e pasioneve që mund t'i kundërvihen punës së mësimit. Intelekti i tij është i aftë të thithë maksimalisht, duke marrë parasysh faktin se student i këtillë i ka kthyer vetes së tij një natyrë të natyrshme, të cilën e do Allahu i Lartësuar. Kemi shumë argumente nga Kur'ani famëlartë, se ata besimtarë të sinqertë, të cilët, nga frikërespekti për Allahun, tregojnë devotshmëri të vërtetë ndaj Tij, Allahu atyre u dhuron urtësi dhe dije të jashtëzakonshme. Allahu i Lartësuar thotë: “Kini frikë Allahun, se Allahu ju dhuron dituri (të

jashtëzakonshme), Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo send". (El Bekare, 282). Imam Kurtubiu. duke shpjeguar këtë ajet, thotë: Allahu ka premtuar, se atë që I frikësohet Allahut, Allahu e mëson, domethënë, në zemrën e tij vendos një dritë (nur), nëpërmjet së cilës ai i kupton gjërat dhe e dallon të vërtetën nga e pavërteta, dhe në këtë vështrim është Fjala e Allahut[3]: "O ju që besuat, nëse keni frikë Allahun, Ai do të vërë udhëzim (në zemrat tuaja) për ju, do t'jua mbulojë të këqijat, do t'jua falë mëkatet. Allahu është dhurues i madh". (El Enfal, 29).

Përballë kësaj, Allahu në Kur'an kafirët i ka cilësuar se nuk e shohin të vërtetën, për shkak se shpirtrat dhe zemrat e tyre janë të ngurta nga hijezimi i mosbesimit (kufrit). Allahu thotë: "Ndërkaq, në zemrat e tyre vëmë një mbulesë…". (El Isra, 46); "Të tillë janë ata që Allahu ua mbylli zemrat, dëgjimin e pamjen e tyre, dhe të tillë janë ata naivët". (En-Nahl, 108).

Studenti që ka iman dhe devotshmëri, është falënderues ndaj Allahut për dhuntinë e shëndetit, mendjes, arsyes, inteligjencës, mundësive materiale etj., beson se Allahu është Krijues dhe Pronar i vërtetë i çdo gjëje. Po ashtu beson se falënderimi ndaj Allahut për dhuntitë e ndryshme, siç janë mendja, dija, etj., është shkak për shtimin e tyre[4] dhe kurrsesi për paksimin e tyre, sipas Fjalës së Allahut: "Nëse falënderoni, do t'jua shtoj të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi Im është i vështirë". (Ibrahim, 7). Ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë: "Çdo punë me vetëdije, së cilës nuk i paraprin falënderimi ndaj Allahut, është e pavlefshme". (Ebu Davudi dhe të tjerë). Besimtari që falënderon Allahun, njëkohësisht përforcon vendosmërinë e tij për lexim. Pejgamberi a.s., krahas falënderimit të Allahut për dhuntitë e tij, ka kërkuar edhe përforcim dhe vendosmëri në punë. Transmeton Shed-dad bin Evs, se Pejgamberi a.s. thoshte: "O Allahu im, kërkoj nga Ti përforcim në punë, dhe vendosmëri në të vërtetën. Kërkoj nga Ti falënderimin për dhuntitë e dhuruara. Kërkoj nga Ti bukurinë e adhurimit ndaj Teje. Kërkoj nga Ti që të më dhurosh zemër të shëndoshë dhe gjuhë të drejtë. Kërkoj nga Ti dhurimin e së mirës që Ti e di, dhe kërkoj mbrojtje në Ty për të keqen që Ti e di. Kërkoj falje për ato që Ti i di, me të vërtetë Ti je njohës i të fshehtave". (Ahmedi).

Historia islame përmend që dijetarët më të mëdhenj, duke filluar nga ashabët e Pejgamberit a.s., dhe brez pas brezi, deri në këtë kohë, falënderimin ndaj Allahut e kanë pasur pjesë të leximit dhe studimit. Kështu kanë vepruar Katër Imamët e medhhebeve, të cilët, zakonisht, para se të fillonin leximin, merrnin abdest, sepse leximin dhe mësimin e cilësonin plotësisht si ibadet ndaj Allahut. Nga biografia e Ebu Hanifesë r.h., mësohet se ai shpeshherë namazin e sabahut e falte me abdestin e namazit të jacisë të ditës së djeshme. Domethënë, natën në tërësi e kalonte në lexim dhe studim. Me një rast, imam Ebu Hanife r.h. pati thënë: "Dijen e kam arritur duke falënderuar Allahun. Sa herë që kam kuptuar një çështje prej dijes dhe urtësisë, dhe për këtë kam qenë i lehtësuar (prej Allahut), kam thënë: El-hamdulilahi teala – Falënderimi I takon Allahut të Madhërishëm, dhe Ai ma ka shtuar dijen". Prandaj, me punë dhe falënderim ndaj Allahut, ai dhe shumë të tjerë sivëllezër të tij, kishin arritur majat e larta të dijes dhe shkencës.

Nxënësi dhe studenti, krahas imanit, devotshmërisë dhe falënderimit ndaj Allahut, gjatë leximit duhet t'I bëjnë dua Allahut për udhëzim dhe shtim të diturisë. Pejgamberi a.s., I bënte dua vazhdimisht Allahut për shtimin e diturisë, bile Allahu e mësoi Pejgamberin a.s. që të lutej: ".. Dhe thuaj: O Zoti im, shtoma diturinë"! (Ta ha, 114). Transmetohet se i Dërguari i Allahut, kur zgjohej nga gjumi, bënte këtë dua: "Nuk ka zot tjetër përveç Teje, Madhëria Të takon vetëm Ty. O Allahu im, kërkoj falje tek Ti për mëkatet e mia. E kërkoj mëshirën Tënde. O Zot, ma shto diturinë, dhe mos ma devijo zemrën time pasi ma udhëzove në rrugën e drejtë. Më dhuro mëshirë, me të vërtetë Ti je Dhurues i madh". (Suneni i Ebu Davudit). Pejgamberi a.s. lutej për dije të dobishme dhe mbrojtje nga dija e padobishme, duke thënë: "O Allahu im, më bëj dobi me atë që më ke mësuar, dhe më mundëso që ta di atë që është e dobishme për mua, dhe ma shto diturinë. Falënderimi I takon Allahut për çdo gjë, dhe kërkoj mbrojtje tek Allahu nga zjarri i xhehenemit". (Suneni i Ibni Maxhes). Porse, duaja ndaj Allahut duhet të bëhet në mënyrë të sinqertë, me zemër të vendosur dhe me bindjen e plotë se Allahu do t'i përgjigjet asaj, sepse Pejgamberi a.s. ka thënë: "Luteni Allahun duke qenë plotësisht të bindur se do të merrni përgjigje. Dijeni se Allahu nuk i përgjigjet duasë që del nga një zemër e luhatshme dhe e pavëmendshme". (Tirmidhiu).

**Nga sa u tha më sipër, mund të konstatojmë si në vijim:**

1. Imani, duke qenë një motiv i natyrshëm, në personalitetin e individit reflekton një vullnet të jashtëzakonshëm psikofizik. Ky vullnet imanor, impresionon hapjen e aftësisë absorbuese të nxënësit dhe studentit, për të dhënë maksimumin e mundshëm, dhe i motivon maksimalisht ndjenjat e tyre në kuptim të angazhimit dhe përpjekjeve konsistente në të mësuar, sepse çështjen e mësimit nuk e ndërlidhin për motive relative, po për aspirata sublime fetare.
2. Nëpërmjet devotshmërisë, falënderimit dhe duasë ndaj Allahut, nxënësit dhe studentët janë të lehtësuar në rrugën e tyre arsimore, dhe të ndihmuar nga Allahu në lexim, mësim dhe të kuptuar.

(1) "Sahihu'l-Buhari", Kitabu'l-imani, babu: Fadlu men istebree lidinihi, nr. 50. (2)Er-Rrazi, Mefatihu'l-gajbi, et-tefsiru'l-kebir, komentimi i kaptines El Alek, ajeti 1-5. (3)El-Kurtubij "El-Xhamiu li ahkami'l-Kur'an", komentimi i ajetit El Bekare, 282. (4)Abdu'l Xhelil El-Ata, Sherhu ta'limi'l-muteal-lim, vasij-jetu'l-imami'l-a'dham Ebi Hanifete, botimi i parë, pa vend të botimit, 2009, f. 141

# Vrasja aspak nuk luhati imanin e Lugut të Baranit

**Mr. Rexhep Suma**

**Transmetohet nga Seid ibn Zejd se i Dërguari a.s. ka thënë: "Kush vritet për të mbrojtur pasurinë e tij, është dëshmor; kush vritet për të mbrojtur veten e tij, është dëshmor; kush vritet për të mbrojtur familjen e tij, është dëshmor". (Sahih Ebi Daud 2772]**



Ata duan ta shuajnë Dritën e Allahut (Islamin) me gojët e tyre. Por Allahu do ta përmbushë Dritën e Tij edhe pse mosbesimtarët e urrejnë (atë)." (Es-Saff, 8).

Zullumi shekullor nga çetnikët serbo-malazez mbi popullatën e pafajshme shqiptare myslimane nuk pushoi kurrë. Në valën e terrorit fetar e psikologjik të ushtruar nga ushtria e Malit të Zi nën komandën e kriminelit Sava Llazareviç, i njohur në popull si Savë Batarja, kundër popullatës shqiptare islame në prill të vitit 1913, në Lugun e Baranit të Pejës dhe në pjesët e tjera të Dukagjinit të Kosovës, - 14 burra u ekzekutuan në Lugun e Baranit, sepse refuzuan të konvertoheshin në ortodoks. Madje ata ai i kishte detyruar të hapnin vetë varret para se të ekzekutoheshin. Këta njerëz ranë në mbrojtje të fjalës La ilahe il-lellah muhamedurr-resulullah. Të bindur e të skalitur në imanin e tyre, ata nuk pranuan të ndërronin fenë islame. Për këtë fe pranuan të masakroheshin e të jepnin më të shtrenjtën e tyre, jetën. Nga dhuna që ushtroi Serbia, qindra familje shqiptare iu kapën maleve të ashpra plot borë, duke lënë pas gra, fëmijë e pleq të vdekur, si dhe shtëpi të djegura e të shkatërruara...

Historikisht, pas okupimit të Kosovës nga Serbia dhe Mali i Zi në vitin 1912, Kosova qe ndarë nga pushtuesit në zona të interesit. Mali i Zi mori pjesën më të madhe të Dukagjinit (kufiri malazezo-serb niste nga burimi i Drinit të Bardhë dhe kalohej deri në rrjedhën e lumit Erenik në Dri dhe ngjitej pastaj nga ana e djathtë e Erenikut drejt Bogiqes), ndërsa pjesën tjetër të Kosovës, e kishte marrë Serbia.
Me këtë pushtim të egër filluan masakrat, dhuna, terrori fizik dhe psikologjik, deportimi masiv i shqiptarëve nga trojet gjyshnore, ishin skenar që vazhdimisht u ekzekutuan mbi këtë popull me fe myslimane. Në këtë përvjetor, një delegacion i Kryesisë së BIK-së: Kryemami i Kosovës, Sabri ef Bajgora, Ekrem Simnica, drejtor për diasporë, shefi i kabinetit të Myftiut, Ejup Ramadani, kryeredaktori i revistës "Dituria Islame" mr. Rexhep Suma, dhe ndihmëskryeimami Fatmir Iljazi morën pjesë në këtë datë historike që u shënua me shumë aktivitete. Konvertimi organizohej në rajone dhe krahina të tëra në formë fushate; për të pabindurit dhe kundërshtarët shteti pushtues kishte aplikuar shumë dënime të rënda që shkonin nga vrasje individuale deri në vrasje kolektive, madje duke i detyruar viktimat që t'i hapnin varret vetë. Në Lugun e Baranit në mënyrën më barbare u ekzekutuan 14 burra të këtij lokaliteti, sepse kundërshtuan robërinë, ndërrimin e emrit dhe të traditës shqiptare. Hazir Alija, Haxhi Haziri, Avdyl Rrustemi, Avdyl Hasani, Hazir Avdyli, Shiqer Hasani, Cubel Zeqiri, Nimon Plava, Abaz Jaha, Ali Abazi, Shaban Ademi, Sadri Syla, Mic Sadiku dhe një i panjohur (kalimtar rasti).

Më 13 mars 1913, të rrethuar e të kërcënuar nga bajoneta, tyta dhe mitralozë të ushtrisë që udhëhiqej nga krimineli Sav Batarja, masa të gjera të popullit - burra, gra, pleq e fëmijë, kush në qerre e kush në këmbë, ecnin pikëllueshëm në drejtim të kishës ortodokse të Pejës, për të ndërruar dhunshëm fenë, emrin dhe kombin. Mirëpo populli kishte dhënë besën se më parë do të grihej e copëtohej sesa të ndërronte fenë – me se do të turpëronin gjeneratat e hershme. Këto ngjarje ngritën ndjenjën e qëndrueshmërisë dhe dëshmuan se nuk tradhtohen feja e idealet për kënaqësi të kësaj bote. Kjo ngjarje luajti rol të madh edukues e frymëzues se si duhet të mbrohet feja e nderi.

Më 1913, banorët e Lugut të Baranit dhe fshatrave përreth bënë qëndresën e flijimit duke ruajtur fenë e kombin duke mos iu bindur frymës sllave. Kjo kujtesë e dhimbjes kolektive përkujton sakrificën që këta njerëz bënë për fenë e Allahut- Islamin. Refuzuan të konvertoheshin në fenë e krishterë dhe me jetët e tyre blenë Xhenetin. Dhuna e ushtruar mbi këtë anë nuk la hapësirë shumë të madhe para këtyre banorëve.

Në fund të muajit mars dhe në fillim të muajit prill të vitit 1913, më shumë se 3000 banorë të 30 fshatrave të Lugut të Baranit, ishin nisur me dhunë për tu konvertuar te kisha ortodokse në Gorazhdec (Pejë). Mirëpo kundër atij veprimi të dhunshëm Ali Bajraktari me këshillime të vazhdueshme për këtë akt me hoxhën e Vranocit, Mulla Sherif Krasniqi, kishte thurur një plan për të shpëtuar popullatën, që kinse donte të konvertohej ,por qëllimi i tyre ishte të shkonin në Pejë dhe aty të fillonte protesta nga popullata, në mënyrë që të aktualizohej terrori që ushtrohej nga kasapi Save Batareja. Kjo protestë ishte ndjekur edhe nga gazetarët e huaj që ishin në Pejë dhe ashtu ndodhi.

Kur arritën në hyrje të Pejës e deri tek Ura u Gurit, tërë populli ngriti nga një gisht lart dhe të gjithë duke dëshmuar Shehadetin La ilahe ile-llah muhamedun resulullah dhe duke ngritur lart plisat e bardhë për të dëshmuar fuqishëm identitetin e tyre kombtaro- fetar, kështu që ruajtën identitetin e tyre...Kjo periudhë mund të përshkruhet kështu:

Pushtimi i Rrafshit të Dukagjinit nga Kral Nikolla; Instalimi i administratës malazeze sllave në aspektin gjyqësor dhe ushtarak; Fushata për çarmatosjen e shqipëtarve; Konvertimi i dhunshëm prej Islamit në fenë ortodokse sllave; Vrasjet dhe masakrat fizike si dhe zhdukja dhe marrja peng e njerëzve; Plaçkitja dhe barbaritë si dhe shpërngulja e dhunshme e kësaj popullate.

Këto ishin katrahurat që përjetoi popullata e kësaj ane nga pushtimi serbo-malazez. Për nder të kësaj date, komuna e Pejës mbajti disa aktivitete për të përkujtuar këtë datë të shënuar për historinë e Pejës dhe të Kosovës. Në Lugun e Baranit, ku pushojnë trupat e 14 dëshmorëve të masakruar nga Savë Batarja më 13 prill 2013, u zbulua pllaka përkujtimore e këtyre dëshmorëve. Zbulimi i pllakës u bë nga kreu komunal i Pejës, Ali Berisha, kryeimami i Kosovës - Prof. Sabri ef. Bajgora, Akad. Mark Krasniqi, përfaqësues të familjes Gashi dhe Berisha si familjarë që kanë pasur më shumë të vrarë. Me këtë rast kreu i Pejës kujtoi se ata u masakruan sepse nuk deshën të ndërronin fenë, emrin e kombin dhe ne sot i kujtojmë me pietetin më të lartë.

Po ashtu në Pejë, për nder të kësaj date, është mbajtur edhe një akademi përkujtimore. Këtë akademi përkujtimore, në emër të Kryesisë së BIK-së dhe në emrin e Myftiut të Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava, me një fjalë të shkurtër e përshëndeti Kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora. Ai përshëndeti kreun e komunës së Pejës dhe



familjarët e dëshmorëve të Lugut të Baranit. Ndër të tjera, ai theksoi se Allahu në Kur'anin famëlartë ka thënë: "Dhe mos thoni se janë të vdekur ata që luftuan në rrugën e Zotit të tyre, përkundrazi janë të gjallë dhe të furnizuar". Ngjarjet e Lugut të Baranit tregojnë më së miri rezistencën e popullit shqiptarë nëpër vite e shekuj. Dhe kjo frymë luftarake e heroike ka qenë faktori determinant pse ne sot jetojmë të lirë në vatrat tona shekullore. "Meqë e kemi kohën e xhumasë, E lus Zotin e Plotfuqishëm që me dëshmorët e kombit, Allahu të na takojë në xhenetet e amshueshme" – përfundoi ai.

Kurse nga ana tjetër, kreu komunal i Pejës, Ali Berisha, theksoi: "Filloi një epokë e gjenocidit shqiptar e asaj pjese që kishte mbetur nën pushtimin serbomalazez. Në këtë kohë filloi edhe konvertimi i shqiptarëve me dhunë në fenë sllave nën sloganin serb "vdekje ose konvertim". Ndërrimi me dhunë i emrit dhe fesë për shqiptarët paraqiste jo vetëm një detyrim të rëndë e të papranueshëm, por ishte një veprim që buronte nga mesjeta e largët".

Komuna e Pejës në 100-vjetorin e kësaj ngjarjeje ndërtoi dy përmendore, një në Baranin e Epërm për 14 shehidët dhe një përmendore në parkun Karagaç për dy shehidët e tjerë - Salih Bajraktarin dhe Halil Tahirin.

Kjo ngjarje përshkruhet më së miri në vargjet e kësaj kënge:

*Haj medet për Lug t' Baranit,*
*n' kam asht çue Savë Llazari,*
*Savë Batarja në kam asht çue,*
*Don shqiptarëve fenë me u ndërrue,*
*N' Baran të Epërm, Sava asht shkue…*
*… Katërmdhet' burra i ka bashkue,*
*në Shpat të Baranit na i ka çue,*
*i ka shtie vorret vetë me i marue,*
*të katërmdhetit i ka pushkatue.*
*Kqyr tash Sava çka ka punu*

*Ai me topa paska gjue,*
*Në Vranoc gjylet na i kanë shkue,*
*Krejt Vranoci asht tmerrue,*
*Janë ndal burrat, janë besatue*
*Mandej rrugën e kanë fillue*
*Këtij populli kush i prini?*
*Sal Bajraktari, Arif Halili…*
*Nuk po donë në kish me hi*
*"Bajraktar thonë me na pri*
*në t'zezën Pejë po donë me hi".*




# Myftiu Tërnava priti sekretarin e OBI Prof. Dr. Ekmeleddin Ihsanoglu-n

Sekretari i Përgjithshëm i Organizatës për Bashkëpunim Islamik (OBI), Prof. Dr. Ekmeleddin Ihsanoglu, i cili qëndroi për vizitë zyrtare në Kosovë, më 2 maj vizitoi Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, ku u prit nga Myftiu Mr. Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorët.

"Sot është ditë e veçantë për ne dhe vendin tonë, ngase presim një mik të madh të Kosovës dhe të shqiptarëve" - tha në fillim Myftiu, i cili më pastaj falënderoi Sekretarin Ihsanoglu për punën që ka bërë si sekretar i Organizatës për Bashkëpunimin Islamik (OBI) në përkrahjen dhe mbështetjen pa rezervë të Kosovës tek vende islamike dhe në forumet ndërkombëtare.

"Puna dhe angazhimi Juaj në përkrahjen dhe mbështetjen e Kosovës në OBI dhe në forumet e tjera ndërkombëtare, si dhe angazhimi Juaj tek shtetet islamike për njohjen e shtetësisë së vendit tonë, ju ka bërë Ju një mik të madh të Kosovës dhe popullit të saj, një mik të respektuar e të çmuar, për se do t'ju jemi mirënjohës gjithherë"- tha Myftiu Tërnava.

Sekretari i OBI, Prof. Dr. Ekmeleddin Ihsanoglu, pasi falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë e vëllazërore, u shpreh se kishte ndjekur me vëmendje situatën në Kosovë dhe rreth saj që nga koha e luftës e këndej dhe në vazhdimësi kishte mbështetur Kosovën.

"Çdo e arritur juaja na gëzon, unë dhe bashkëpunëtorët e mi jemi angazhuar që ta përkrahim vendin tuaj në rrugën e tij në institucionet ndërkombëtare. Jam i i kënaqur nga ajo që pashë në Kosovë, keni arritur shumë në ndërtimin e kapaciteteve shtetërore e institucionale ."- tha Prof. Dr. Ekmeleddin Ihsanoglu, për të vazhduar: "Edhe në të ardhmen unë dhe OBI do të jemi pranë Kosovës në misionin për shtimin e njohjeve dhe konsolidimin e shtetit në arenën ndërkombëtare. Po ashtu do të përkrahim edhe investimet që do të sjellin zhvillimin ekonomik të Kosovës".

Për kontributin e dhënë për Kosovën në arenën ndërkombëtare, Myftiu Tërnava, mikut të madh të Kosovës, sekretarit të OBI, Prof. Dr. Ekmeleddin Ihsanoglu, i ndau mirënjohje të veçantë.

Në takim Myftiu Tërnava Prof. Dr. Ekmeleddin Ihsanoglun e njohu edhe me projektet, sfidat dhe arritjet e BIK-së. (R.Shkodra)

# Myftiu Tërnava në vizitë zyrtare në disa shtete të Gjirit Arabik

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga drejtori për veprimtari botuese në Kryesinë e BIRK-së - z. Ahmet Sadriu dhe ndihmësshefi i kabinetit - Mr. Besim Mehmeti, nga data 15 deri 30 prill 2013 qëndroi në një vizitë zyrtare në Kuvajt, në Katar dhe në Emiratet e Bashkuara Arabe.

## VIZITA NË KUVAJT

Në Kuvajt Myftiu Tërnava qëndroi me ftesën nga Ministria e Vakëfeve dhe Çështjeve Islame të Kuvajtit. Në ditën e parë Myftiu Tërnava vizitoi Ministrinë e Vakëfeve, ku u prit në dy takime të ndara nga dy zëvendësministra. Në takimin e parë Myftiu u prit nga zëvendësministri për Çështje të Fetvasë në shtetin e Kuvajtit Dr. Isa Al Abdeli, të cilin myftiu e falënderoi për pritjen e ngrohtë dhe, edhe këtë radhë falënderoi Qeverinë e Kuvajtit për njohjen dhe për përkrahjen e Kosovës në organizmat ndërkombëtarë. Myftiu falënderoi gjithashtu edhe për ndihmat e ndryshme që i ka ofruar Kuvajti popullit të Kosovës në fusha të ndryshme.

Ndërkaq, nikoqiri Myftiun Tërnava e njohu me mënyrën dhe organizimin shtetëror të Fetvasë në Kuvajt. Po ashtu, në takim u diskutuan edhe çështje në të cilat mund të bashkëpunojnë këto dy institucione.

Në takimin e dytë Myftiu u prit nga zv./ministri për Çështje të Haxhit dhe Marrëdhënie me Jashtë në Ministrinë e Vakëfeve, Dr. Mutlak Al Karavi, me të cilin u diskutuan çështje të organizimit të jetës fetare në Kosovë si dhe mënyra e organizimit të Haxhit dhe u vu në dukje nevoja për shkëmbim përvojash.

Në ditën e dytë të vizitës, Myftiu Tërnava u prit nga Këshilltari i Emirit të Kuvajtit, Dr. Abdullah Al Matuk, i cili është njëkohësisht edhe kryetar i Agjencisë Ndërkombëtare të Ndihmave të shtetit të Kuvajtit (IICO). Në takim Myftiu Tërnava shprehu konsideratat e larta për shkëlqesinë e tij Emirin e Kuvajtit, dhe falënderoi për njohjen e Kosovës nga Qeveria e Kuvajtit. Ai, gjithashtu, falënderoi për ndihmat e ofruara Kosovës në organizmat ndërkombëtarë, duke theksuar rëndësinë dhe nevojën e përkrahjes së mëtutjeshme. Myftiu, ftoi këshilltarin e Emirit për ta vizituar Kosovën, si dhe u bëri thirrje Qeverisë së Kuvajtit dhe biznesmenëve kuvajtianë që të investojnë në Kosovë. Nga ana e tij, Dr. Al Mutlak falënderoi Myftiun për vizitën si dhe shprehu konsideratat e larta për kontributin e Bashkësisë Islame në shtetndërtimin e Kosovës dhe rolin e saj në informimin e Botës Arabe dhe Islame për zhvillimet në Kosovë, duke theksuar se Qeveria dhe populli i Kuvajtit janë përkrahës të Kosovës.

Ai, gjithashtu, premtoi përkrahje dhe bashkëpunim më të madh me Bashkësinë Islame, në veçanti në realizimin e disa projekteve vakëfnore. Dr. Al Mutlak premtoi se së shpejti do ta vizitojë Kosovën.

Gjatë ditës së dytë Myftiu Tërnava vizitoi Ambasadën e Republikës së Shqipërisë në Kuvajt, ku u prit nga ambasadori Kujtim Morina.

Në ditën e tretë Myftiu Tërnava vizitoi disa fondacione dhe shoqata humanitare ndërkombëtare, ku zhvilloi takime me udhëheqësit e tyre. Ai vizitoi fondacionin "Rahma" nga Kuvajti, i cili ka ndihmuar popullin e Kosovës në ndërtimin e shtëpive, shkollave, xhamive, shtëpive shëndetësore, si dhe ka ofruar ndihma të ndryshme humanitare. Muftiu falënderoi nikoqirët për të gjitha ndihmat që i ofruan popullit të Kosovës.









Myftiu vizitoi gjithashtu fondacionin e bamirësisë "Nexhat", ku zhvilloi një takim vëllazëror. Në takim të dy palët ranë dakord për thellim të bashkëpunimit sidomos në fushën e arsimit.

Në ditën e fundit të vizitës së tij në Kuvajt, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, u prit nga zv./Ministri i Drejtësisë, Vakëfeve dhe Çështjeve Islame të Kuvajtit, Dr. Adil al Falah. Në takim Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për pritjen e ngrohtë e vëllazërore si dhe e falënderoi Qeverinë e Kuvajtit për njohjen dhe për përkrahjen e Kosovës në forumet ndërkombëtare. Ndërkaq, nikoqiri shprehu interesimin e tij rreth zhvillimeve të fundit në Kosovë dhe sidomos për procesin e dialogut me Beogradin. Me këtë rast ai theksoi se vendosja e marrëdhënieve diplomatike me Kosovën do të rrisë bashkëpunimin e ndërsjellë me BIK-në. Gjithashtu al Falah shprehu gatishmërinë e Ministrisë për avancimin e marrëdhënieve të dy institucioneve në fusha të ndryshme. Të dy palët ranë në ujdi për nënshkrimin e një memorandumi bashkëpunimi. Në fund të takimit Myfitu Tërnava i dhuroi nikoqirit Logon e BIK- së të punuar me gurë të Kosovës.



## VIZITA NË KATAR

Pas vizitës së Kuvajtit, Delegacioni i BIRK-së me Myftiun e Kosovës, Mr. Naim Tërnava në krye, shkoi në Katar. Delegacioni i BIK-së mori pjesë në Konferencën e 10-të Ndërkombëtare për dialogun ndërfetar, e cila është organizuar nga Qendra për Dialogun Ndërfetar Doha (DICID). Në këtë konferencën, e cila u mbajt në hotelin "Ritz Çarlton" në kryeqytetin e Katarit Doha, merrnin pjesë delegacione të shumta nga mbarë bota - ministra, zv./ministra, përfaqësues të religjioneve të ndryshme, hulumtues, studiues dhe personalitete eminente të kësaj fushe në vende të ndryshe të botës.

Konferencën e hapi Ministri i Drejtësisë i Katarit, Hasan Al Ganim, i cili u uroi mirëseardhje pjesëmarrësve në këtë konference, duke theksuar se Qeveria e Katarit dhe populli i tij janë të përkushtuar për dialog ndërfetar dhe respektim të vlerave të larta morale njerëzore. Të pranishmëve iu drejtua edhe drejtori i qendrës DICID, Dr. Ibrahim Al Nuajmi, i cili përshëndeti të pranishmit dhe u dëshiroi qëndrim të këndshëm në Doha. Ai në fjalën e vet u përqendrua në rëndësinë e dialogut ndërfetar dhe ndikimin e tij për përmirësimin e bashkëjetesës në mes popujve dhe shoqërive të ndryshme anë e kënd botës. Pastaj u shfaq një film i shkurtër, ku u shfaqën aktivitete të qendrës DICID Doha përgjatë një dekade për kontributin e saj në dialogun ndërfetar. Të pranishmëve iu drejtuan edhe përfaqësuesi i Kombeve të Bashkuara, ish-Kryetari i Asamblesë së Përgjithshme të Kombeve të Bashkuara, Dr. Nasi bin Abdulaziz Ennaser; përfaqësuesi i Vatikanit, Migel Anhel Ejoso Gviksot; sekretari i përgjithshëm i Unionit Botëror të Dijetareve Islamë, Dr. Ali Al-Karah Dagi dhe drejtori ekzekutiv i Këshillit Çifut në Amerikën Latine, Klodio Ibilmen. Punimet e konferencës zgjatën 3 ditë dhe u paraqitën shumë kumtesa kushtuar Përvojës së suksesshme të dialogut ndërfetar. Në delegacionin e BIK- së po merrnin pjesë kryeimami Sabri Bajgora, drejtori për





shtyp dhe veprimtari botuese Ahmet Sadriu dhe ndihmësshefi i kabinetit Mr. Besim Mehmeti. Po në Doha, Myftiu Tërnava vizitoi edhe Organizatën Humanitare më të fuqishme të Katarit "RAF", ku u prit nga drejtori i përgjithshëm Aid Al-Kahtani. Të dy palët biseduan për fushat e bashkëpunimit dhe përkrahjen e BIK-së për realizimin e projekteve të shumta, dhe sidomos për rizgjimin dhe rindërtimin e Vakëfeve në Kosovë.

## VIZITA NË UNIONIN NDËRKOMBËTAR TË DIJETARËVE ISLAMË

Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava, vizitoi Unionin Ndërkombëtar të Dijetarëve Islamë në Doha të Katarit, ku u prit nga Sekretari i Përgjithshëm i Unionit, Dr. Ali Al Karah Dagi. Në fillim nikoqiri i uroi mirëseardhje Myftiut dhe e njohu atë me historikun, objektivat dhe qëllimet e institucionit që ai udhëheq."Unioni ka përcjellë me vëmendje zhvillimet në Kosovë si dhe ka kërkuar nga të gjitha vendet islamike njohjen dhe ndihmën e Kosovës në organizmat ndërkombëtarë" - tha ndër të tjera, Dr. Ali Al Karah Dagi. Ai gjithashtu theksoi rëndësinë e bashkëpunimit të ndërsjellë në mes dy institucioneve si dhe shprehu admirimin e tij për rolin e BIK-së në shtetndërtimin e Kosovës, dhe sidomos për kontributin e saj për bashkëjetesën fetare në Kosovë.

Dr. Ali Al Karah Dagi, shprehu po ashtu gatishmërinë e këtij institucioni ndërkombëtar për thellimin e bashkëpunimit në mes dy institucioneve. Nga ana tij, Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për mikpritjen e ngrohtë dhe e njohu atë me zhvillimet në Kosovë, duke theksuar në veçanti nevojën për ndikim dhe lobim tek shtetet islame që s'e kanë njohur ende Kosovën, për ta njohur sa më parë.

## VIZITA TEK DR. JUSUF AL KARDAVI

Pas vizitës së Unionit, Myftiu Tërnava vizitoi Dijetarin e madh Islam, Dr. Jusuf Al Kardavi në rezidencën e tij dhe me të pati një takim të ngrohtë e vëllazëror. Dijetari i shquar i uroi mirëseardhje Myftiut si dhe shprehu admirimin e tij për popullin shqiptar në përgjithësi dhe sidomos për popullin Kosovës dhe për luftën e tyre për liri dhe angazhimin e kontributin për forcimin e shtetit të ri. Ai gjithashtu theksoi se populli shqiptar ka dhënë kontributin e madh edhe me dijetarë të shquar në Botën Islame. Dr. Kardavi shprehu gjithashtu interesimin e madh për zhvillimet e fundit në Kosovë duke vlerësuar lart rolin e BIK-së dhe kontributin e saj në tolerancën fetare dhe bashkëjetesën në mes shqiptarëve. Myftiu Tërnava falënderoi Dr. Kardavin për pritjen e ngrohtë si dhe e njohu atë me përparimet që ka shenuar Kosova. Myftiu u ndal më tepër në veprimtarinë dhe punën e BIK-së dhe, nga dijetari i madh kërkoi që të ushtrojë ndikimin e tij tek shtetet islame që s'e kanë njohur ende Kosovën, që të marrin një hap të tillë. Myftiu, gjatë qëndrimit në Doha, vizitoi gjithashtu edhe Universitetin e Katarit, ku u prit nga Dekani i Fakultetit të Sheriatit - Dr. Abdul Hakim Al Khalifi, me të cilin diskutuan për mundësitë e bashkëpunimit në fushat akademike në mes dy institucioneve.









## PRITJA NGA MINISTRI AL KAVARI

Në ditën e tretë të vizitës në Katar, delegacioni i BIK-së, i udhëhequr nga Myftiu Mr. Naim Tërnava, u prit në selinë e Ministrisë së Vakëfeve dhe Çështjeve Islame të shtetit të Katarit, nga Ministri Dr. Gajth Al Kavari.

Në fillim të takimit nikoqiri i uroi mirëseardhje delegacionit të BIK-së, ndërsa Myftiu Tërnava e falënderoi atë për pritjen e ngrohtë vëllazërore. Ai gjithashtu falënderoi Emirin e Katarit dhe Qeverinë e tij për njohjen e Kosovës si dhe për përkrahjen e ofruar në arenën ndërkombëtare. Myftiu njohu Ministrin me zhvillimet e përgjithshme në Kosovë dhe me proceset e shtetndërtimit të Kosovës, si dhe me procesin e njohjeve, për se Myftiu tha se Kosovën deri tani e kanë njohur afër 100 shtete. Myftiu gjithashtu njoftoi nikoqirin për aktivitetet dhe veprimtarinë e BIK-së si dhe për sfidat e vështirësitë, me të cilat ballafaqohet ky institucion. Gjatë bisedës Myftiu Tërnava kërkoi thellimin e bashkëpunimit në mes dy institucioneve në fusha të ndryshme. Nga ana e tij, Ministri Al Kavari theksoi përkushtimin e Emirit të Katarit dhe Qeverisë së tij për mirëqenien dhe përkrahjen e Kosovës në arenën ndërkombëtare. Ministri Dr. Gajth Al Kavari u shpreh se edhe në të ardhmen Katari do të ndihmojë zhvillimin e Kosovës. Ai shprehu po ashtu gatishmërinë për të përkrahur dhe thelluar bashkëpunimin me BIK-në në ndërtimin e xhamive dhe të vakëfeve. Ministri Dr. Gajth Al Kavari premtoi se në një të ardhme të afërt do të vizitojë Kosovën. Të dy bashkëbiseduesit u dakorduan për të nënshkruar një marrëveshje bashkëpunimi.

Në fund të takimit Myftiu Tërnava i dhuroi Ministrit Katalogun e dorëshkrimeve që ruhen në Bibliotekën e BIK-së dhe Logon e BIK-së të punuar nga gurë të çmuar të Kosovës.



## VIZITË NË EMIRATET E BASHKUARA ARABE

Me ftesë të Ministrisë së Vakëfeve dhe Çështjeve Fetare në qeverinë e Dubait, Myfiu Tërnava, i shoqëruar nga z. Ahmet Sadriu dhe Mr. Besim Mehmeti, qëndroi për vizitë zyrtare në Dubai, ku takoi autoritetet më të larta të Ministrisë.

Myftiu Tërnava fillimisht u prit nga këshilltari i ministrit të financave të Dubait, z. Mirza Al Saig, të cilin Myftiu e falënderoi për përkrahjen që ka dhënë Qeveria e EBA-së për Kosovën në mekanizmat ndërkombëtarë, dhe sidomos për njohjen e Kosovës si shtet të pavarur e sovran nga EBA.

Myftiu e njohu nikoqirin gjithashtu me zhvillimet në Kosovë dhe punën e angazhimet e BIK-së. Gjatë takimit Myftiu e ftoi qeverinë e Dubait dhe Emirateve për investime në Kosovë, të cilat do të luanin rol në zhvillimin e vendit. Nikoqiri, pasi i uroi mirëseardhje Myftiut, e falënderoi për vizitën dhe theksoi se Ministri i Financave dhe njëherësh, zëvendësi i Emirit të Dubait, Hamdan Bin Rashid Al Mektum, është interesuar për zhvillimet e fundit në Kosovë. Ai gjithashtu shprehu gatishmërinë për të ofruar përkrahje për Kosovën në përgjithësi dhe BIK-në në veçanti. Të dy palët u dakorduan për nënshkrimin e protokollit të bashkëpunimit, përmes të cilit fondacioni "Al Maktum" do të ndihmojë BIK-në në realizimin e disa projekteve. Myftiu gjithashtu zhvilloi disa takime të rëndësishme në Ministrinë e Vakëfeve dhe Çështjeve Fetare të qeverisë së Dubait, në fondaconin ndërkombëtar "Dubai për Bamirësi", pastaj në fondacionin "Muhamed bin Rashit Al-Maktum", që udhëhiqet nga Emiri i Dubait.
(Mr. Besim Mehmeti)







## MYFTIU MERR PJESË NË EKSPOZITËN PËR PROJEKTIDEN E NDËRTIMIT TË XHAMISË QENDRORE TË PRISHTINËS

Kryesia e BIK-së më 28 dhjetor 2013 shpalli Konkurs Ndërkombëtar për projektiden e ndërtimit të Xhamisë Qendrore të Prishtinës. Pjesëmarrja në konkurs ishte mjaft e madhe krahasuar me konkurset tjera ndërkombëtare të kësaj kategorie. Për pjesëmarrje në konkurs u regjistruan gjithsej 136 ekipe dhe individë arkitektësh. 81 projekte nga 30 shtete dorëzuan punimin e tyre deri në afatin e paraparë më 8 Mars për arkitektët vendor dhe 13 Mars 2013 për ata nga vendet e jashtme. Siç ishte paraparë me program u organizua një ekspozitë në hotelin Grand në Prishtinë ku u ekspozuan të gjitha projektet e dorëzuara nga pjesëmarrësit. 'Në hapje të kësaj ekspozite Myftiu i Kosovës mr. Naim ef. Tërnava tha se vërtet ka pas një interesim mjaft të madh ku janë mbi 81 projekte nga mbi 3o shtete, të ndryshme të botës si po shihet se ka edhe një arkitekturë të përzier që na vije nga vende të ndryshme të botës që na bëjnë neve vërtetë të kemi mundësi që bashkërisht të gjithë ne të bëjmë edhe përzgjedhjen e projektit më të mirë dhe sa më shpejtë që është e mundur të startojmë edhe në ndërtimin e Xhamisë së Madhe apo Qendrore, e cila është pritur kohë të gjatë që me të vërtetë të nisim dhe të shohim që edhe besimtarët e kryeqendrës të kenë hapësirë më të madhe ku t'i kryejnë obligimet e tyre fetare", ka thënëTërnava. Ekspozita qëndroi e hapur për pesë ditë dhe u vizitua nga mbi 10.000 vizitorë. Qytetarët kishin mundësinë të votonin për tri projekte të pëlqyera nga ta.




## NË STAMBOLL U MBAJT SIMPOZIUMI "IXHMAI DHE VETËDIJA KOLEKTIVE"

Në Stamboll, nga 27-28 prill 2013, është organizuar simpoziumi ndërkombëtar në temën "Ixhmai dhe vetëdija kolektive", ku morën pjesë përfaqësues të komuniteteve fetare, akademikë, studiues të çështjeve islame etj. nga mbi 80 shtete të ndryshme të botës. Në emër të BIRK-së, gjegjësisht të FSI-së, në këtë eveniment morën pjesë Dr. Fahrush Rexhepi, Prof. Resul Rexhepi, Dr. Qazim Qazimi, Dr. Zija Abdullahu dhe Dr. Lulzim Esati. Simpoziumi u cilësua si një hap i rëndësishëm drejt unitetit të myslimanëve. Nga ky simpozium, me qëllim të parandalimit të interpretimeve të reja që s'kanë koherencë shkencore e historike, dhe për të provuar paligjshmërinë e tyre, doli përfundimi që " ixhmai" mund të marrë përsëri rolin dhe funksionin e tij historik si në periudhat e mëhershme. (R.S)

## PËRUROHET XHAMIA E RE NË SHAJKOC

Më 28 mars në mënyrë solemne u bë përurimi solemn i xhamisë së fshatit Shajkoc (Podujevë). Në këtë solemnitet merrte pjesë Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava, kryeimami Sabri ef. Bajgora, drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese Ahmed ef. Sadriu, Ejup Ramadani, shefi i kabinetit të Myftiut, Ekrem ef. Simnica, drejtor për Diasporë, Rexhep Suma, kryeredaktor i "Dituria Islame" Agim ef. Gashi dhe Eshref Dragusha. Poashtu këtë solemnitet e begatuan edhe përfaqësues të shoqatës bamirëse "Err-Rrahmeh", nga Kuvajti njëherit edhe donator të realizimit të këtij projekti. Myftiu Tërnava duke marrur fjalën shprehu falënderimin për përfaqësuesit e shoqatës Err-Rrahme dhe në veçanti falënderoi motrën myslimane nga Kuvajti e cila ndau nga pasuria e saj për ngritjen e kësaj shtëpie të Allahut xh.sh."Muhamedi a.s. kur bëri hixhret nuk ndërtoi së pari shtëpi për vete por ndërtoi shtëpinë e të gjithëve, ndërtoi shtëpinë e Allahut- xhaminë. Thotë Allahu në Kur'an"Vërtet ndërtojnë dhe rindërtojnë xhami vetëm ata të cilët E besojnë Allahun xh.sh., dhe Ditën e Gjykimit dhe nuk ia kanë frikën askujt tjetër.

Ua uroj këtë xhami kaq të bukur. Kjo xhami është e bukur vetëm atëherë kur ne jemi në të, pra kur është e mbushur me xhemat, e fëmijët tanë mësojnë këtu. Në Kosovë janë rrënuar 218 xhami nga okupatori serb. Duke falënderuar Allahun, juve xhematlinj por edhe miq tanë që na kanë ndihmuar kemi arritur t'i ndërtojmë të gjitha. Poashtu kemi arritur që t'i ndërtojmë edhe një numër të madh të xhamive anekënd Kosovës", është shprehur Myftiu Tërnava duke nënvizuar se BIK ka kërkesa të vazhdueshme për ndërtimin e xhamive. " Në zyrën time kam kërkesa të mëdha për ndërtimin e shumë xhamive. Në Kosovë tani kemi 800 xhami por Kosova ka nevojë të ngutshme t'i ngrit edhe 200 xhami. Ne duhet të shpejtojmë duhet të arrijmë hapin tonë në ndërtimin e xhamive që janë kërkesë e xhematlinjve tanë. Poashtu falënderoj popullin e Kuvajtit dhe udhëheqjen kuvajtiane të cilët kanë ndërtuar një numër të madh të xhamive në Kosovë. Ka ndërtuar shkolla, spitale, çerdhe fëmijësh pra gjithçka që është e nevojshme dhe që ka pas mundësi. E lus Allahun xh.sh. që të gjithë ata që ndihmuan në ngritjen e kësaj xhamie Allahu t'i shpërblen në dynja dhe ahiret e një falënderim të veçantë i bëj donatores së këtij projekti,Ummu Jusuf (Kuvajt) dhe përfaqësuesit të saj, për këtë kontribut të çmueshëm. Lus Allahun ta gradoj me të mirat e Tij të kësaj dhe botës tjetër. Nga ana e tij kryetari i KBI të Podujevës Bekim ef. Jashari falënderoi BIK për hapjen e kësaj xhamie duke falënderuar edhe donatorin nga Kuvajti që ndihmuan në ndërtimin e kësaj xhamie dhe njëherit ka theksuar nevojën dhe përkrahjen për ndërtimin e xhamive tjera. Përfaqësuesi shoqatës "Er-Rrahmeh" Halid Mul-la ndjehej i gëzuar për finalizimin e këtij projekti dhe njëherit falënderoi Bashkësinë Islame të Kosovës me të cilën ka pasur një kordinim shumë të frytshëm në këtë drejtim e në veçanti Myftiun Tërnava, i cili ka një rol shumë të rëndësishëm në ndërtimin e kësaj xhamie. Shpresoj që kjo xhami do të jetë vend ku do të ngritet emri i Allahut dhe vend ku rinia do të mësoj dhe edukohet në islam. Ai porositi xhematin e kësaj xhamie që ta zbukurojnë këtë xhami me pjesëmarrje sa më masovike në falje të kohëve të namazit. Ndërtimi i kësaj xhamie pati filluar më 25.04.2012. (Mr.Rexhep Suma).





## INAUGUROHET FILLIMI I PUNIMEVE PËR NDËRTIMIN E XHAMISË SË MADHE NË TIRANË

Në sheshin e Namazgjasë, më 20 prill është zhvilluar ceremonia e fillimit të punimeve për ndërtimin e Xhamisë së Madhe të Tiranës. Në ceremoninë e vënies së gurthemelit të Xhamisë së Madhe të Tiranës, të organizuar nga Komuniteti Mysliman Shqiptar (KMSH), e cila tuboi Kryeministrin e Shqipërisë Sali Berisha dhe Kryebashkiakun e Tiranës Lulzim Basha, zyrtarë vendorë dhe ndërkombëtarë, - të pranishëm ishin edhe krerët fetarë të Bashkësive Islame të vendeve fqinje. Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës u përfaqësua nga zv./Myftiu, Dr. Fahrush Rexhepi, i cili nuk fshehu gëzimin dhe entuziazmin e tij, duke i uruar kreut të KMSh-së, Haxhi Selim Muçës, për fillimin e ndërtimit të këtij objekti madhështor – xhamisë. “Në emër të BIRK-së dhe në emrin tim personal, ju shpreh urimet dhe përgëzimet më të përzemërta, me rastin e hedhjes së gurthemelit të Xhamisë së Madhe në Tiranë. Në këtë ditë të madhe po realizohet edhe ëndrra jonë e kamotshme, e lënë përgjysmë. Para pak muajsh ne vendosëm gurthemelin e Xhamisë Qendrore në Prishtinë, por besimtari nuk konsiderohet besimdrejtë, përderisa nuk dëshiron për vëllain e tij atë që dëshiron për vetveten. Sot, me lejen e Allahut, po fillojmë xhaminë këtej kufirit, në Tiranën e bukur. Dhashtë Zoti, që këto dy faltore të përfundojnë së ndërtuari krahas njëra- tjetrës sa më shpejt të jetë e mundur, në mënyrë që besimtarëve myslimanë, që iu deshën aq shumë vite të faleshin në rrugë, në borë e në shi, në pluhur e në baltë, më në fund t’i drejtohen edhe ata Allahut duke qenë shpirtërisht të qetë e të akomoduar fizikisht”, - u shpreh zv./ Myftiu para Kryetarit të KMSH, Muça. Kryetari i KMSH, z. Muça, shprehu konsideratën e tij për pjesëmarrjen e zv./ Myftiut të BIK-së, Dr. Fahrush Rexhepit me bashkëpunëtorë në këtë eveniment. Mësohet se Xhamia e re, që do të ngrihet në sheshin e Namazgjasë, është projektuar nga studio “Hassa” e arkitektit turk Muharrem Hilmi Shenalp, i cili ka projektuar xhami të ndërtuara në shumë vende të botës, si në Tokio (e cila në 2002 është shpallur një nga ndërtesat më të bukura të saj), në Berlin dhe Këln (Gjermani) etj.. Kjo xhami do të jetë një objekt madhështor me katër minare, me një kapacitet faljeje për 5000 besimtarë njëherësh. Ky objekt kulti do të jetë mjaft kompleks, ku do të funksionojnë vende për marrje abdesi për burra dhe gra, qendër kulturore, dyqane, ambiente shërbimi e argëtimi dhe zyra, salla konferencash, muze, etj.. Në krah të xhamisë do të ngrihet edhe godina e re e Komunitetit Mysliman të Shqipërisë. Arkitektura nga ana funksionale u përgjigjet më së miri kritereve dhe kërkesave të kohës.(Fatmir Iljazi)



## VIHET GURTHEMELI I XHAMISË NË PAGARUSHË

Më 6 prill 2013 u vu gurthemeli i xhamisë në fshatin Pagarushë (Malishevë). Në këtë solemnitet rasti, përveç një numri mjaft të madh të xhematlinjve dhe banorëve të fshatit Pagarushë, të pranishëm ishin edhe përfaqësues nga KBI i Malishevës si dhe anëtari i kryesisë dhe kryetar i KBI-së të Rahovecit - Shani ef. Sylka, i shoqëruar nga kryeimami Nysret ef. Abazibra. Fillimisht të pranishmit i përshëndeti kryetari i Këshillit Xhevat ef. Kryeziu, kurse Shani ef. Sylka foli për vlerën dhe rëndësinë e ndërtimit të xhamive. Gurthemeli për ndërtimin e xhamisë së re u vu pranë xhamisë së vjetër. Xhamia ekzistuese është e ndërtuar me material prej guri në formë kulle. Për shkak të vjetërsisë, kjo xhami është dëmtuar shumë dhe si e tillë nuk i plotëson kushtet e një xhamie për kryerjen e obligimeve fetare në të. (Flurim Krasniqi)

## BINJAKËZOHEN KBI E PEJËS DHE MYFTINIA E JALLOVËS NGA TURQIA

Në zyrën e KBI-së të Pejë u zyrtarizua binjakëzimi në mes të këtij Këshilli dhe Myftinisë së Jallovës nga Turqia. Në mungesë të kryetarit të KBI-së të Pejës - Muzli ef. Arifaj, i cili gjendej zyrtarisht jashtë vendit, të pranishmëve iu drejtua imami i nderuar Nexhmedin ef. Hoxhaj, anëtari i kryesisë, i cili i uroi mirëseardhje nga Turqia Myftisë së Jallovës dhe koordinatorit të Dijanetit nga Turqia - Idriz Keskin me bashkëpunëtorët, të cilët i njohu në mënyrë të



hollësishme për organizimin e jetës fetare dhe falënderoi për kontributin e dhënë nga ana e Turqisë për besimtarët e Kosovës. Po ashtu falënderoi Myftiun z.Muhittin Sarikaya - për ndihmat e dhëna në restaurimin e dyqaneve të KBI-së, të cilat ishin të djegura qysh nga paslufta dhe i dhuroi një fletëfalënderim e një pikturë me pamje të disa monumente karakteristike të qytetit të Pejës. Myftiu Sarikaya falënderoi për mikpritjen vëllazërore, dhe premtoi se ky binjakëzim nuk do të mbetet vetëm në letër. Ai premtoi se do të ketë angazhim më të madh në të gjitha fushat. (Muhamet Mavraj)

## KRYEPARLAMENTARJA E ZVICRËS VIZITOI KBI-NË E GJAKOVËS

Më 3 prill delegacioni i Parlamentit Nacional të Zvicrës, i kryesuar nga kryetarja Maya Graf, e shoqëruar nga nënkryetari i parë - Ruedi Lusterster (CVP/LU), deputetët nacionalë - Adrian Amstutz (SVP/BE), Andy Tschümperlin (SP/SZ), Laurent Favre (FDP. Die Liberalen/NE), Hansjörg Hassler (BDP/GR), Ueli Leuenberger (GPS/GE) dhe Roland Fischer (GLP/LU., ka vizituar KBI-në e Gjakovës. Shoqërues i mysafirëve qe kryetari i Gjakovës - Pal Lekaj. Më pastaj, kryetari Lekaj me bashkëpunëtorët i shoqëruan mysafirët në vizitë në Çarshinë e Madhe dhe në xhaminë e Hadumit, ku u pritën nga zv./kryetari i KBI-së të Gjakovës - Arsim ef. Morina, me bashkëpunëtorë. Arsim ef. Morina, falënderoi qeverinë dhe popullin zviceran për



kontributin dhënë Kosovës dhe popullit të saj. "Ju falënderojmë për interesimin, respektin dhe kujdesin ndaj bashkëvendësve tanë që jetojnë dhe punojnë përkohësisht në Zvicër, në respektimin e lirive dhe të drejtave qytetare e ndër to edhe fetare". – tha ai. Për historikun, vlerat arkitektonike, kulturore dhe fetaro-kombëtare, foli në pika të shkurtra imami i xhamisë - Florim ef. Mellova, i cili, ndër të tjera, tha:"Të vizitosh Gjakovën e të mos vizitosh xhaminë e Hadumit, është sikur të mos e vizitosh fare Gjakovën".

Kryeparlamentarja Graf falënderoi për mikpritjen e ngrohtë e miqësore dhe, në emër të delegacionit që udhëhiqte, me një dhuratë simbolike nderoi KBI-në e Gjakovës. (Esat Rexha)

## IMAMËT NGA KOSOVA – TRAJNIM NJË MUJOR NË TURQI

Në kuadër të bashkëpunimit ndërinstitucional, në mes të BIK dhe Bashkësisë Islame të Republikës së Turqisë – DIYANET, 30 imamë, po marrin pjesë në një trajnim që po mbahet në Bursa (Turqi), që nga data 1 prill të këtij viti, gjegjësisht në Qendrën për Arsim dhe Edukim të qytetit të Bursës. Ky trajnim ka të bëjë me ngritjen dhe profesionalizimin e imamëve në fusha të ndryshme islame, që kanë të bëjnë pikërisht me natyrën e punës së një imami dhe me kualifikimin e tij, si: Kur'an, tefsir, fikh, usuli fikh dhe metodologji e thirrjes në islam. Trajnimi një mujor, parasheh dhe përfshin, përveç ligjëratave (nga studiues bashkëkohor islam turq), edhe vizita - vendeve me rëndësi të veçantë historike dhe atyre që konsiderohen trashëgimi kulturore, ekskurzione, takime me përfaqësues të ndryshëm të institucioneve publike dhe atyre fetare, etj. Imamët, nga të gjitha Këshilllat vendor të BI të Kosovës, shprehen të kënaqur me mënyrën e trajtimit dhe trajnimit të tyre, duke deklaruar, se eksperiencat dhe përvojat që po përfitojnë në




Turqi, janë më se të nevojshme që të jetësohen dhe praktikohen në të ardhmen gjatë rrugëtimit të tyre si thirrës islam pranë institucionit ku ata punojnë. (Fatmir Iljazi)

## MBAHET TAKIMI I RADHËS ME KRYEIMAMËT E KËSHILLAVE TË BIK-SË

Më 15 prill 2013, u mbajt takimi i dytë me radhë për këtë vit, me kryeimamët e Këshillave të BIK, pas një pune dhe angazhimi të palodhshëm të tyre në terren, ashtu sikur edhe flasin raportet e përgatitura me shkrim nga ana e Këshillave të BIK. Kryesuesi i mbledhjes, nd.kryeimami i Kryesisë së BIK, Fatmir ef. Iljazi, pasi e hapi mbledhjen dhe i falenderoi të pranishmit për pjesëmarrje, përcjelli përshëndetjet e Kryeimamit të Kosovës, Sabri ef. Bajgora i cili ishte në udhëtim jashtë shtetit, për të ftuar më pas Enes ef. Gogën (kryeimam në KBI, Pejë) për recitim të një pjese nga Kur'ani famëlartë. Këtë takim në emër të Kryesisë dhe të Myftiut, e përshëndeti zv. Myftiu i BIK-së, Dr. Fahrush ef. Rexhepi, i cili u shpreh: "Kryesia e BIK-së ka qenë gjithmonë afër jush, dhe vazhdon të qëndrojë nëpërmes jush afër xhematit në përgjithësi. Ne, çmojmë dhe vlerësojmë lartë



punën dhe angazhimin tuaj në krye të sektorëve fetaro arsimor në institucionet e Këshillave të BIK-së. Ju jeni shtylla kryesore e Këshillit, ashtu që, vazhdoni të punoni me vetmohim, të organizuar e të bashkuar, sepse kjo është mënyra e vetme për t'realizu synimet e fesë, për t'korr sukses dhe për të hapur shtigje të reja për gjeneratat që vijnë pas jush". Më tej, mbledhja vazhdoi në rrjedha normale, me elaborimin dhe diskutimin e pikave të rendit të ditës, duke dalë me konkluzione nga mbledhja që: komisionet e sapoformuara për përgatitjen e planprogrameve vjetore dhe teksteve për vijuesit e mësim besimit në objektet fetare, të vazhdojnë me takimet dhe punën e tyre në ekip, ashtu sikur edhe komisioni për unifikimin e dokumantacionit që ka të bëjë me natyrën e punës së kryeimamit, të bëjë përzgjedhjen e formateve dhe programeve elektronike më të avansuara dhe të lehta për përdorim, në periudhën sa më të shpejtë kohore, në mënyrë që të lehtësojë punën e secilit kryeimam në Këshillin prej nga ai vjen. Gjatë ditëve në vijim u caktua që të mbahen edhe seminaret regjionale me imam për të diskutuar mundësinë e centralizimit të anëtarësisë në ato komuna ku centralizimi nuk funksionon. Këto seminare do t'i udhëheq, përveç përfaqësuesve të Kryesisë, edhe komisioni tre anëtarësh, i propozuar nga po kjo mbledhje. (Fatmir Iljazi)

## HAFIZI I PARË NË SHKUP PAS DYZET VJETËSH

Ibrahim Sherifi, lindur më 14. 02. 1997 në Shkup, në shtator të vitit 2011 u regjistrua në Institutin tonë të Hifzit në Gjakovë. Ibrahim Sherifi, për një periudhë shumë të bujshme për një vit e gjashtë muaj, gjegjësisht në janar të vitit 2013, përfundoi hifzin (Memorizimin e Kur'anit). Gjithashtu brenda kësaj periudhe përfundoi me sukses të lartë edhe klasën e dhjetë të medresesë së mesme `Isa Beu` të Shkupit. Ibrahim Sherifi qysh nga vitet e rinisë së hershme, në pranverë të jetës së tij, mori edukatë fetare nga familja. Qëndrimin dhe besimin vetëm sa i ka përforcuar me vullnetin dhe punën e tij të palodhshme, si në mësimet e detyrueshme, ashtu edhe në ato fetare. Si nxënës në shkollën fillore ka qenë i shkëlqyeshëm. Dallohej nga të tjerët edhe nga qëndrimi i tij stoik ndaj të papriturave, sepse kishte vetëm një ide: besimin. Kënga e tij ishin faqet kuranore që i pëshpëriste përditë në vete; Ishte i distancuar nga shumë peripeci të zymta. Gjyshi i tij, si duket, kishte treguar një kujdes të veçantë për të, sepse ai vetë ishte hafiz i Kur`anit. Ai në shumë raste si mik i Kosovës që ishte, vizitonte Kosovën dhe bile bile qëndronte me muaj të tërë në anë të Rrafshit të Dukagjinit. Me të dëgjuar se në Gjakovë ishte hapur dhe funksiononte Instituti i Hifzit, ai vendosi ta dërgonte nipin e tij në këtë vatër kulturo edukative, për se edhe iu plotësua dëshira: Ibrahimi regjistroi Hifzin në Medresenë e Madhe

të Gjakovës. E filloi dhe e mbaroi për një periudhë shumë të shkurtër, për vetëm shtatëmbëdhjetë muaj, që as ai vetë nuk e besoi se po bëhej hafizi i parë në Shkup pas dyzet vjetësh.

Këtë vatër të dijes, e kaluan edhe një numër i konsiderueshëm nxënësish nga të gjitha trojet shqiptare. Në vitin 2009 kanë diplomuar dymbëdhjetë hafëzë të rinj. Një vit, ose më mirë të themi, gjashtë muaj më vonë nga periudha 2009 diplomuan edhe grupe të tjera nxënësish dhe në vitin 2012 u certifikuan: Ibrahim Sherifi nga Shkupi, Burhan Islami nga Gjilani dhe Gëzim Shuku nga Vushtrria. Të gjithë këta kanë falënderuar BIK-në e Kosovës, shoqatën "Istanbul" nga Turqia dhe mbarë stafin punëdrejtues të kësaj shoqate. Zoti e shpërbleftë mundin e secilit që ka kontribuar në këtë drejtim! (Mr. Gençer Dervari)



## PËRFUNDON STUDIMET MASTER HFZ. SAFET HOXHA

Më 03.04.2013 në kolegjin Fama drejtimi Juridik Penal, kandidati hfz.Safet Hoxha ka mbrojtur me sukses temën e diplomës së masterit me titull "Faktori fe në çështjet e sigurisë në Kosovë". Punimi ka 4 kapituj. Parashtrimi i punimit fillon me prezantimin e njohurive të përgjithshme për fenë: llojet e feve si politeiste, monoteiste, fetë profetike, fetë mistike, fetë fisnore, një pasqyrë për rolin e fesë në shoqërinë e kaluar, vendi i saj në shoqëri dhe në veçanti në shoqërinë kosovare etj.. Në vazhdim u bëhet një vështrim aspekteve të sigurisë në Kosovë, duke filluar nga përkufizimi i nocioneve siguri, siguri kombëtare dhe shtetërore, hyrja e forcave ndërkombëtare dhe instalimi i tyre në Kosovë si UNMIK dhe NATO e KFOR. Gjithashtu një vështrim u bëhet edhe forcave dhe institucioneve vendore të sigurisë si TMK, FSK, AKI, PK dhe KSK. Në pjesën qendrore parashtrohen çështjet e relacioneve ndërfetare në mjedisin multifetar në Kosovë: fenomeni i larmisë fetare, roli i faktorit fetar në siguri, toleranca fetare në mes feve dhe kontributi i prijësve fetarë në çështjet e sigurisë, sfidat që ka sjellë mjedisi multifetar për Kosovën etj..

Hfz.Safet Hoxha u lind në Bllacë (Suharekë) më 1969, ku mbaroi shkollën fillore, kurse të mesmen M.M. "Alauddin" të Prishtinës më 1988. Fakultetin e Kur'anit e përfundoi në Medinë (1995). Më 2010 u regjistrua në studimet master që i përfundoi me sukses. Aktualisht është imam në Prizren dhe i angazhuar si mësimdhënës në lëndën e Kur'anit në FSI. Hfz Safeti jeton në Prizren. I urojmë suksese të mëtutjeshme. (Mr. Abdylnaser Sefa)



## KARVANI I FEMRËS MYSLIMANE 2013

Departamenti i gruas i BIK-së mori pjesë në programin kulturor" Karvani i Femrës Myslimane 2013" të organizuar nga Shoqata Kulturore Gruaja në bashkëpunim me Myftininë e Shkodrës në të cilën program poashtu morën pjesë përfaqësueset nga Maqedonia, Mali i Zi. Programi u mbajt më 14 prill në Sallën e Konferencave pranë Konviktit të djemve të Medresesë "Haxhi Sheh Shamia" në Shkodër. Teologe Ajnure Topojani prezantoi temën "Familja myslimane themeli i shoqërisë së shëndoshë". Gjatë shtjellimit të temës ndër tjerash theksoi se: Familja sipas islamit, është institucion hyjnor, origjina e së cilës rrjedh që me krijimin e njeriut të parë Ademin a.s. dhe ka për qëllim që njeriut t'i mundësoj veprime normale. Gjatë këtij takimi u shtjelluan edhe disa tema tjera nga përfaqësueset e Shqipërisë, Malit të Zi, Maqedonisë, si dhe u shfaq një program i pasur kulturor. Ky aktivitet kulturor gjithëpërfshirës synon ndërtimin e urave lidhëse në mes femrave myslimane të mbarë trojeve shqiptare,por edhe me gjerë. Poashtu më 18 prill Departamenti i Gruas i BIK-së organizoi ligjëratën e radhës me temën:"Myslimanet sot",temë kjo e cila u shtjellua nga teologe Dr. Ilmije Kuqi, e cila foli për vlerën e unitetit në mes veti,ndihmën dhe kontributin që mund të japin në shoqëri myslimanet. Po ashtu shkëputi disa nga shembujt e të parëve tanë sahabëve. Pika kryesore e krejt këtij takimi ishte vetëdijesimi i myslimanëve për punën në shoqëri. Takimi u mbajt në lokalet e BIK-së në DG. (Hanife Kastrati)



## NGA KOLOSËT E KËSAJ FEJE - VEHBI SULEJMAN GAVOÇI 1923-2013

Vehbi Sulejman Gavoçi, ishte një prej dijetarëve të mëdhenj të këtij Umeti, ishte i veçuar në lëmin e jurisprudencës islame dhe sidomos në shkollën juridike të hanefive.

Ai u lind në Shkodër në vitin 1923, ku kishte bërë hapat e parë të shkollimit të tij, ndërsa në vitin 1937 i ati i tij, së bashku me axhën e tij dhe shumë shqiptarë të tjerë, ishin detyruar të shpërnguleshin nga trojet shqiptare. Shpërngulja e tyre i kishte hedhur në viset e largëta të Shamit, ata ishin vendosur në Damask të Sirisë, e babai i tij kishte filluar të punonte si udhëheqës në xhaminë El-Umerije.

Në moshën 13 vjeçare, ai filloi mësimet në Universitetin e Az'harit, për të përfunduar Fakultetin e Sheriatit në vitin 1947.

Pas kthimit të tij nga Egjipti në vitin 1947, kishte nisur punën si mësimdhënës në disa shkolla fetare të Halebit e më vonë punoi edhe si profesor në Fakultetin e sheriatit të Universitetit të Damaskut. Ishte ligjërues edhe në disa prej xhamive të Damaskut, si ajo e Arnautëve, Shemsije, Lala-Pasha etj. nga viti 1950-1966. Në vitin 1966 u shpërngul si mësimdhënës në Riad të Arabisë Saudite, ndërsa më vonë, në vitin 1967, u transferua në Medinë, ku do të punonte 5 vjet.

Në vitin 1974 u kthye në Damask për të punuar si mësimdhënës, ndërsa në vitin 1980 u kthye përsëri në Medinë, ku qëndroi e punoi deri në vitin 1985. Kishte punuar për dy vjet edhe në Aman të Jordanisë, ndërsa nga viti 1988 deri më 2001 punoi si mësimdhënës në Fakultetin e Studimeve Islame në Dubai të Emirateve të Bashkuara Arabe. Ndërkaq, në vitin 2001 u kthye në Damask për të punuar si mësimdhënës dhe për t'u përkujdesur për studentët, për të treguar një kujdes të veçantë për studentët shqiptarë që ishin me studime në Siri.

Është autor i shumë veprave, prej tyre 35 të shkruara në gjuhën shqipe ndërsa dhe 6 të përkthyera, kurse mbi 20 vepra në gjuhën arabe. Shumë libra nga dijetarë eminentë të Botës Islame janë shkruar në nderim të tij dhe veprës së tij.

Ai kishte bërë shumë përpjekje për të vizituar Shqipërinë dhe trojet e tjera shqiptare, por mbas vitit 1974, me gjithë kërkesat për të vizituar atdheun dhe vendlindjen e tij, ato i refuzoheshin nga shteti ateist. Megjithatë, ai çmallej duke iu afruar tokës shqiptare, madje drejtpërdrejt në të, si ligjërues në Shkup e në Prishtinë, ku ligjëronte në gjuhën amtare shqipe. Pas kësaj vizite, me t'u kthyer në Siri, filloi të shkruante e të botonte libra në gjuhën shqipe, sidomos pas vitit 1974, sidomos me botimin e librit "Si dhe pse?". Pas kthimit nga vizita që bëri tek bashkatdhetarët e vet në Belgjikë, shkroi përkthimin e vet "Parimet e Islamizmit", edhe kjo një vepër në gjuhën amtare shqipe.

Vitet e fundit, pas proceseve demokratike, Vehbi Sulejman Gavoçi vizitoi disa herë vendlindjen e tij, për të mbajtur ligjërata në xhami të ndryshme, ku la përshtypje të veçanta për thellësinë e mendimit, ligjërimin e qartë, problematik dhe me argumente, e sidomos për emocione tek besimtarët e shumtë që ndiqnin ligjëratat e tij.

Në vizitat e bëra në Shqipëri, Haxhi Vehbi Sulejmani u tregua shumë aktiv si në ligjëratat e zhvilluara në shkolla e institucione, para publicistëve, ashtu dhe në ceremoni përurimi të xhamive, etj, ku tregoi jo vetëm aftësi, horizont e kulturë të gjerë, por edhe urti e modesti, dashamirësi e bujari, sidomos në rastet kur ndihmoi edhe me fonde e dhurata jetimore e institucione të ndryshme.

Shqiptarët, nga të gjitha viset në Siri, përfshirë edhe studentët për studime atje, tek Vehbi Gavoçi dhe djemtë e tij gjenin pritje bujare, dashamirësi e ndihmë të gjithanshme. Kështu, edhe ndonëse në moshë, Haxhi Vehbi Sulejman Gavoçi, ka shtuar veprimtarinë e tij për edukimin fetar të masës, si dhe për edukimin atdhetar të bashkatdhetarëve të vet nga të gjitha trevat.

Frytet e diturisë së tij kanë pushtuar jo vetëm tokat arabe, po dhe botën (islame) mbarë, dhe prej tij ka dalë një numër i madh dijetarësh që sot kanë krijuar renome botërore. Prej tyre po veçojmë Mustafa Dib El Buga-n, dijetar i njohur në lëmin e jurisprudencës islame, sidomos të shkollës shafiite, i cili punon ende si mësimdhënës në Aman (Jordani).

H. Vehbi Sulejmani ishte shumë i kujdesshëm që të përfitonte nga dijetarët dhe hoxhallarët e kohës së tij, të cilët kishin ndikuar edhe në formimin e personalitetit të tij. Ai shquhej për nga urtësia, mençuria, vigjilenca, largpamësia, mënyra e qasjes së tij ndaj problemeve fetare dhe metodologjia e tij në të argumentuar, shquhej po ashtu për metodat si u kundërvihej sulmuesve dhe atyre që kërkonin të fusnin turbulenca të ndryshme rreth disa çështjeve të ndjeshme në Islam.

Vdiq më 19 shkurt të këtij viti në Sharika të EBA-së. (Artan Musliu)



## NDËRROI JETË IMAMI ZYMBER TAHIR BOSHTRAJ

Më 12 mars 2013, në moshën 58-vjeçare ndërroi jetë në Deçan imami ynë i nderuar Zymber Tahir Boshtraj. Merhumi u lind në Deçan në një familje të njohur për tradita fetare. Shkollimin fillor e përfundoi në Deçan gjatë viteve 1963-1970, pastaj vazhdoi medresenë e mesme ``Alauddin`` 1971-1976 si nxënësi i gjeneratës IX. Pas përfundimit të medresesë studimet i vazhdoi në Fakultetin Filologjik, drejtimi i Orientalistikës nga viti 1977 deri 1980. Pas diplomimit filloi detyrën e imamit duke shërbyer nëpër fshatra dhe xhami të ndryshme. Gjatë Ramazanit ka punuar si imam në fshatra Grebnik dhe Qabiq (Klinë), Llukë e Ulët (Deçan), Katundi i Ri dhe Shtupeq (Pejë), Cermjan (Gjakovë). Më 2001 kreu Haxhin dhe për të, siç i përshkruante imami i ndjerë, ato ishin ditët më të mira të jetës se tij. Imami Zymber Tahir Boshtraj kreu detyrën e imamit dhe njëkohësisht të ligjëruesit fetar në fshatin Lebushë (Deçan) nga viti 1986 deri në vitin 1992, kur, me vendim të BIK-së, u transferua si imam në Dubovë (Pejë) deri më 12 mars 2013, me caktimin e ndarjes së tij nga kjo jetë duke lënë kujtime të paharruara në mesin tonë. Lusim Allahun e Madhërishëm ta mëshirojë shpirtin e tij dhe të na takojë me të në Xhenetul Firdvs! (Muhamet Mavraj)

## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME I PEJËS

**Shpallë**

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës: imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Dubovë**

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**

1.Të kenë kryer medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia),
2.T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3.Të kenë aftësi komunikimi me xhematin,
4.Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse kanë qenë në punë më përpara.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

Krahas kërkesës për punësim, kërkesës duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e medresesë dhe e fakultetit të kryer,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore,
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse kanë qenë në punë më përpara),
- Deklarata me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- CV- të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësimin profesional

(të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).

**VËREJTJE:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Pejës.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".
Dokumentet e pakompletuara dhe të dorëzuara me vonesë, nuk do të merren në shqyrtim.
Të ardhurat personale realizohen sipas marrëveshjes në mes imamit dhe xhematit të xhamisë
(xhamia – xhemati nuk janë në sistemin e centralizimit të anëtarësisë).
KBI i Pejës nuk siguron shtëpi banimi për imamin.



## NDALOHET NDËRTIMI I XHAMIVE TË REJA NË MOSKË

Kryebashkiaku i Moskës ka alarmuar se nuk do të japë leje për ndërtimin e xhamive të reja në kryeqytetin e Rusisë. Segej Sobjanin, kryebashkiak i Moskës, me pretekstin se myslimanët që po falen në xhami, nuk janë qytetarë të qytetit të Moskës dhe as shtetas të Rusisë, por janë vetëm punëtorë që kanë emigruar vetëm për të punuar në këtë shtet, dhe pikërisht për këtë arsye nuk do të japë leje për ndërtimin e xhamive të tjera. Kryebashkiaku i Moskës ka thënë gjithashtu: Myslimanët për organizimin e ceremonive të tyre fetare mund të shfrytëzojnë stadiumet dhe objektet e hapura. Funksionarët e lartë të Moskës kanë bërë të ditur se janë të shqetësuar nga shtimi i numrit të emigrantëve në këtë qytet dhe këtë çështje e konsiderojnë të dëmshme për qytetin. Kryebashkiaku i Moskës ka pretenduar: Qytetarët e Moskës janë të shqetësuar nga prania e njerëzve me gjuhë dhe sjellje të ndryshme. Deklaratat e kryebashkiakut të Moskës janë përballur me reagime të shumta nga ana e myslimanëve të Rusisë. Kundërshtimi i ndërtimit të xhamive të reja në Moskë nuk është çështje e re në Rusi. Kohë më parë Qeveria e Rusisë kishte marrë vendim për ndërtimin e 6 xhamive të reja në Moskë, një vendim i cili është përballur me kundërshtime të shumta dhe është vendosur në referendum. Vlen të theksohet se në Rusi jetojnë rreth 23 milionë myslimanë, shumica e të cilëve janë të vendosur në rajonin e Kaukazit dhe përbëjnë rreth 15 % të popullsisë 145-milionëshe të Rusisë.

## THEMELOHET NJË QENDËR ISLAMIKE NË BARNAUL TË RUSISË

Sektori shoqëror: Kjo qendër islamike është duke u ndërtuar nga Drejtoria për çështje të Myslimanëve në qytetin Barnaul të Rusisë. Punimet për ndërtimin e kësaj qendre islamike kanë filluar 9 vjet më parë dhe tani po përfundojnë fazat e fundit. Kjo qendër islamike përfshin një xhami, një shkollë islamike, dhoma leximi, një bibliotekë dhe një vendbanim për mysafirë dhe ndërtohet me bashkëpunimin e prefekturës së qytetit Barnaul për ngritjen e mirëqenies së qytetarëve dhe për kryerjen e ritualeve fetare për myslimanët.

## FILLOI TRAJNIMI I MËSIMDHËNËSVE TË LËNDËVE ISLAMIKE NË GJERMANI

Sektori ndërkombëtar: Ka filluar trajnimi i mësimdhënësve të lëndëve islamike në shkolla të qyteteve Gisen dhe Marburg të Republikës Hesen të Gjermanisë. Sipas vendimit të marrë nga Ministria e Kulturës e Republikës Hesen në Gjermani, ka filluar puna për trajnimin e mësimdhënësve të lëndëve fetare islamike, që

të japin mësim në shkollat e qytetit Gisen dhe Marburg të kësaj republike. Në kuadër të këtij programi, kanë konkurruar disa shkolla të Republikës Hesen dhe, në fund, universiteti “Gëte” i Frankfurtit është shpallur fitues për realizimin e këtij projekti kulturor dhe arsimor. Sipas këtij njoftimi, Ministria e Kulturës e Republikën Hesen është autoritet ligjor për të vendosur rreth mënyrës së arsimimit dhe shkollimit të personave që janë paraqitur vullnetarë për dhënien e mësimit në lëndët fetare islame në shkollat e kësaj republike.

### FILLOI TUBIMI I MADH I MYSLIMANËVE TË AUSTRALISË NË MELBURN

Tubimi i madh i myslimanëve të Australisë ka filluar ditën e premte në qytetin Melburn. Qëllimi i këtij tubimi është përpjekja për të zhdukur mendimet e padrejta rreth Islamit në shoqërinë australiane dhe për zhdukjen e mosmarrëveshjes në mes myslimanëve dhe jomyslimanëve. Rreth 2000 myslimanë nga qytete të ndryshme të Australisë si dhe të ftuar nga shtete të ndryshme të tilla, si Zelanda e Re dhe India, marrin pjesë në këtë tubim, i cili zhvillohet në temën “Tubimi i paqes islame të Australisë”. Në këtë tubim me këtë rast do të zhvillohen gjithashtu edhe programe rreth temave të ndryshme për familjen si dhe për predikimin e Islamit në prani të ekspertëve të islamologjisë nga shtete të ndryshme. Myslimanët qysh prej 200 vjetësh jetojnë dhe veprojnë në Australi dhe aktualisht përbëjnë 1. 7 % të popullsisë 20-milionëshe të këtij vendi.

### BUDISTËT EKSTREMISTË SULMOJNË NJË XHAMI TË VJETËR 500 VJET NË MIANMAR

Budistët ekstremistë, me pretekste të pavërteta, kanë sulmuar xhaminë e quajtur Ganxh në qytetin Yamartin të Mianmarit, e cila është e vjetër 500 vjet, dhe asaj i kanë shkaktuar dëme të konsiderueshme. Kjo xhami është mbyllur para 20 vjetësh nga një qeveritar i Mianmarit, ndërsa mbi 50 familje myslimane që jetonin për rreth kësaj xhamie, janë shpërngulur me forcë nga shtëpitë e tyre. Nga fakti se që nga ajo kohë e këndej nuk është kryer asnjë veprim në këtë xhami si dhe është mbyllur porta e saj nga policia, budistët ekstremistë kanë sulmuar këtë objekt fetar me pretekstin se aty zhvillohej veprimtari terroriste. Vlen të theksohet se në afërsi të kësaj xhamie gjendet një faltore e budistëve dhe për këtë arsye ky objekt vazhdimisht është sulmuar nga budistë ekstremistë.

### NË VITIN 2014 DO TË THEMELOHET TELEVIZIONI I ORGANIZATËS PËR BASHKËPUNIM ISLAMIK

Kanali televiziv satelitor i Organizatës për Bashkëpunim Islamik aktivitetin e tij në tri gjuhë të botës do ta fillojë në tre muajt e parë të vitit 2014. Isam Al-Shanti, drejtor për informim i Organizatës për Bashkëpunim Islamik, në një konferencë shtypi, deklaroi: Çështja e themelimit të kanalit televiziv satelitor të OBI-së është shtruar për diskutim në vitin 2012 dhe ekspertë të medieve, gjatë një takimi dyditor, i cili është zhvilluar të hënën në Xhide të Arabisë Saudite, kanë vendosur që gjatë tre muajve të parë të vitit 2014 do të fillojë veprimtarinë e tij zyrare kanali televiziv satelitor i OBI-së. Ai, ndër të tjera shtoi: Ky kanal televiziv satelitor në fillim do t’i transmetojë programet në gjuhët angleze, arabe dhe franceze, mirëpo, me kalimin e kohës, në bazë të nevojave të publikut, programet e tij do t’i transmetojë edhe në gjuhë të tjera. Sipas Al-Shantit, selia e këtij televizioni do të jetë në një prej këtyre qyteteve: Kajro, Dubai ose Bejrut, por ende nuk është arritur pajtimi përfundimtar rreth kësaj çështjeje. Kanali televiziv i OBI-së do të ketë edhe zyra të tjera përfaqësuese në rajone të ndryshme të botës dhe do të reflektojë lajme dhe informacione të rëndësishme nga mbarë bota. Sigurimi i burimeve financiare të këtij kanali televiziv nuk do të jetë në asnjë mënyrë nga OBI, ndërsa objektivi kryesor i këtij kanali do të jetë prezantimi më i mirë i fesë islame në Botën Perëndimore, lufta kundër islamofobisë, përpjekja për afrimin e kulturave të ndryshme, njohja më e mirë e popujve myslimanë me njëri- tjetrin dhe prezantimi i rëndësisë së bashkëpunimit në mes 57 vendeve anëtare të Organizatës për Bashkëpunim Islamik.

### NË KATAR THEMELOHET BANKA MË E MADHE ISLAME NË BOTË

Banka më e madhe islame në botë, me një kapital prej 1 miliard dollarësh, themelohet në Doha, kryeqytet i Katarit. Jusuf Husein Kemal, Ministër i ekonomisë dhe financave i Katarit, ka njoftuar për themelimin e bankës në fjalë në bashkëpunim me Bankën Islame për Zhvillim dhe në bashkëpunim me Bankën Al-Barake në Doha. Ai ka shtuar: Plani për themelimin e bankës në fjalë aktualisht po i kalon fazat e fundit dhe gjatë muajve të ardhshëm do të fillojë veprimtarinë e saj në mënyrë zyrtare. Ministri i ekonomisë dhe financave i Katarit në vazhdim ka shtuar: Objektivi i themelimit të bankës në fjalë është tërheqja e kapitalit dhe investimeve të huaja në sektorin islam dhe forcimi i sistemit bankar islamik në rajon.

(Mr.Rexhep Suma)

| | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| AUTOR AGIM GASHI | E DYANSHME | GRUMB-ULLIM | PENGESAT | INDUSTRIA E NAFTËS SË ZAGREBIT | GJENERALI SHQIPTAR, KUDUSI | OKATARE | AZOTI | PJESË E SYRIT | ALI AJETI | | MINISTRIA E ARSIMIT DHE E SHQIPËRISË | ENTET PËR KUJDESIN E PLEQVE | AI QË BËN JAKA | EMNAK I ANESËS |
| VEND I VJETËR NË LINDJEN E MESME | | | | | | | | | | SKAJI I MPREHTË / LUMË SHQIPTAR | | | | |
| IKACAK | | | | | | | MUAJI I KUR'ANIT / NUMËR | | | | | | | |
| LARMI | | | | | | | | | DASHNORE / AI (FR.) | | | | | |
| APLICATION PROGRAM. INTERFACE | | | | NJERI SHUMË I DITUR / KALORËS OSMAN | | | | | | | ... VEGAS / STUDIUESET E MATE-MATIKËS | | | |
| THEMBRA | | | | | SMALTIMET | | | | | | | | | PRESIDENT |
| LLOJ SHPENDI | | | | |  | | | | | SULM | | | | |
| RIDVANI | | | | | | | | | | TONI | | R.R. / DITURI | | |
| KRYEQYTETI JORDANEZ | | | | | | | | | | EDMOND | | | IPSILON / KOTEM | |
| 50 ROMAK | | T.XH. / AI QË BËN SAMARË | | | | | | | | EMËR FEMRE | | | | |
| ESAT STAVILECI | | | UNË (ANG.) / STUDIUESE E NJË SHKENCE | | | | | | | PJESË E NJË SUREJE KUR'ANORE | | | | |
| | ADRIAN KRASNIQI / FOTO | | | MI I MADH (ANG.) | | | | | | ÇËSHTJA QË FLITET | | | | |
| PRINC I NJË EMIRATI | | | | | | | | | | ITALIA | | IRIDI / I MPITË | | |
| HOXHA E ATDHETARI, GOVORI (SHQ.) | | | | | SHTRESË E BREND-SHME RROBASH | GRUMBUJ AVUJSH NË QIELL | EAST LONDON AIRPORT | MBLEDHJE | | PJESË NDËRTESE / LITRI | | | | DËSHMORI, KIÇINA |
| PENXHE-RETË | | | | | | | | | RRUGAÇ / SHKRIMTARI AUSTRAL. FOKS | | | | | |
| OCEAN TECHNOL. SYSTEM | | | | PËRSHË-NDETJE ISLAME / ... RAMA | | | | | | LLOJ LULJE / RRAFSH | | | | |
| BËJ GATI | | | | | | TËRËSI ESHTRASH / TITANI | | | | | | | SUEDIA / 1001 ROMAK | |
| MEJDANET | | | | | | | KOPJIMI / TEMPI | | | | | | | |
| NIKELI | | | ME RITËM TË ÇRREG-ULLUAR | | | | | | | | SHKRIMTARI, MEHMETI | | | |

ZGJIDHJA E KALUAR: PALESTINA, AJET, ADAPTIME, OMERE, REKLAMA, IMITIM, AMI, RAMAZANI, P, KIMET, IRANISHTE, A, ET, IER, LOTI, L, TA, IK, K, AZAT, MUSA, PA, U, EPA, IKAR, TABE.




‘

Nga Ebu Hamza Enes ibn Maliku, r.a. shërbyesi i të Dërguarit, a.s.
transmetohet se Pejgamberi, a.s. ka thënë:

“Nuk do të jetë besimtar (mu’min) askush nga ju, derisa nuk i dëshiron vëllaut të tij atë çka i dëshiron vetës. “

(Buhariu dhe Muslimi)

Nga Ebu Abbas Sehl ibn Sa’d Es-Sa’idij, r.a. transmetohet se ka thënë:

“Erdhi një njeri te Pejgamberi a.s. dhe tha: ‘O Resulullah, më përudhëzo në atë punë, që nëse e punojë do të më dojë Allahu dhe do të më duan njerëzit. Ai tha: ‘Mos e lakmo këtë botë, do të të dojë Allahu, kurse mos lakmo në atë që është te njerëzit, do të të duan njerëzit’.”

(Ibn Maxheh)

Nga Ebu Mes’ud Ukbe Amr el-Ensarij el-Bedrij, r.a.
transmetohet se Pejgamberi, a.s. ka thënë:

“Vërtet, nga fjalët (urtësitë) që bota i ka mbajtur mend nga predikimet e pejgamberëve të mëparshëm është:
‘Kur nuk turpërohesh, atëherë vepro ç’të duash’.“

(Buhariu)

Nga en-Nevas ibn Sem’an, r.a. transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë:

“ Mirësia është morali (karakteri) i mirë, kurse e keqe (mëkat) është çka mbillet (përforcohet) në veten tënde, kurse nuk dëshiron që këtë ta dinë njerëzit. “

(Muslimi)

